# DITURIA ISLAME

NUMËR 318 | VITI 30 | PRILL 2017 | REXHEB 1438 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1 €



PERSONALITETI I MUHAMEDIT A.S.

PËRSE TA STUDIOJMË IMAM EBU HANIFEN DHE IMAM MATURIDIUN

www.bislame.net

# Letra drejtuar Dhul Gussa Kaisit

*Në emër të Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit*

***Benu el Haris dhe Benu Nahad janë nën mbrojtjen e Allahut dhe të Pejgamberit të Tij. Askush nuk do t'i nxjerrë ata jashtë prej vendbanimeve të tyre dhe as do të merret ushri prej tyre, me kusht që ata të vazhdojnë ta kryejnë namazin, ta paguajnë zekatin, të qëndrojnë larg të pafeve dhe ta shpallin hapur Islamin e tyre.***

***Përveç këtyre, ruajtja e rrugëve do të përfshihet ndër detyrat e tyre.***

***Pejgamberi i Allahut***
***Muhamed***

---

*Shënim: Dhul Gussa Kaisi ishte prijësi i fisit Benu Nahal.*



PËRMBAJTJA





## Myftiu Tërnava priti në takim Ministrin e Punëve të Jashtme Enver Hoxhaj

*Prishtinë, 3 prill 2017*

Myftiu i Republikës së Kosovës Naim ef. Tërnava priti sot në takim Ministrin e Punëve të Jashtme të Republikës së Kosovës, z.Enver Hoxhaj. Në fillim Myftiu Tërnava e informoi ministrin Hoxhaj për kontributin që po jep Bashkësia Islame e Republikës së Kosovës (BIRK) në lobim te vendet islame dhe arabe të cilat nuk na kanë njohur ende, si dhe integrimin e Kosovës në mekanizmat ndërkombëtar. Ministri Hoxhaj dhe Myftiu Tërnava biseduan edhe për koordinimin në lidhje me zhvillimet në vend dhe jashtë Kosovës në fushën e politikës së jashtme. Ministri Hoxhaj e ka falënderuar Myftiun Tërnava për bashkëpunimin e vazhdueshëm që ka treguar, ndërsa kanë diskutuar në lidhje me koordinimin për njohje dhe lobim me vendet myslimane."Për një lobim sa më efektiv kur është fjala për njohjen nga vendet me shumicë myslimane, pa dyshim që nevojitet një koordinim sa më i madh me Bashkësinë Islame të Kosovës. E falënderova Myftiun Tërnava për bashkëpunimin e treguar gjatë këtij procesit të njohjeve, i cili është shumë i rëndësishëm për Kosovën", ka thënë Hoxhaj. Në këtë takim Myftiu Tërnava dhe Ministri Hoxhaj kanë diskutuar edhe për zhvillimet e fundit brenda dhe jashtë vendit, dhe për gjendjen në vend. *(R.S).*

DITURIA ISLAME | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë. Dr. Ajni Sinani - kryeredaktor | Redaksia: Sabri Bajgora, Mr. Qemajl Morina, Dr. Musa Vila, Mr. Ekrem Simnica, Mr. Ekrem Maqedonci, Hajrullah Hoxha, Mr. Flamur Sofiu, Ilmi Rexhepi dhe Bahri Sejdiu | Sekretar në redaksi: Mr. Rexhep Suma | Lektor & Korrektor: Bajram Zeqiri | Redaktor artistik & teknik: Bashkim Mehani. | Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë Tel & Fax: 038 224 024 | email: dituriaislame@hotmail.com | dituriaislame@yahoo.com, www.dituriaislame.com
Parapagimi: Evropë 25 € | Amerikë 40 USA $ | Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë | *Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*

# Medhhebi është rezultat i njohurive dhe interpretimeve të qindra dijetarëve




*Ne, kur flasim për medhhebet, flasim për dije dhe shkencë të sistematizuar, për interpretim të tërësishëm dhe të qëndrueshëm të së drejtës nga fakihë/juristë të mëdhenj, që kanë lënë gjurmë të pashlyeshme në jurisprudencën islame, interpretime që kanë mundur të përballojnë verifikimin praktik.*

*Shërbimi i tyre ka qenë i mahnitshëm, saqë asnjë shkencë nuk e ka pasur një shërbim të tillë. Medhhebi nuk nënkupton fetva dhe mendime të një personi, të cilit mund të mos i ketë arritur ndonjë hadith. Flasim për një shkencë që është strukturuar dhe formuar nga qindra dijetarë sahabijë, tabinë dhe tabitabinë.*

*Baza e medhhebit hanefi kthehet te sahabiu i ndershëm Abdullah ibën Mesudi r.a. dhe sahabijë të tjerë. Nëse Ibën Mesudit r.a. i ka ikur diçka nga hadithi i Pejgamberit a.s, atëherë, ai njohuritë dhe interpretimin e tij e ka plotësuar me njohuri dhe interpretime të hazreti Omerit r.a. Njohja e hadithit dhe interpretimi i nususeve/teksteve sheriatike nga këta dy sahabijë është plotësuar nga Aliu r.a, i cili ka vepruar dhe kontribuar me dijen e tij në Kufe.*

*Mosnjohja e ndonjë hadithi nga këta tre sahabijë është plotësuar nga njohja e 70 sahabijëve që kanë marrë pjesë në luftën e Bedrit, si edhe nga 1500 sahabijë të tjerë që e kishin marr Kufen si vendqëndrim të tyre.*

*Kontributi dhe interpretimi, apo edhe mosnjohja e mundshme e ndonjë hadithi nga gjithë këta sahabijë, është plotësuar nga tabinët në Kufe, të cilët kishin udhëtuar në vende të ndryshme dhe kishin grumbulluar hadithet nga shokët e tjerë të Pejgamberit a.s. Prandaj, nëse nuk është ditur një hadith nga disa tabinë është ditur nga të tjerët. E njëjta gjendje është me tabitabinët (gjeneratës së tretë). Mosnjohja e hadithit dhe sunetit nga sahabët, tabinët dhe tabitabinët dhe mundësia e gabuar e interpretimit juridik nga ana e tyre është e pamundur.*

*Në formimin dhe zhvillimin e metodologjisë së medhhebit janë qindra dijetarë që kanë kontribuar në vendosjen e bazave dhe interpretimit të fikhut të një medhhebi. Medhhebi është rezultat i njohurive dhe interpretimeve dhe kurorëzim i gjithë këtyre kontributeve.*

*Prania myslimane e sotme në Ballkan është rezultat i kalimit masiv të popullatës lokale në Islam gjatë sundimit osman (futuhat) gjatë shekujve XIV, XV dhe shekujve vijues. Duke pranuar Islamin, myslimanët e Ballkanit kanë pranuar gjithashtu dhe medhhebin hanefi në fikh dhe shkollën maturidite në akaid, të cilat ishin medhhebe zyrtare në shtetin Osman.*

*Dr. Ajni Sinani*

**Fjalimi i Myftiut të Republikës së Kosovës Naim ef. Tërnava në manifestimin e javës së ditëlindjes së Muhamedit a.s.**

# Personaliteti i Muhamedit a.s.



Allahu është i pa fillim dhe i pa mbarim, Krijues i vetëm i këtij universi, vetëm Ai meriton të besohet dhe adhurohet, ngase Ai është i vetëm dhe nuk mund t'i përshkruhet rival Atij. Krijoi nga asgjëja këtë univers, me tërë çfarë ka në të, të cilin e udhëheq, e mbanë dhe përkujdeset për të. Çdo gjë noton, sillet e ecë brenda hapësirës së vet, pa pasur mundësi që njëra t'i marrë vendin tjetrës, apo edhe ta pengoi në kryerjen e misionit për çfarë është krijuar. Krijoi edhe krijesa siç janë engjëjt, xhinët, shtazët e shpezët, insekte e shumë gjallesa tjera të llojeve e formave të ndryshme. Sikur diçka i mungonte këtij universi për ta kompletuar, e për t'i dhënë domethënien dhe kuptimin e plotë. Mungonte krijesa më e përsosur, njeriu, atë e krijoi nga toka dhe e bëri mëkëmbës mbi sipërfaqen e tokës. Nga lloji njerëzor zgjodhi pejgamber të shumtë për të thirrur të gjithë popujt me radhë për besimin dhe adhurimin e Zotit Një, duke filluar nga Ademi, e deri te i dërguari i fundit, Muhamedi a.s. Allahu xh.sh. thotë: "Vërtet, vetëm Unë jam Allahu, nuk ka Zot tjetër pos Meje, pra Mua më adhuro dhe fal namaz për të më kujtuar Mua." (Ta Ha, 14).

Asgjë e rastësishme nuk është krijuar në këtë botë, as krijimi i njeriut nuk është i rastësishëm, as përgjegjësia e tij nuk është e rastësishme, e as shpallja – zbulesa hyjnore, as zgjedhja dhe misioni i pejgamberëve nuk është i rastësishëm. Çdo gjë është në dijen, dëshirën dhe vullnetin e pa fillim të Allahut xh.sh.

Kur bota mbytej në errësirë dhe tirani, Allahu i dhuroi mbarë njerëzimit dritën e cila shndriti këtë univers, pasi që e kishte kapluar errësira. Allahu i Madhëruar e dërgoi Muhamedin a.s. mëshirë të pafund për tërë krijesat e gjalla dhe jo të gjalla, dheun e gurin, lumin e detin, qiejt e tokën, kohën dhe hapësirën, e në veçanti për njeriun. E bëri atë pretekst të begatisë, udhëzimit, mëshirës, butësisë dhe shpëtimit.

Ndërgjegjja e cila ishte bërë gurë, do të zbutej si brumë në duart e tij të ndershme. Zemrat e errëta nga ndryshku dhe papastërtia do të pastrohen në burimet e tij të kristalta. Atëherë në qendër të jetës dhe zemrës sonë çdoherë duhet të gjendet Muhamedi a.s., kurse personaliteti i tij i pashoq duhet të jetë arkitekti i vetëm i karakterit tonë. Mu për këtë themi se nevoja jonë më e madhe është që ta njohim atë sa më afër. Ta kuptojmë atë sa më mirë, derisa të bashkojmë rrahjet e zemrës sonë me zemrën e tij.

Pra, kur në botë kishte humbur besimi i drejtë në Zotin Një, ky besim ishte zëvendësuar me besimin në idhuj, puta, e besim në shumë zota, kur rrezet e diellit dhe drita e hënës nuk arrinin dot në zemrën e shpirtin e njeriut për t'i ndriçuar rrugën. Kur shoqëria njerëzore ishte katandisur e rropatej në rrugën e pakthim. Kur i varfëri dhe i dobëti nëpërkëmbej. Kur kumbonte qielli e çahej toka nga dhimbjet dhe ulërimat e njerëzve nga padrejtësitë e shumta, kur njerëzimi kishte humbur shpresën e ardhmërisë për një jetë dinjitoze, Allahu dërgoi Xhibrilin te Muhamedi a.s., i cili ishte i vetmuar në shpellën Hira, dhe i tha: "Lexo."

*Të nderuar të pranishëm!*

Paraqitja e Xhibrilit në horizont në formën e vet flurore të krijimit ndryshoi njëherë e përgjithmonë shoqërinë njerëzore, pa dallim vendi, kohe, race a ngjyre. I dha dimension krejtësisht tjetër shoqërisë njerëzore, duke e thirr përmes shpalljes – Kuranit për largim nga besimet e shumta e të kota, dhe për besim në Zotin Një.

Thirrje e cila trokiti në zemrën e çdonjërit duke kërkuar që t'i hap zemrën, që përmes besimit ta pastroi atë dhe shpirtin e tij, për besim në Zotin Krijues, udhëzues, kontrollues, dizajnues i këtij universi. Se Ai nuk ka nevojë për askënd, se Atij nuk i përngjan asgjë, si Ai është i pa fillim dhe i pa mbarim, se Ai do ta shkatërroi gjithësinë, se njeriu si krijesë e Zotit do të vdes e do të ringjallet për dhënien e llogarisë para Allahut xh.sh. ditën e gjykimit.

Muhamedi a.s. ishte njeri i paqes, njeri i së drejtës, njeri që zbret në treg, por edhe viziton shtatë palë qiej. Muhamedi a.s. është shembull të cilin duhet ndjekur.

Allahu xh.sh. thotë: "Ju e kishit shembullin më të



lartë në të dërguarin e Allahut, kuptohet ai që shpreson në shpërblimin e Allahut në botën tjetër, ai që atë shpresë e shoqëron duke e përmendur shumë shpesh Allahun." (El Ahzab, 21).

Muhamedi a.s. me paraqitjen e tij bëri një kthesë vendimtare në tri kontinente, si Azi, Afrikë dhe Evropë. Me vrullin e fuqishëm të përhapjes së mësimeve të tij u lëkundën dhe u shkatërruan nga themelet e tyre dy perandori të mëdha, Bizanti dhe Persia.

Ai u paraqit në vendin më të shkatërruar më të prapambetur, e në mesin e adhuruesve më të mëdhenj të idhujve. Ai me urdhrin e Allahut xh.sh. gjeti forcën, dijen e kurajën dhe pa hezitim shpalli islamin fe të vetme të Allahut xh.sh., e cila urdhëron besimin në një Zot të vetëm dhe largim nga besimet e kota, si besimi në idhuj e në puta. Ai me punën dhe misionin e marrë nga Allahu xh.sh. vuri themelet e një shoqërie të qytetëruar e të kulturuar, ky besim e qytetërim i ri në mesin e atij populli, i cili jetonte në errësirën mesjetare e rilindi atë për një jetë të re e të begatë.

Ai me përkushtim e devotshmëri, sinqeritet e përgjegjësi realizoi një nga misionet njerëzore më të rralla, për të cilat edhe historia ka pasur nderë e fuqi që të jetë dëshmitare. Derisa përgjegjësia në vazhdimësi e këtij misioni pas Muhamedit a.s. i takon umetit islam, por gjendja aktuale e umetit myslimanë tregon më së miri se sa është larg këtij misioni dhe nga kjo përgjegjësi. Dëshira jonë e vazhdueshme është që besimtarët myslimanë ta kenë dijen e urtësinë për kapërcimin e kësaj gjendje mjeruese, e cila ka kapluar një pjesë të madhe të tyre.

*Të nderuar të pranishëm!*

Burimi që e ofron dhe e bënë të pranueshëm dhe origjinal personalitetin e Muhamedit a.s., pa dyshim se është Kurani. Sikur që neve na ka mësuar Kuranin i Dërguari, ashtu edhe Kurani e mësonte të Dërguarin a.s. Nuk mund të kuptohet i Dërguari pa ndërmjetësimin e Kuranit, por edhe nuk mund të kuptohet Kurani pa ndërmjetshmin e të Dërguarit, Muhamedit a.s. Këto dyja në vazhdimësi janë të pa ndara si në besim, shqiptim, praktikim etj. Pra, Kurani nuk është vetëm njoftues i të Dërguarit a.s., por është edhe ndërtues i personalitetit të tij shembullor.

Allahu xh.sh thotë: "Elif, Lam, Ra (ky është) Libër; Ne ta shpallëm ty që me urdhrin e Zotit t'i nxjerrësh njerëzit prej errësirave në dritë, (t'i nxjerrësh prej errësirës) në rrugë të Fuqiplotit, të Falënderuarit." (Ibrahim, 1).

Duke filluar nga dijetarët e parë, mufesirët dhe muhadithinët, dijetarët e ilmul kelamit, e deri te filozofët më të mëdhenj Islam Avarosi - Ibni Rushdi dhe Avicena-Ibni Sinai, Farabiu e të tjerët, për të cilët mund të themi se nxitën revolucionin shpirtëror në mesjetë. Bagdadi e Damasku, Basra dhe Kajroja, Kufeja dhe Medina në lindje, por mos të harrojmë Kordovën dhe Grënadën e as Toledon dhe Sevilen në perëndim, të cilët nën mësimet e Muhamedit a.s., ishin shekuj me radhë qendra të kulturës dhe qytetërimit islam, arteve, fjalës së shkruar shkencore dhe letërsisë së bukur.

I Dërguari i Allahut xh.sh., ngrihej para një të vjetri, i ndihmonte dhe i vizitonte të sëmurit, i mëshironte dhe i donte të varfrit, u kushtonte kujdes të veçantë të

mjerëve dhe të braktisurve,e ngushëllonte të dobëtin, ishte tolerant dhe i afërt me të gjithë, ai ulej në rërë dhe flinte në tokë, tek ai nuk kishin rëndësi të madhe statusi, fama, fuqia dhe gjërat materiale të kësaj bote, ai fliste butë dhe me një ton ku shprehte dashuri dhe mëshirë.

Ngase, Allahu xh.sh., për të në Kuran thotë: "E Ne të dërguam ty (Muhamed) vetëm si mëshirë për të gjitha krijesat." (El Enbija, 107). Pastaj ajeti:

"Ne nuk të dërguam ty ndryshe vetëm se për të gjithë njerëzit, myzhdedhënës dhe tërheqës i vërejtjes, por shumica e njerëzve nuk e dinë." (Sebe, 28)".

Pra, mëshira, bujaria, maturia, qëndrueshmëria ishin cilësi në të cilat thirri gjatë tërë jetës së tij, i Dërguari i Allahut xh.sh., i cili e kujtonte Allahun xh.sh. ditën dhe natën, në çdo vend e çdo moment, çdo frymëmarrje që merrte përfshinte përmendjen e Allahut xh.sh. Zemra e tij, gjuha e tij dhe çdo gjë e tij ishte lidhur me Zotin xh.sh. Dhe gjithherë inkurajonte myslimanët që të kujtojnë Zotin e tyre me lutje dhe përmendje të vazhdueshme.

Allahu xh.sh. thotë: "E kur robërit e Mi të pyesin ty për Mua, Unë jam afër, i përgjigjem lutjes kur lutësi më lutet, pra për të qenë ata drejt të udhëzuar, le të më përgjigjen ata Mua dhe le të më besojnë Mua." (El Bekare,186).

Ishte kundër arrogancës, mendjemadhësisë, proklamonte në vazhdimësi tolerancë, durim, maturi, butësi dhe falje ndaj njëri-tjetrit, ishte i vetëpërmbajtur, nuk hakmerrej. Kur dikush i bënte ndonjë të keqe ai e përmbante vetën, përmbante zemërimin dhe e falte atë që i bënte keq dhe përmbahej nga hakmarrja. Dhe kjo vetëpërmbajtje me besimtarët dhe jobesimtarët bëri shuarjen e flakës së armiqësisë, e cila ishte prezent në zemrat e njerëzve të asaj kohe.

Muhamedi a.s. ishte një burrë i cili me karakterin e vet e fitoi respektin universal të të gjithë atyre që e njihnin edhe para shpalljes së Kuranit, por edhe pas shpalljes së Kuranit, Muhamedi a.s., nuk lakmonte në thesaret, pallatet e as pozita të kësaj jete të përkohshme. Ai synonte atë për të cilin Allahu edhe e kishte dërguar pejgamber që ai dhe të gjithë ata që e besojnë thirrjen e tij të kenë për qëllim xhenetin shpërblimin më të madh që Allahu xh.sh., ka përgatitur për ata të cilët e besojnë dhe praktikojnë fjalën e Zotit xh.sh.

Allahu xh.sh. thotë: "Juve ju erdhi i dërguar nga lloji juaj, atij i vjen rëndë për vuajtjet tuaja, sepse është lakmues i rrugës së drejtë për ju, është i ndejshëm dhe i mëshirshëm për besimtarët." (Et Tevbe,128).

Pejgamberët kishin karakter të kulluar, shpirt sublim dhe ndjenja krejtësisht të dëlira. Gjithë reflektimi i së vërtetës që ka ardhur nga Allahu xh.sh., kristalizohet tek ata ashtu sikur transmetohet, përjetohet e ndjehet prej tyre në të gjitha përmasat e saj. Ata janë si një burim i kristaltë, si një pikë uji e kulluar, që reflekton e pasqyron të gjitha rrezet e diellit, në zemrat e tyre as drita nuk përthyhet dhe as spektri i saj nuk pëson humbje.

*Të nderuar të pranishëm!*

Përkundër kësaj unë kam bindjen time të thellë se historia botërore nuk mban mend ndonjëherë që të jetë shkruar në mënyrë aq poshtëruese e të pa drejtë e kundërthënëse siç është shkruar për Muhamedin a.s. dhe Kuranin. Nuk ka fe në botë e cila është komentuar dhe interpretuar aq keq nga armiqtë e fesë, me aq shumë fjalë fyese dhe urrejtëse siç është Islami. Ky mllef dhe kjo urrejtje arrin kulmin e saj kur islami filloi të përhapet nëpër vendet e perandorisë Bizantine. Filluan të shkruajnë kundër Islamit dhe Muhamedit a.s. me përbuzje duke u munduar ta fyejnë personalitetin e tij dhe nënvlerësuar e nënçmuar mësimet e tij.

Volteri thotë: "Kishte më shumë kallogjerë bizantin që shkruanin kundër Islamit, sesa jeniçer në ushtrinë turke".

Derisa ata shkruanin me mllefin më të madh kundër çdo gjëje islame, mësimet kuranore përshkonin zemrat e shumë njerëzve nga vende të ndryshme të botës. Muhamedi a.s. thërriste për dije, arsim, shkencë, tolerancë e paqe, duke e ditur se shkenca është edhe ideali i myslimanit e ai thoshte: "Është detyrë e shenjtë e çdo myslimani dhe myslimaneje që diturinë ta kërkojë madje edhe në Kinë."

**Përmes porosive të tij Muhamedi a.s. na mësoi:**

Se kur dëgjojmë për sulme të armiqve, kërcënimet e tyre, komplotet dhe intrigat e tyre të mbahemi të qëndrueshëm, të palëkundur, ngase vërtet Allahu xh.sh. na mjafton. Kur të zbret fatkeqësia e kur të godet tragjedia e të kanosemi nga shkatërrimi edhe në këto momente na mjafton vetëm Allahu xh.sh. Asnjëherë të mos pikëllohemi edhe kur ndihma e Allahut xh.sh. vjen ngadalë, Allahu nuk harron robërit e Tij nëse ata nuk harrojnë Allahun xh.sh. "Kur që të dy ishin në shpellë, kur po i thoshte shokut të vet: "Mos u pikëllo (friko), Allahu është me ne!" (Et Tevbe, 40).

Edhe atëherë kur ishte në vështirësitë më të mëdha Muhamedi a.s., edhe kur ishte në shpellë me Ebu Bekrin në rrugë për në Medinë dhe i afroheshin jobesimtarët, atij i mjaftonte mbështetja tek Allahu xh.sh. Ai edhe në këtë moment nuk dridhej nga frika, as buzët e tij nuk belbëzonin, e as zëri nuk i dridhej, ai kishte besim të fortë dhe e shqiptonte me vendosmëri të fortë thënien "Mos u pikëllo (friko) se Allahu është me ne…". Pra, kur Allahu është me ne pse të pikëllohemi? Pse të frikësohemi? Pse të shqetësohemi?

Ti o Ebu Bekër, largoje zymtinë, pikëllimin, ngrite kokën lartë, vendos paqe në zemër, prite ndihmën me kureshtje e parafytyroje intervenimin hyjnorë, ngase Allahu është me ne.

O Ebu Bekër mesazhi jonë do të përhapet, feja jonë do të triumfojë, zërat tonë do të dëgjohen, popujt e tokës do të dëgjojnë porosit e mrekullueshme të Kuranit dhe ritmin e Tij.

Do ta nxjerrim njerëzimin prej errësirës së mosbesimit në dritën e besimit, ne do t'i shpëtojmë nga prangat e robërisë dhe do t'i mundësojmë ta gëzojnë lirinë e të qenët rob vetëm të Allahut xh.sh., kjo do të ndodhë ngase Allahu është me ne. Ti o Muhamed je përplot me virtyte të pashembullta në shoqërinë njerëzore, ty Allahu xh.sh. të krijoi në formën më të lartë të moralit.

Allahu xh.sh. thotë: "Vërtet, ti je në një shkallë të lartë të moralit!"(El Kalem, 4).

Ty o Muhamed të bënë keq, kurse ti mbete i durueshëm, ata të lënduan ndërsa ti i fale, ata të mallkuan dhe ti nuk ua more për të madhe, ata ishin të pa sjellshëm me ty, por ti nuk u ndale në të metat e tyre.

Ti je o Muhamed ashtu siç të përshkroi Allahu xh.sh. në shkallën më të lartë të moralit.

Ti o Muhamed je njeriu më i mençur, më i urti, më i dituri, më fisniku dhe më inteligjenti në mesin e njerëzve. Ti ke ardhur me shpallje, e cila largon gënjeshtrën e shlyen injorancën dhe e udhëzon mendjen, ngase ti je i udhëzuar nga Zoti.

Ti o Muhamed mbushe botën me urtësi, udhëzim të drejtë e drejtësi, paqe e mëshirë, vendose rendin e ri shoqëror, konsolidove shtetin e parë islam në Medinë, ti thirre botën mbarë në respektimin e të drejtave njerëzore dhe ishe i pari i cili i respektove ato.

Nuk ka mundësi assesi të gjejmë shembull a model tjetër që mund të krahasohet me ju, andaj edhe mbetesh model e shëmbëlltyrë e pajisur me virtytet më të larta njerëzore që shoqëria jonë duhet ndjekur.

Allahu xh.sh, thotë: "O ti Pejgamber, Ne të dërguam ty dëshmues, lajmëtar përgëzues dhe qortues. Dhe me urdhrin e Allahut, thirrës për në rrugën e Tij dhe pishtar ndriçues". (El Ahzab, 45-46).

Edhe Gëte thotë: "Njeri i shkëlqyer, dritë e Zotit, u përpoq që atë dritë ta përhapte në botë, por bota u ngrit kundër tij. U detyrua të bëjë kompromis, gjersa të vinte çasti që të influenconte tek ata. Në histori kërkova shembullin e një njeriu të shkëlqyer, e atë e gjeta te pejgamberi arab."

Edhe Tolstoi, shkrimtar i madh rus thotë:"Nuk ka dyshim se Pejgamberi Muhamed është njëri prej reformatorëve më të mëdhenj të njerëzimit. Atij i takon lavdia më e madhe, ai e udhëzoi njerëzimin në dritën e vërtetë, në drejtësi dhe paqe."

Napoleon Bonaparta ka thënë: "Musai (Mojsiu) ia ka shpallur fenë e Zotit popullit të vet, Isai (Jezusi) botës romake, kurse Muhamedi a.s. tërë botës. Arabia ishte vend pagan. Gjashtë shekuj pas Isait, Muhamedi e njohu botën me besim në një Zot të Vetëm, që është Zot i Ibrahimit, Musait dhe Isait."

Përkundër tërë kësaj që cekëm më lartë shohim se armiqtë e Islamit e bëjnë një propagandë neveritëse, e shumë të ultë për dhe mbi personalitetin e Muhamedit a.s. pa asnjë argument, por me shpifje e intriga. Pa kurrfarë turpi e përgjegjësie shpifin mbi të Dërguarin tonë të fundit, duke e quajtur si njeri i cili i solli botës vetëm të këqija dhe se mësimet e tij nuk përkojnë me kohën dhe shoqërinë dhe vendin ku jetojmë.

Këtë e thonë të shtyrë nga fanatizmi i tyre fetarë jo i drejtë, ose nga mosnjohja e bollshme e personalitetit të Muhamedit a.s., se përndryshe këto shkrime tendencioze e paragjykime të cilat vijnë, me qëllimin e vetëm që të shtrembërojnë çdo gjë që është islame, nuk ka besim a fe që t'i jenë adresuar aq shumë ofendime e fyerje se sa ndaj fesë Islame.

Në fund mund të themi me plot përgjegjësi se një pjesë e madhe e botës asnjëherë, as në të kaluarën e as sot nuk qe në gjendje të vlerësoi pothuajse asgjë pozitive në raport me islamin dhe shëmbëlltyrën e ndritshme e të pakrahasueshme të Muhamedit a.s. Deri në shekullin e XIX një pjesë e mirë e botës në të shprehurit e mendimin ndaj Islamit dhe Muhamedit a.s. ka qëndruar jashtë çdo norme dhe jashtë çdo kriteri shkencorë. Por, edhe pas këtij shekulli, i cili konsiderohet si shekulli i kritikës shkencore ajo nuk mundi e të lirohej plotësisht nga paragjykimet dhe akuzat mesjetare.

Detyra jonë parësore është që, në kuadër të mundësive tona, të bëhemi ura të cilat do të bartnin mëshirën dhe paqen e tij që përfshin të gjitha botët. E kemi për obligim që, në kuadër të aftësive tona, këtë personalitet që qëndron në lartësinë më të lartë t'ia prezantojmë gjithë njerëzimit në formën sa më të bukur. Është shembull butësie dhe dhembshurie ndaj anëtarëve të familjes. Është shembull me mëshirën e tij ndaj të dobëtëve, të vetmuarve, robërve e skllevërve, është shembull me faljen dhe mirëkuptimin ndaj mëkatarëve dhe gabimtarëve."(O Pejgamber) Ti ishe i butë ndaj tyre, ngase Allahu të dhuroi mëshirë, e sikur të ishe i vrazhdë e zemërfortë, ata do të largoheshin prej teje" (Ali Imran, 159).

*Myftiu Naim ef. Tërnava*
*18.04.2017, Prishtinë*

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës "Et Tur" (6)



## Argumentet rreth ekzistimit të Zotit dhe Njëshmërisë së Tij në proceset e ekzistencës

أَمْ خُلِقُوا مِنْ غَيْرِ شَيْءٍ أَمْ هُمُ الْخَالِقُونَ ﴿٥٣﴾أَمْ خَلَقُوا السَّمَاوَاتِ
وَالْأَرْضَ بَل لَّا يُوقِنُونَ ﴿٦٣﴾أَمْ عِندَهُمْ خَزَائِنُ رَبِّكَ أَمْ هُمُ
الْمُصَيْطِرُونَ ﴿٧٣﴾أَمْ لَهُمْ سُلَّمٌ يَسْتَمِعُونَ فِيهِ فَلْيَأْتِ مُسْتَمِعُهُم
بِسُلْطَانٍ مُّبِينٍ ﴿٨٣﴾أَمْ لَهُ الْبَنَاتُ وَلَكُمُ الْبَنُونَ ﴿٩٣﴾أَمْ تَسْأَلُهُمْ
أَجْرًا فَهُم مِّن مَّغْرَمٍ مُّثْقَلُونَ ﴿٠٤﴾أَمْ عِندَهُمُ الْغَيْبُ فَهُمْ يَكْتُبُونَ
﴿١٤﴾أَمْ يُرِيدُونَ كَيْدًا فَالَّذِينَ كَفَرُوا هُمُ الْمَكِيدُونَ ﴿٢٤﴾أَمْ لَهُمْ
إِلَـٰهٌ غَيْرُ اللَّـهِ سُبْحَانَ اللَّـهِ عَمَّا يُشْرِكُونَ ﴿٣٤﴾

*"A mos vallë u krijuan nga hiçi apo mos ata janë krijues të vetvetes?! A mos vallë ata kanë krijuar qiejt dhe Tokën?! Nuk është kështu, por ata nuk janë të bindur. A mos te ata janë thesaret e Zotit tënd?! Apo mos ata i mbizotërojnë?! A mos kanë ata shkallë (për në qiell) me të cilat e përgjojnë atë?! Atëherë, le të sjellë përgjuesi i tyre dëshmi (argument) të qartë! Vallë, a për Atë (Allahun) janë vajzat e për ju djemtë?! A mos po kërkon ti shpërblim prej tyre, që të kenë frikë se mos po ngarkohen me ndonjë detyrim (tatim)?! A mos ata zotërojnë të fshehtën, kështu që mund ta përshkruajnë?! A mos duan të ngrenë kurthe kundër teje? Ta dinë se mohuesit (jobesimtarët) vetë do të bien në kurthe! A mos ata kanë zot tjetër, veç Allahut?! Qoftë i lartësuar Allahu nga ajo që i përshkruajnë shok!" (Et Tur, 35-43)*

### Lidhshmëria e këtyre ajeteve me ato paraprake

Në ajetet paraprake, ishim dëshmitarë të shpifjeve të idhujtarëve kurejshitë ndaj Pejgamberit të mëshirës, duke e quajtur atë falltar, poet e madje edhe si të çmendur, por po ashtu pamë edhe zhvlerësimin e shpifjeve të tyre tendencioze nga ana e Allahut xh.sh., se Muhamedi a.s. me dhuntitë dhe mirësitë e Zotit të vet, as nuk ishte falltar, as poet e as i çmendur, por i përzgjedhuri i Zotit të gjithësisë që të shpërndante dritën e besimit të pastër, në mesin e banorëve të tokës. Pikërisht, për ta vërtetuar madhështinë e misionit të tij, Allahu xh.sh. në vazhdim sjell edhe shumë pyetje provokuese ndaj idhujtarëve që ata të kuptojnë se ky Kuran është fjalë e Allahut fuqiplotë, në të cilën ka dritë dhe udhëzim.

### Koment:

*35. A mos vallë u krijuan nga hiçi apo mos ata janë krijues të vetvetes?!*

Pyetjet ironike drejtuar idhujtarëve mekas nuk kanë të ndalur. Ato kanë një qëllim shumë të thellë e shumëdimensional, të kthjellin mendjet e tyre e t'i kthehen arsyes së shëndoshë, që të besojnë në Allahun e Plotfuqishëm, me anë të argumenteve logjike.

Pyetja e radhës sa është sarkastike, aq është edhe ironike, sepse idhujtarëve që nuk po bindeshin dot nga thirrja e Muhamedit a.s. që të besonin, tash, i Plotfuqishmi u drejtohet me fjalët: "Nëse ju nuk po besoni në Allahun si krijues, atëherë mos vallë jeni krijuar nga asgjëja-hiçi, apo mos vallë, jeni krijues të vetvetes?!" Dhe meqë nuk ka ndonjë përgjigje nga ta, atëherë logjikisht, vetvetiu bëhet e qartë se Allahu është krijues i tyre dhe i tërë kësaj ekzistence madhështore, sepse Ai është Shpikësi dhe Krijuesi i saj, Ai është ekzistenca e domosdoshme, ndërkohë që tërë universi është ekzistence e mundshme. Në mesin e kësaj ekzistence të mundshme bën pjesë edhe vetë njeriu, i cili më parë as që ka ekzistuar e as që ka qenë diçka e përmendur, para se atë ta krijonte e fisnikëronte Allahu i



Gjithëpushtetshëm. Në Kuran ka me dhjetëra ajete që përforcojnë këtë gjë, sa për t'ua mbyllur gojët jobesimtarëve, mendjet e të cilëve ishin errësuar, si p.sh.: "Vallë, a nuk ka kaluar një periudhë (e gjatë) kohore, kur njeriu nuk ka qenë qenie e denjë për t'u përmendur?!" (El Insan, 1).

*36.A mos vallë ata kanë krijuar qiejt dhe Tokën?! Nuk është kështu, por ata nuk janë të bindur.*

Pyetja e radhës për idhujtarët është nëse ata i kanë krijuar qiejt dhe tokën dhe gjithçka në to, meqë me kaq ngulm po mohonin Krijuesin e tyre të vetëm, Allahun xh.sh. Qiejt dhe Toka, janë vepra më madhështore e krijimit nga ana e Allahut fuqiplotë, andaj, për t'ua bërë me dije idhujtarëve dhe jobesimtarëve vogëlsinë e tyre, Allahu xh.sh. ua bën këtë pyetje provokuese. Sigurisht se ata nuk mund të pretendojnë diçka të tillë kaq madhështore, por marrëzia e mendjeve të tyre i shtynte të mohonin Allahun xh.sh. dhe ringjalljen pas vdekjes.[1] Të gjithë njerëzit, po edhe xhinët, përfshirë edhe çdo lloj krijesash tjera të kësaj ekzistence, nuk janë në gjendje të krijojnë qiejt dhe tokën, e as të dhurojnë jetë, sepse kjo është kompetencë vetëm e Krijuesit të Pashoq, Allahut xh.sh.

*37. A mos te ata janë thesaret e Zotit tënd?! Apo mos ata i mbizotërojnë?!*

Mosbesimi shkakton një mbyllje në vetvete nga realiteti që të rrethon, e në këtë rast mbylljen e zemrës dhe të mendjes brenda guaskës së kufrit, duke mos lejuar që drita hyjnore të depërtojë e të shndrisë mendjen, trupin dhe shpirtin. Andaj edhe pyetja e radhës për idhujtarët ka të bëjë pikërisht me faktin se njeriu sado që të përpiqet, nuk ka aftësi të pretendojë se ka në mbizotërim thesaret e Zotit xh.sh., të cilat nënkuptojnë rrëskun, pejgamberinë dhe çdo gjë tjetër. Ata as nuk mund të jenë mbizotërues të kësaj gjithësie e as kanë mundësi të kontrollojnë jetët e krijesave të tjera, sepse kjo është kompetencë vetëm e Allahut të Gjithëpushtetshëm, i Cili kujdeset për rrëskun e krijesave dhe mbarëvajtjen e këtij universi.

*38. A mos kanë ata shkallë (për në qiell) me të cilat e përgjojnë atë?!Atëherë, le të sjellë përgjuesi i tyre dëshmi (argument) të qartë!*

Nëse njerëzit, të shtyrë nga intrigat e djallit të mallkuar, arrijnë deri në atë gradë sa të pretendojnë se i dinë sekret e universit, atëherë Allahu xh. sh. i ka sfiduar të tillët me pyetjen: Nëse mendoni se keni mundësi dhe shkallë për të përgjuar fshehtësitë e hapësirave qiellore, në botën e engjëjve, atëherë përgjuesi juaj le të sjellë dëshmi e argumente të qarta, ashtu siç po i sjell Muhamedi a.s. argumentet e qarta, se shpallja që po i vjen atij



është e vërtetë dhe është fjalë e Zotit të Plotfuqishëm.[2]

Nisur nga perspektiva e atëhershme kohore, po edhe të kësaj të sotmes, nëse njerëzimi vërtet mendon se ka arritur të eksplorojë një pjesë të universit me anë të teleskopëve gjigantë, kur ne e dimë se teknikisht vetëm Hëna është eksploruar shumë pak, atëherë me çfarë mund të mburren ithtarët e kësaj teorie?! Sigurisht që të gjitha këto bien në ujë, sepse njeriu kurrë nuk do të mund të arrijë në këto skaje të paimagjinueshme të universit, as tash e as në të ardhmen, sepse kjo është tej mundësive të tij aktuale fizike.

*39. Vallë, a për Atë (Allahun) janë vajzat e për ju djemtë?!*

Pasi që ajetet paraprake hodhën poshtë pretendimet e mohuesve për Njëshmërinë e Allahut xh.sh., Allahu xh.sh. në këtë ajet, ua kthen përgjigjen dhe kundërshtimin në formë kërcënuese[3] të gjithë atyre që mendojnë se engjëjt janë bijat e Zotit, duke thënë: "Vallë, si po i përshkruani Allahut se të Tij janë vajzat siç i emërtonin arabët melaqet-engjëjt, e për ju janë djemtë?" Në Kuran janë edhe disa ajete që flasin për marrëzitë e idhujtarëve mekas, teksa i përshkruanin engjëjt si femra, apo si bija të Allahut, i pastër është Ai nga këto shpifje. Pikërisht për shkak të këtyre blasfemive, në këtë ajet shohim një kërcënim të hapët ndaj idhujtarëve, sepse është marrëzi e vërtetë të pretendosh gjëra të tilla për Allahut, kur dihet se Ai ka thënë: "Thuaj: Ai, Allahu është Një! Allahu është Ai që çdo krijesë i drejtohet (i mbështetet) për çdo nevojë. As s'ka lindur kë, as nuk është i lindur, dhe Atij askush nuk i është i barabartë." (El Ihlas, 1-4).



*40. A mos po kërkon ti shpërblim prej tyre, që të kenë frikë se mos po ngarkohen me ndonjë detyrim (tatim)?!*

Edhe ky ajet është një sarkazëm hyjnore ndaj idhujtarëve mekas, e cila nënkupton pyetjen ironike nëse ti o Muhamed je duke kërkuar nga ata ndonjë shpërblim për punën që je duke e bërë, me thirrjen që t'i besojnë Allahut xh.sh.. Natyrisht, që i Dërguari a.s. nuk kërkonte kurrfarë shpërblimi, sepse misioni me të cilin e kishte ngarkuar Krijuesi i botëve, ishte shumë më i lartë e më fisnik sesa kërkimi i ndonjë shpërblimi nga idhujtarët, të cilët ishin mbyllur në lëvozhgën e errët të mosbesimit.

Përgjigjja hyjnore që vetvetiu nënkuptohet në këtë rast, është dëshmia e qartë se Muhamedi a.s. në asnjë mënyrë nuk po i ngarkonte idhujtarët përtej mundësive të tyre, por nga thellësia e shpirtit të pastër e fisnik e dëshironte udhëzimin e tyre në rrugën e drejtë.

*41. A mos ata zotërojnë të fshehtën, kështu që mund ta përshkruajnë?!*

E fshehta-gajbi, është një sekret dhe fshehtësi, në të cilën nuk ka qasje askush pos Krijuesit fuqiplotë, prandaj edhe pyetja sfiduese e radhës është nëse idhujtarët që nuk po besonin, posedonin mundësinë apo kishin qasje në fshehtësitë të këtij universi dhe pastaj ato fshehtësi po ua përcjellin njerëzve të tjerë që t'i shkruajnë. Sipas Ibën Abasit, kjo formë pyetëse e ajetit synon kuptimin nëse idhujtarët mohues kanë qasje në Levhi Mahfudh,[4] dhe nga aty i marrin dhe i përshkruajnë shënimet për njerëzit?

Përgjigjja natyrisht që është negative, sepse as idhujtarët e as dikush tjetër nuk e di të fshehtën dhe të ardhmen pos Atij që i ka krijuar dhe i mbikëqyr proceset në këtë gjithësi-Allahut xh.sh. Madje as vetë i Dërguari i Allahut, nuk ka qasje në këtë botë të gajbit, por vetëm se informohet me vahj - inspirim dhe shpallje nga Zoti i Gjithëdijshëm, që pastaj atë t'ua përcjellë njerëzimit dhe në veçanti besimtarëve.

*42. A mos duan të ngrenë kurthe kundër teje? Ta dinë se mohuesit (jobesimtarët) vetë do të bien në kurthe!*

Ky ajet, përveç pyetjeve ironike, përmban edhe një kërcënim të qartë kundër idhujtarëve. Nëse ju pretendoni se e dini të fshehtën, atëherë jeni gënjeshtarë, dhe nëse mendoni dhe planifikoni ta kërcënoni të Dërguarin e Allahut, atëherë dijeni se Allahu do ta marrë atë në mbrojtje, dhe do t'i asgjësojë të gjitha kurthet tuaja ndaj tij dhe ndaj besimtarëve, dhe ju do të bini vetë në kurthet tuaja, ashtu siç kishte ndodhur në betejën e Bedrit.[5] I Madhërishmi thotë: "Allahu të ruan ty prej njerëzve". (El Maide, 67).

Ky është mesazh i qartë nga Allahu xh.sh., se Ai vetë e ka marrë përsipër ruajtjen e Kuranit famëlartë, dhe mbrojtjen e të Dërguarit të Vet, ndërkohë që do të asgjësojë çdo kurth, dredhi a intrigë të armiqve ndaj të Dërguarve të Tij: "E, ata (armiqtë) kurdisën një dredhi, por Allahu iu kundërvu dredhisë së tyre, sepse Allahu është asgjësuesi më i mirë i dredhive (kurtheve) të tyre."(Ali Imran, 54).

*43. A mos ata kanë zot tjetër, veç Allahut?! Qoftë i lartësuar Allahu nga ajo që i përshkruajnë shok!*

Pyetja e fundit ironike, e 15-ta me radhë ndaj idhujtarëve, është një tërheqje e vërejtjes ndaj tyre që të largoheshin nga besimet e kota. Njëkohësisht, ky ajet është thirrje e hapët për distancim nga shirku-idhujtaria dhe ftesë në besimin e pastër e të dëlirë.[6]

Pyetja ironike për idhujtarët është nëse ata kanë ndonjë zot tjetër që të mund t'i mbrojë nga dënimi i Allahut? A nuk është kjo marrëzi që të adhurojnë idhuj nga guri e druri, në vend se ta adhurojnë Krijuesin absolut, i Cili i krijoi, i Cili i furnizon me rrësk dhe i Cili kujdeset për çdo gjë në këtë ekzistencë. I pastër dhe i zhveshur është Allahu nga çdo gjë që ia përshkruajnë idhujtarët. Ai është Krijuesi dhe Shpikësi i kësaj ekzistence që e shohim dhe të asaj që nuk e shohim. I Lartësuar qoftë Allahu në madhërinë e Tij.

**Porosia e ajeteve (35-43)**

- Mrekullia dhe madhështia e këtyre ajeteve fisnike, pasqyrohet në forcën argumentuese të tyre, saqë asnjë kundërshtari nuk i lë hapësirë manovrimi që të kundër



reagojë apo kundërshtojë diç prej tyre. Këto argumente janë shumë të qarta, lehtë të kuptueshme dhe logjikisht të pranuara. Po t'ia lexosh një të pashkolluari këto ajete, do t'i kuptojë, ashtu siç do t'i kuptojë edhe një intelektual, i ngritur të jetë në grada arsimore. Kjo është madhështia e fjalëve të Allahut, Zotit të botëve, të cilat i kupton çdo mendje dhe zemër e hapur në kërkim të udhëzimit të pastër.

- Nëpërmjet këtyre ajeteve vërtetohet bindshëm Njëshmëria e Allahut xh.sh. dhe fuqia e Tij krijuese, i Cili krijoi ekzistencën dhe tërë atë çka ka në të, përfshirë edhe njeriun.

Të veçuarit e Tij me cilësinë e krijimit, është argumenti më i fuqishëm për pushtetin dhe fuqinë e Tij absolute edhe në ringjalljen e krijesave pas vdekjes së tyre.

- Vetëm Allahu posedon dhe mbizotëron thesaret dhe rrëskun e krijesave. Vetëm Allahu e di të fshehtën e ekzistencës. Në fshehtësitë e Tij nuk ka mundësi të depërtojë askush.

- Injorimi dhe mohimi i shpalljes hyjnore nga ana e idhujtarëve, ishte i pakuptimtë dhe jologjik. Mbase kjo ishte arsyeja që Allahu xh.sh. i ironizoi me sfidën që nëse kanë mundësi të ngriheshin me shkallë deri në hapësirat e larta qiellore e të përgjonin se çfarë është duke ndodhur në këto sfera. Këta sado që të përpiqeshin të bënin ndonjë orvatje të tillë, nuk do të arrinin, ndërkohë që i Dërguari a.s. kishte qasje në vahjin që po i zbriste, madje ai ishte krijesa e vetme njerëzore që me trup dhe me shpirt u ngrit në sferat e paimagjinueshme qiellore, duke qenë në SidretulMunteha. Do t'u mjaftonte vetëm ky fakt që ata të besonin e të mos talleshin si të marrë me krijesën më fisnike-Muhamedin a.s.

- Nga injoranca e shtresuar për shekuj me radhë në mesin e idhujtarëve arabë, ekzistonte bindja, se engjëjt-melaqet janë bijat e Allahut. Sigurisht që këto bindje absurde të tyre, i kishin lënë në errësirën e mykur të kufrit.

- Argument tjetër i thirrjes së drejtë të Resulullahut s.a.v.s., ishte edhe fakti se ai nuk kërkonte asnjë shpërblim për mundin e tij, gjatë thirrjes së idhujtarëve në shpëtim.

- Allahu i Plotfuqishëm, ua bën me dije idhujtarëve kurejshë dhe të ngjashmëve me ta, se do ta mbronte të Dërguarin e Tij nga çdo kurth, kërcënim apo e ligë që mund t'i kanosej, ashtu siç e kishte marrë përsipër edhe mbrojtjen e Kuranit, që të mos devijohej a humbej. Kurthet që mushrikët e Mekës po i përgatitnin për likuidimin fizik të Muhamedit a.s., Allahu xh.sh. do t'i asgjësonte, dhe madje ata vetë do të binin pre e intrigave dhe kurtheve të tyre, ashtu siç ndodhi me ta në Bedër, kur shumë prej figurave udhëheqëse të Mekës, mbetën të vrarë e të poshtëruan në këtë beteje të lavdishme. Allahu xh.sh. thotë: "Dredhia e keqe nuk e godit dikë tjetër përveç atyre që e kurdisën." (Fatir, 43)

- Në fund të këtyre ajeteve, I Lartmadhërishmi e rikthen edhe njëherë në sfond çështjen e Njëshmërisë së Tij, duke pyetur idhujtarët, nëse kanë ndonjë zot tjetër pos Allahut që i ka krijuar, që i furnizon dhe kujdeset për ta, duke e përmbyllur këtë grup ajetesh me fjalët madhështore: "I Pastër dhe i zhveshur qoftë Allahu në Madhërinë e Tij, nga ajo që i përshkruajnë Atij shok apo rival." *(vijon)*

(1) Imam Xhemaluddin Abdurrahmanel Xhevzij, Zadul Mesir fi Ilmit Tefsir, Bejrut Damask, 1984, vëll. VIII, f. 56. (2) Tefsiri i Meragiut, vëll. 27, f. 35. (3) MuhtesarTefsir Ibën Kethir (Redaktuar nga Muhamed Ali es Sabuni), Bejrut, 1981, vëll. III, f. 393. (4) Abdurrahman Et Thealebi, El Xhevahirul Hisan fi Tefsiril Kuran, Bejrut, 1997, vëll. V, f. 318. (5) Maturidiu, Te'vilatu Ehlis Sunneti(Redaktuar nga dr. Mexhdi Baselum), vëll. IX, f. 411. (6) Dr. Me'mun Hammush, Et Tefsirul Me'mun, Damask, 2007, vëll. VII, f. 462.



Mr. Ejup Haziri

# Ngritja nga rukuja (2)

**Si duhet të veproi ai që falet pas imamit?**

Ajo që është kompakte në namazet me imam është fakti se tesmiu duhet të bëhet nga imami dhe se për këtë nuk ka ndonjë mospajtim mes dijetarëve, për shkak se tekstet në këtë aspekt janë tejet të qarta, ndërsa ajo që është polemizuar është tahmidi, se a duhet bërë nga imami, apo mjafton vetëm nga xhemati pas imamit.

Ebu Hanife është i mendimit se imami e thotë vetëm tesmiun, por jo edhe tahmidin, ndërsa Ebu Jusufi dhe Muhamedi janë të mendimit se imami duhet t'i bashkojë të dyja, pra edhe tesmiun edhe tahmidin.[1]

Autori i "Tuhfes" thotë: "E kur të qetësohet plotësisht në ruku, atëherë e ngrit kokën e tij dhe thotë: "Semi Allahu limen hamideh" – Allahu e dëgjon atë që e falënderon Atë (Zotin), pa i ngritur duart, e nuk thotë: "Rabbena lekel hamd" – Falënderimi të takon ty o Zoti ynë, kjo sipas Ebu Hanifes nëse personi është imam. Ndërsa, sipas Ebu Jusufit dhe Muhamedit këto të dyja duhet bashkuar. Këtë mendim e përkrah edhe Hasen ibën Zijadi.[2]

Ebu Hanife është bazuar kryesisht në hadithet e transmetuara nga Ebu Musa Eshariu, Seid el Hudriu, Enes ibën Maliku dhe Ebu Hurejre, në të cilat siç shihet është bërë ndarje mes tesmiut dhe tahmidit, mes imamit dhe atyre që falen pas tij. Sa për ilustrim do të sjellim vetëm hadithin e transmetuar nga Ebu Hurejre, kurse për transmetimet nga sahabët tjerë do t'i përmendim në fusnotë: Na ka treguar Abdullah ibën Muhamedi, i cili ka thënë: "Na ka treguar Abdurrezaku nga Muameri, e ky nga Hemam ibën Munebbihi, e ky nga Ebu Hurejre, i cili përcjell fjalët e të Dërguarit të Allahut që thotë: "Me të vërtetë imami është caktuar që të faleni pas tij, andaj mos e kundërshtoni atë me veprimet e juaja (gjatë faljes). Kur ai shkon në ruku, shkoni edhe ju, e kur ai thotë "Semi Allahu limen hamideh", ju thoni "Rabena lekel hamd". E kur ai shkon në sexhde, shkoni edhe ju."[3]

Sipas transmetimeve të tilla është bërë ndarja mes tesmiut dhe tahmidit në mes imamit dhe atyre që falen pas tij, imamit i është caktuar tesmiu, ndërsa tahmidi atyre që falen pas tij.[4]

Ndërsa, Ebu Jusufi dhe Muhamedi kryesisht bazohen në hadithin e transmetuar nga Aisheja, dhe po ashtu edhe hadithi i transmetuar nga Ebu Hurejre, ndonëse disa kanë thënë se është e mundshme që ai hadith ka të bëjë me namazin individual,[5] e jo me namazin me imam, sidoqoftë pjesa tjetër mendojnë se hadithi flet edhe për namazin me imam.

Na ka treguar Jahja ibën Bukejri, i cili ka thënë: "Na ka treguar Lejthi nga Ukajli, e ky nga Ibën Shihabi, i cili ka thënë: "Më ka informuar Ebu Bekër ibën Abdurrahman ibën el Harithi, i cili e kishte dëgjuar Ebu Hurejren duke thënë: "I Dërguari i Allahut kur ngrihej për të falur namaz shqiptonte fjalën "Allahu Ekber", gjithashtu kur shkonte në ruku thoshte "Allahu Ekber", e kur ngrihej prej saj thoshte "Semi Allahu limen hamideh", e pastaj përderisa ishte i drejtuar plotësisht thoshte "Rabena lekel hamd."[6]

Në bazë të teksteve, mendimi i Ebu Hanifes pa dyshim se është më i fuqishëm, për shkak se tekstet sinjalizojnë për një gjë të tyre, ndërsa mendimi i dy nxënësve të tij, që imami ta bashkon tesmiun dhe tahmidin është më tepër për siguri, ndonëse argumentet ku ata mbështeten, si hadithi i transmetuar nga Aisheja, ka mundësi që namazi të ishte individual, madje namaz i natës,[7] sikurse edhe transmetimi i Ebu Hurejres që ka gjasa të jetë namaz individual, dhe jo farz.[8]

Përfundimisht mund të them se mendimi i Ebu Hanifes është më i popullarizuar brenda opinioneve të medhhebit hanefij, e për këtë arsye një pjesë e juristëve hanefijë janë të prerë se imami nuk e thotë tahmidin, siç janë autori i "Tuhfetul muluk"[9] , "Texhreidit"[10] , apo edhe autori i "Nehrul Faik"[11] , e shumë të tjerë. Megjithatë shumë juristë brenda medhhebit e shohin si mendim më të zgjedhur atë të Ebu Jusufit dhe Muhamedit, të cilët mendojnë se duhet të bëhet bashkimi i tesmiut dhe tahmidit nga imami. Ndonëse nuk ka ndonjë konsensus për këtë përzgjedhje, dhe në librat e medhhebit hanefijë i gjen të dyja mendi-



met si të përzgjedhura, varësisht se në cilët autorë mbështetesh, mirëpo pjesa më e madhe mendojnë se imami duhet t'i bashkojë të dyja, tesmiun dhe tahmidin. Madje, autori i "Umdeturr Rriajeh" thotë: "Ajo që kanë shkuar shumica e juristëve, duke përfshirë këtu Ebu Jusufin dhe Muhamedin, e edhe Ebu Hanifen në një transmetim,[12] është se edhe imami duhet të thotë në heshtje "Rabena lekel hamd", pasi ta thotë tesmiun. Këtë mendim e ka përzgjedhur Fadliu, Tahaviu, Shurunbali, autori i "El Minjeh" dhe pjesa dërmuese e juristëve të mëvonshëm nga medhhebi ynë."[13] Zejleiu pasi që tregon mospajtimet në këtë çështje, sjell mendimin e autorit të "Edh Dhehires", se në këtë çështje nuk ka mendim personal të Ebu Hanifes, edhe pse kanë polemizuar juristët hanefijë, ajo që është më reale dhe më autentike është se, imami duhet t'i thotë të dyja, tesmiun dhe tahmidin.[14]

Ibën ebil Izz është i mendimit se opinioni i Ebu Jusufit dhe Muhamedit është më i fuqishëm, ngase fjala (në hadith): "Ju thoni "Rabena lekel hamd" ka mundësi që përemri "ju" të kthehet vetëm tek ata që falen pas imamit, sikurse që ekziston mundësia që ai përemër të kthehet tek ata, dhe me ta, ta përfshijë edhe imamin.[15] Mirëpo, këtë mendim e kundërshton ashpër Kuduriu, i cili thotë se tekstet e veçuan (si imamin ashtu edhe ata që falen pas tij) me përmendje, e po të ishte për qëllim bashkimi i të dyjave (tesmiut dhe tahmidit), atëherë çfarë dobie do të kishte veçimi?![16]

(1) El Babertij, El Inajeh Sherhul Hidajeh, v.I, f.298; Kasani, Bedaius Sanaiu, v.II, f.59; Serhasij, El Mebsut, v.I, f.24; Merginani, El-Hidajeh sherh Bidajetul Mubtedi', v.I, f.84;Leknevij, Umdeturr Rriajeh ala sherhil vikajeh, v.II, f.95; Zejlei, Nasburr Rrajeh, v.I, f.502. (2) El Babertij, El Inajeh sherhul Hidajeh, v.I, f.298; Kasani, Bedaius Sanaiu, v.II, f.59; Serhasij, El Mebsut, v.I, f.24; Merginani, El Hidajeh sherh Bidajetul Mubtedi', v.I, f.84;Leknevij, Umdeturr Rriajeh ala sherhil vikajeh, v.II, f.95; Zejlei, Nasburr Rrajeh, v.I, f.502. (3) Buhariu në Sahih, nr. 722, 723. Hadithi është autentik dhe transmetohet edhe nga sahabët tjerë, thuajse me të njëjtën përmbajtje, me nuanca të vogla ndryshimesh, si nga; Seid el Hudriu, i cili e kishte dëgjuar të Dërguarin e Allahut duke thënë: "Kur të thotë imami: "Semi Allahu limen hamideh", ju thoni: "Allahume Rabbena ve lekel hamd." (Sunen Ibën Maxheh, nr.877. Albani thotë se hadithi është autentik); Enes ibën Maliku, i cili transmeton se i Dërguari i Allahut kishte thënë: "Me të vërtetë imami është caktuar që ju të faleni me të, nëse ai falet në këmbë, ashtu faluni edhe ju, e kur të bën rukun, bëjeni edhe ju. Kur të ngritët prej saj, ngrihuni edhe ju, e kur ai të thotë: "Semi Allahu limen hamideh", ju thoni: "Rabbena ve lekel hamd". E, nëse ai falet ulur, faluni edhe ju ulur, të gjithë." (Sunen Ebu Davud, nr. 601. Shuajb Arnauti thotë se hadithi është autentik) Pjesa dërmuese e dijetarëve janë të mendimit se nëse imami falet ulur, xhemati nuk duhet falur ulur. Ebu Hanife, Shafiu dhe të tjerët, janë të mendimit se hadithet e tilla sikur kjo, janë të shfuqizuara. (4) Ebu Musa Eshariu, i cili thotë se i Dërguari i Allahut na mësoi neve namazin dhe tha: "Kur të faleni, drejtoni rendet (safet) tuaja, e pastaj le t'iu prinë ndokush prej jush. Kur të shqipton tekbirin, shqiptojeni edhe ju, e kur ai të lexon: "Gajril magdubi alejhim ve led dallin", ju thoni: "Amin". Kur të shqipton tekbirin për të shkuar në ruku, shqiptojeni edhe ju atë dhe shkoni në ruku, sepse imami shkon në ruku para jush dhe ngritët prej saj po ashtu para jush. E, kur ai të thotë: "Semi Allahu limen hamideh", ju thoni: "Allahume Rabbena ve lekel hamd..." (Sunen Ebu Davud, nr.972. Shuajb Arnauti thotë se senedi i hadithit është autentik) E, që të gjitha këto transmetime janë të vërteta. (5) Kasani, Bedaius Sanaiu, v.II, f.59. (6) El Babertij, El Inajeh sherhul Hidajeh, v.I, f.299. (7) Buhariu në Sahih, nr.789. (8) Kasani, Bedaius Sanaiu, v.II, f.59. (9) Kuduriu mendon se ekziston mundësia që të ketë qenë namazi i vitrit, për shkak se në namazin e vitrit duatë e të Dërguarit ishin më të gjata. Ebul Husejn el Kuduri, Et Texhrid (el mevsuatul fikhijetul mukarenetu), v.II, f.529. (10) Zejnudin Rrazi, Tuhfetul Muluk, bot.I, Darul Beshair el Islamijeh, Bejrut-Liban, 1417, f.73. (11) Ebul Husejn el Kuduri, Et Texhrid (el mevsuatul fikhijetul mukarenetu), v.II, f.528. (12) Siraxhudin ibën Nuxhejm, En Nehrul Faik sherh Kenzud Dekaik, bot.I, Daru-l kutub el Ilmijeh, 1422-2002, v.I, f.214. (13) Këtë e potencon edhe Kasani, i cili thotë se Shejbani përcjell një opinion të tillë nga Ebu Hanife, i cili e parashihte bashkimin e tesmiut dhe tahmidit. Kasani, Bedaiss Sanaiu, v.II, f.60. (14) Leknevij, Umdeturr Rriajeh ala sherhil vikajeh, v.II, f.95. (15) Zejleiu, Tebjinul Hakaik, v.I, f.116. (16) Ibën ebil Izz, Et Tenbihu ala mushkilatil Hidajeh, bot.I, Mektebetur Rrushd, Arabia Saudite, 1424-2003, v.II, f.549. (17) Ebul Husejn el Kuduri, Et Texhrid (el mevsuatul fikhijetul mukarenetu), v.II, f.529.

Nexhat Ibrahimi

# Përse ta studiojmë Imam Ebu Hanifen dhe Imam Maturidiun



## Shqyrtim paraprak

Bota myslimane me shekuj është në gjendje të vështirë fetare, morale, politike, ekonomike, kulturore, shkencore e tjera, kurse si mysliman evropian është vështirë ta kuptosh arsyen e një gjendjeje të këtillë. Është e pakuptueshme se vallë kjo po ndodh si pasojë e konsumimit të parimeve të kësaj feje, si pasojë e pafuqisë që ajo t'i përgjigjet nevojave dhe perspektivës së brezave që po vijnë apo diç tjetër është në pyetje?! Duke i hedhë një shikim të kaluarës, gjithë atyre rezultateve në politikë, ekonomi, shkencë, mendja, por edhe provat nga ajo periudhë flasin se problemi nuk është në pafuqinë e fesë islame që t'i përballojë nevojat bashkëkohore, por problemi është në letargjinë e amullinë myslimane, në përtacinë e faktorit njeri, në dorëzimin para sfidave jetësore dhe në mentalitetin skllavëror e regresiv që ka marrë hov shekujve të fundit.

Islami nuk është fe statike dhe e mbyllur, por përkundrazi është fe e gjallë dhe dinamike. Islami synon dhe kërkon personalitet të tërësishëm dhe ka aspirata të qarta drejt më të mirës. Shembullin më të mirë të këtij koncepti gjatë historisë e kemi në figurën e Imam Ebu Hanifes, i cili edhe pse jetoi në kushte shumë të vështira politike, nën dy dinasti (emevite dhe abasite), ai kishte synime të qarta, dhe duke dhënë kontributin e plotë, kontribuoi fuqishëm në godinën tashmë të filluar nga mësuesit e tij dhe hapi shtigje të reja, të cilat edhe në këtë kohë ende nuk janë kapërcyer. Jeta dhe vepra e tij më së miri e pasqyron aktualitetin dhe fleksibilitetin e mendimit islam në çdo kohë. Jeta medhhebore nuk mund të jetë shkaku i dekadencës e letargjisë, por shkaku kryesor mund të jetë instrumentalizimi politik i shtresës sunduese në përgjumjen e ideve progresive të mësimeve islame.

Studimi i kësaj shkolle dhe i personalitetit të Ebu Hanifes, Imam Maturidiut dhe kontribuuesve të tjerë, është domosdoshmëri e botës myslimane, e sidomos e territoreve periferike të botës myslimane, ku vjen në shprehje krahas burimeve islame, edhe thellësia, gjerësia, tradicionalja, racionalja, ezoterikja.

## Megjithatë, përse këto studime?

Personaliteti i figurave kryesore të hanefizmit në krye me Imam Ebu Hanifen dhe më vonë me Imam Maturidiun është temë ende e panjohur për nën qiellin tonë. Ata njihen nëpërmjet ndonjë hiqaje apo anekdote, nëpërmjet ndonjë meseleje fetare, në mënyrë të përgjithësuar, më tepër nëpërmjet komenteve të nxënësve të tyre dhe krejt pak nga origjinali, krejt pak si eruditë, si iniciues apo themelues të disa shkencave fetare islame. Janë studiuar kalimthi çështje të caktuara të tyre, por thuajse aspak metodologjia si e bënë ata punën e tyre, që të shihen mundësitë aktuale për të ecur para në temat që kanë nevojë të shqyrtohen, rishqyrtohen e thellohen.



Doktrinat e tyre kanë një ndikim të jashtëzakonshëm gjatë historisë nëpër vende të ndryshme por edhe në trojet shqiptare. Unë[1] nuk jam i prirë të besoj në interpretimin e disa haditheve (siç interpretohen zakonisht), të cilat paralajmërojnë ardhjen e Ebu Hanifes apo të ndonjë personaliteti tjetër. Nuk mendoj se Ebu Hanife, Maturidiu apo Eshariu e Buhariu u bënë të tillë sepse kanë parë ëndrra kështu e ashtu, por jam i prirë të mendoj se rezultati i tyre është fryt i punës së palodhshme, sistematike, të sinqertë. Mendoj se madhështia njerëzore, besimore dhe intelektuale e tyre qëndron pikërisht në punën e tyre të dinjitetshme, duke respektuar tradicionalen, racionalen dhe shpirtëroren. Mendoj se interpretimet e tyre se sukseset e Ebu Hanifes dhe Maturidiut janë si rezultat i "ëndrrave", janë rezultat i drejtpërdrejtë i frymës së dekadencës myslimane, i ngërçit mysliman tash disa shekuj, kur ata nuk besonin në punën me Bismilah, por në çuditë që do të ndodhin dhe myslimanët do të dilnin fitimtar në saje të çudive.[2]

Arsye tjetër për preokupimin me këta dy dijetarë është se myslimanët e trojeve tona prej periudhës para osmane janë hanefi/maturidi. Këtë e provojnë shumë argumente, e njëra nga ato ceket nga orientalisti Tomas Arnold.[3] Të qenët hanefi/maturidi do të vazhdojë deri në fundin e botës, sepse në Evropë është vështirë të rezistojë interpretim tjetër pos atij hanefi-maturidi, interpretim i thellë, fleksibil, i saktë, i natyrshëm. Depërtimet në Evropë dhe botë të grupeve të skajshme me ngjyrime islame vetëm sa kanë dëshmuar se skajshmëria nuk bën punë. Prania e mësimeve hanefite-maturidite në evro-perëndim është domosdoshmëri edhe sot siç ishte shekuj të tërë.

### Imam Ebu Hanife dhe Imam Maturidiu emblema myslimane

Ngushtësitë tona rajonale apo nacionale, gjuhësore apo tradicionale përpiqen t'i përvetësojnë figurat e ndryshme njerëzore, t'i shpallin si vlera përjashtimisht për vete dhe jo edhe për të tjerët. Një gjë e tillë është bërë edhe me Imam Ebu Hanifen dhe Imam Maturidiun, por Imam Ebu Hanife dhe Imam Maturidiu nuk janë personalitete që lejojnë një gjë të tillë. Përse? Sepse puna e tyre, gjerësia e tyre intelektuale, thellësia e tyre shkencore ka larguar barrierat që do t'i bënin ata të dy heronj nacional ose heronj medhhebor apo të ndonjë përkatësie tjetër. Metodologjia që ka ndjekë shkolla hanefite-maturidite nuk lejon përvetësimin as përjashtimet. Ajo është shkollë me sistem këshillimi, pluralizmi mendimesh, konkurrencë vlerash, pa marrë parasysh shkollën, rajonin, përkatësinë nacionale apo kulturore. Prandaj, këta imamë janë të myslimanëve dhe të mbarë botës, e jo të hanefinjve apo të maturidinjve. Ata në fakt kanë përkatësinë e tyre nacionale, dhe këtë nuk e mohon askush, por përkatësia e tyre intelektuale e frymore kapërcen "izmat" e ngushtë e lokal, rajonal, nacional, medhhebor. Prandaj, ata paraqesin personalitete emblematike për myslimanët dhe për fenë islame në përgjithësi. Shumica e popullsisë botërore myslimane pasojnë ata, inteperetojnë ata apo sipas tyre, frymëzojnë e reflektojnë në frymën e mësimeve të tyre.[4]

### Imam Ebu Hanife dhe Imam Maturidiu përtej një mësuesi medhhebor

Imamët e theksuar më lart përkundër faktit se janë imamë të medhhebeve të gjithëpranuara islame, janë kontribuuesit kryesorë të këtyre medhhebeve, ata janë edhe më shumë se kaq. Ata janë mendimi islam në tërësi dhe çfarëdo kufizimi i tyre brenda një medhhebi do të paraqiste një padrejtësi dhe shtrembërim të realitetit. Nofka e Imam Ebu Hanifes si Imam'ul-a'dham është prova më e mirë se si e quajti historia këtë dijetar. Këtë e dokumentojnë edhe fjalët e Imam Malikut, i cili tha se "Ebu Hanife ishte fakih i mirëfilltë", apo fjalët e Sufjan Thevriut i cili tha se "Sytë e mi nuk kanë parë të barabartë me Ebu Hanifen", apo edhe fjalët e Abdullah ibën Mubarekut, i cili thotë: "Ebu Hanifja është juristi më i madh. Unë nuk kam parë ndonjë si ai në fikh (jurisprudencë)."

Imam Maturidiu edhe pse jetonte dhe vepronte në skaj të shtetit islam, ai ishte emër në zë. Respekti për të ishte në kulm. Ai thirrej më shumë me nofka sesa me emrin e tij, si: Imam'ul-huda (Imam në rrugën e drejtë), Alem'ul-huda (Pishtar në rrugën e drejtë), Imam'ul-mutekel-limin (Imam i kelamistëve). E quajtën edhe Musahhih'ul-akaid'il-muslimin (Reformues i akaidit mysliman), Reisu ehl'is-sunneh (Lider i ehli-sunnetit) etj.[5] Thjesht, këta ishin gjeni të umetit të vet dhe myslimanëve në përgjithësi, ata janë edhe sot emra pa të cilët nuk mund të lexohet, të meditohet, të bëhen kërkime shkencore.[6]

### Pozita aktuale e Imam Ebu Hanifes dhe Imam Maturidiut në Evropë

Edhe pse dijetarët myslimanë hanefi, nuk i donin, madje i refuzonin pozitat shtetërore në emër të pavarësisë intelektuale dhe nga frika e përgjegjësisë fetare, megjithatë mësimet e tyre besimore, por edhe juridike u përdorën thuajse gjatë gjithë historisë myslimane nga disa qeveri. Por gjithashtu, mësimet hanefite-maturidite diskutoheshin edhe teoretikisht, në shqyrtime,




diskutime, shkolla të caktuara e në raste tjera. Edhe aktualisht, disa shtete myslimane, gjykatat e myftinitë e tyre, si Egjipti, Siria, Iraku deri tash, Turqia, Pakistani e tjera, shumë çështje i rregullojnë sipas mësimeve të Ebu Hanifes dhe Maturidiut. Madje, Imam Abduhu dhe shkolla e tij qenë të ndikuar thellësisht nga Imam Maturidiu në reformizmin e tyre në fund të shekullit XIX. Tërë kjo tregon për bashkëkohësinë dhe fleksibilitetin e mësimeve hanefite-maturidite dhe vlerën historike dhe aktuale të kësaj shkolle. Por, me ndryshimin e sistemeve të qeverisjes së botë, Evropë e edhe në shumë vende myslimane, edhe hanefizëm-maturidizmi fitoi pozitë tjetër në shoqëri, ai hyri në sferën private, morale të individëve apo të grupeve të caktuara, sepse nuk ka shtete myslimane që e zbatojnë të drejtën islame. Kjo shkollë e të menduarit u bë atraksion edhe në studimet e larta perëndimore. Thuajse nuk ekziston universitet serioz në Evropë e SHBA e që nuk ka katedrën e islamologjisë dhe që nuk merren me dijetarët kryesorë myslimanë, si Ebu Hanifen, Maturidiun e tjerë. Kjo shihet edhe në literaturën e përkthyer klasike myslimane nga ana e tyre apo edhe në veprat autoriale për temat klasike etj.[7]

### Përfundim

Aktualiteti për studimin e fesë islame, e brenda saj edhe për studimin e shkollës besimore-juridike islame, është në rritje e sipër në qarqet intelektuale myslimane dhe botërore. Mirëpo, Imam Ebu Hanife dhe Imam Maturidiu zënë vend të posaçëm në këtë preokupim shkencor. Arsyet janë të prekshme, sepse këta dy dijetarë janë frymëzim i vazhdueshëm për brezat e rinj në studimin teorik dhe zbatimin praktik të mësimeve islame. Gjerësia dhe thellësia e mësimeve të tyre, duke ruajtur tradicionalizmin, spiritualizmin dhe racionalizmin në suazat e tyre të natyrshme, ofruan mundësi të reja për meditime dhe rezultate të kapshme për nevojat dhe sfidat bashkëkohore. Edhe intelektualët perëndimorë kanë hapur studimet e tyre drejt dijetarëve si Ebu Hanife dhe Maturidiu, duke parë në ta objekte serioze studimi në gjetje të alternativave më të mira në rrëmujën e quajtur globalizëm, përkatësisht post-modernizëm.

(1) Për shkak të përgjegjësisë intelektuale e jo për shkak të arrogancës sime mendimin po e theksoj në vetën e parë "unë". (2) Muhamedi a.s. ka thënë: "Sikur dija të ishte e fshehur pas sures (yllit më të largët në kozmos) do ta arrinte njeriu nga bijtë persianë." (3) Jakut el Hamevi, Mu'xhem'ul-buldan, sipas: Thomas W. Arnold, Historia e përhapjes së Islamit, Prishtinë, 2004, fq. 183. (4) Mustafa Cerić, Rrënjët e teologjisë sintetike në Islam – Ebu Mensur el Maturidiu, Shkup, 2015. (5) Nexhat Ibrahimi, Imam Ebu Hanife dhe Imam Maturidiu, perla të akaidit islam, Prishtinë, 2007, fq. __. (6) Imam Maturidiun nuk e bën të madh mësuesit e njohur, as nxënësit me famë, por metodologjia e tij në interpretimin e burimeve islame. Sistemi i tij i te'vilit (interpretimit) i bazuar në Kuran, Sunet dhe në traditën e shëndoshë vendore, i dha hapësirë mendimeve të tij për shumë kohë dhe për shumë vende. Imami nuk refuzoi burimet parësore islame, siç akuzohet nga qarqe të caktuara, por i fuqizoi ato burime sidomos në rrafshin që ishte mohuar nga rrymat rigide gjatë historisë. Shih një shkrim simpatik lidhur me këtë temë: Muin Sulejmani, Rëndësia e sistemit të mendimit të Imam Maturidiut te shqiptarët myslimanë, në:http://www.zeriislam.com/artikulli.php?id=2853. (7) Ndër faktorët për bashkëkohësinë dhe fleksibilitetin e shkollës hanefite-maturidite është edhe një institucion juridiko-shoqëror paksa i harruar, i cili në gjuhën profesionale quhet Maslahat'ul-mursele (e mira e përgjithshme) . Këtë institucion shkolla në fjalë e përdorë sepse i përgjigjet për t'u zbatuar për çdo kohë dhe çdo hapësirë. Në rrafshin praktikë kjo është shkalla më e lartë e organizimit të nevojës së kohës. Gjerësisht sipas: Nexhat Ibrahimi, Fjalor Enciklopedik Islam, dorëshkrim në proces botimi.



**Prof. dr. Mehmet Görmez**

*Kryetar i Diyanetit të Turqisë*

# Kontradiktë (hilaf) apo divergjencë (ihtilaf)

Divergjenca bazohet në shpjegime dhe argumente, ndërsa kontradikta është pa argumente dhe bazohet në hamendje. Divergjenca të çon në mendim të qëlluar, në realitet dhe drejtësi, ndërsa kontradikta në polemika dhe ndarje. Përderisa në divergjencë ekziston një akt përparues dhe furnizues nëse ajo monitorohet mirë, kontradikta është paralajmërim i një akti, i cili përmes komponentëve tjerë me një shpejtësi mund të shndërrohet në përçarje dhe skandal kaotik.

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëplotit*

Allahu e ka krijuar njeriun si krijesën më të ndershme në sipërfaqen e tokës. Atë e ka bërë përgjegjës dhe të fuqishëm në aspektin material dhe shpirtërorë, si dhe çdo njërin prej tyre e ka pasuruar me cilësi të ndryshme, gjë që kanë dallime mes vete. Nga vetë natyra, të ndryshme janë kodet që posedojmë, njohuritë dhe përvojat, idetë dhe ndjenjat. Mirëpo, secili është i veçantë dhe me vlerë. Dallimet ndonjëherë paraqiten nga aspekti socio-kulturor, ndonjëherë nga natyra fetare, gjuhësore, e ndonjëherë burojnë nga koncepti ynë i të menduarit. Së fundi, popujt përbëhen dhe janë dërguar në sipërfaqen e tokës, duke zotuar cilësi të ndryshme në botëkuptime, intelekt apo vlerësim, duke e plotësuar njëri-tjetrin, që të përfitojnë nga gjërat e ndryshme që kanë. Lidhur me këtë Zoti në Kuran thotë: "Nga argumentet e Tij është krijimi i qiejve dhe tokës, ndryshimi i gjuhëve tuaja dhe i ngjyrave tuaja. Edhe në këtë ka argumente për njerëz." (El Rum, 30-32)

Është gjë shumë e natyrshme dhe normale që në mesin e bashkësive dhe popujve pos dallimeve fizike të ekzistojnë edhe dallimet ndjesore dhe mendore. Kështu që, vlerësimi i çdo individi të bashkësisë në një kornizë, në një karakter, apo edhe në një ide është një sulm dhe imponim i lirisë së tyre. Dallimet duhet të ekzistojnë në mënyrë që bashkësia mos të burgoset apo të futet në monotoni apo gjëra të njëjta. Dallimet duhet të ekzistojnë që njerëzit të njihen, mendojnë, prodhojnë, në mënyrë që njerëzimi të përparojë.

Llojllojshmëria e mendimeve të njerëzve quhet "Ihtilaf", divergjencë, dhe se ihtilafi në aspektin e aktivizimit të mendimeve të ndryshme mund të jetë shkak për gjëra të mira apo përparime. Kështu që, shumëfishohen kërkimet e zgjidhjeve drejtuar problemeve të umetit – bashkësisë, intelekti dhe përvoja njohin njëri-tjetrin dhe inspirohen nga njëri-tjetri. Mirëpo, ihtilaf apo divergjencë, po ashtu quhet edhe mendimi i ndryshëm, i cili nuk përputhet me intelektin e shëndoshë, nuk përshtatet me formulën e Islamit apo polarizimin e tij dhe atë e çojnë në qorrsokakë. Kur dallimet marrin drejtim agresiv, kjo bëhet paralajmërues i hidhur i klaneve e grupeve. Kjo çështje nuk ndikon vetëm në aspektin mendor, por krijon edhe njerëz që largohen nga njëri-tjetri edhe në aspektin shpirtëror. Cenon bashkësinë dhe bashkimin e njerëzve, e në anën tjetër i bën vend edhe përçarjes dhe problemeve.

Nuk ka ndonjë të keqe mendimi ndryshe, vendimmarrja ndryshe, apo edhe vlerësimi i çështjeve fetare dhe jetësore në mënyrë të pavarur. Mjafton që çdo besimtar të mbështetët dhe të jetë i lidhur për një metodë, qëllim të shëndoshë dhe të drejtë në mendime, sjellje dhe përzgjedhje. Tradita islame pranon çdo dallim në nivele të caktuara, ndërsa çështjet diskutabile i pranon si një lëvizje e fuqishme drejt një kërkimi të së vërtetës, e që në këtë mënyrë nuk sheh gjë të keqe në ihtilaf apo divergjencë. Mjafton që myslimani qëllimin dhe drejtimin e tij ta ndërtoi në baza dhe synime të Islamit, e të mos i anashkaloj dhe t'i injoroi principet e larta të fesë.

Pa dyshim se uniteti edhe pse është një shabllon i vetëm i të gjithë myslimanëve, ai nuk do të thotë që të zotohet në një botëkuptim të vetëm mendor. Uniteti është që secili mysliman me botëkuptime të ndryshme në momentin kur bashkohen, të ndërtojnë një bashkësi të përshtatshme dhe të krijojnë lidhje të fuqishme mes vete, duke mos e rrënjosur lirinë e asnjë besimtari, i cili bartë me vete ndërgjegjen e umetit islam. Kështu që divergjenca nuk është pengesë e unitetit.

Në këtë pikë vlen të rikujtohet edhe njëherë që divergjenca ekziston që nga koha e sahabëve, dhe se nga ana e tyre një gjë e tillë është konceptuar si mëshirë. Vetë urdhërimi për këshillime e konsultime në mes

myslimanëve nga themeluesit e brezit islam ka të bëjë me nxjerrjen në pah të përfitimit të mirësive nga realiteti i divergjencës. Ndërsa, hilafi-kontradikta gjithmonë është ndaluar, e që nga Krijuesi ynë dhe i dërguari i Tij na është tërhequr vërejtja, që myslimanët mos t'ia kthejnë shpinën njëri-tjetrit, të mos mbjellin urrejtje dhe të mos bien në kundërshtime. Sepse, divergjenca bazohet në shpjegime dhe argumente, ndërsa kontradikta është pa argumente dhe bazohet në hamendje. Divergjenca të çon në mendim të qëlluar, në realitet dhe drejtësi, ndërsa kontradikta në polemika dhe ndarje. Përderisa në divergjencë ekziston një akt përparues dhe furnizues nëse ajo monitorohet mirë, kontradikta është paralajmërim i një akti, i cili përmes komponentëve tjerë me një shpejtësi mund të shndërrohet në përçarje dhe skandal kaotik.

Qytetërimi islam ka qenë nikoqir i shkollave, medhhebeve dhe bindjeve të ndryshme. Elaborimet fetare, mendimet dhe idetë sjellin llojllojshmëri edhe sot, ashtu sikurse ka qenë edhe gjatë gjithë historisë. Këto llojllojshmëri janë një pasuri e qytetërimit tonë, dhe janë një shfaqje e lirisë së mendimeve mes individëve në fushën e islamit. Mirëpo, është e pa pranuar që nga llojlloshmëria të prodhohet armiqësi. Është bazike që mendimet, e po ashtu edhe veprimet tona të mos jenë shkaktare për shkatërrime dhe dëme.

### Thirrja bëhet me hikmet-urtësi e butësi

Për fat që keq, në ditët e sotme nëpër medie të ndryshme bëhen diskutime të llojllojshme për fenë e pastër islame, gjë që të cilat nuk janë duke u bërë dhe nuk reflektojnë kornizën e normave fetare, si kumtesën-tebligu, udhëzimin apo drejtimin-el irshadu, ftesën apo thirrjen-ed davetu. Kumtesa, shpjegimi mund të realizohen me udhëzim, informim, model apo zgjuarsi, ndërsa thirrja bëhet me hikmet-urtësi e butësi. Kështu që polemikat që bëhen sot, janë shkaktare që perceptimin e islamit në arenën ndërkombëtare ta paraqesin si fe që krijon dhunë, problem dhe kaos në çdo aspekt, e që këto asnjëra nuk ekzistojnë në vendin tonë. Pjesa më e madhe e polemikave fetare që bëhen në media të ndryshme shumica nga to nuk janë ihtilaf-divergjencë, por janë hilaf-kontradiktë.

Me keqardhje duhet ta themi që diskutimet që bëhen në kuadër të divergjencës nuk janë duke iu përmbajtur normave dhe moralit të divergjencës. Përderisa ne, nëpër medresetë tona kemi ligjëruar dhe shpjeguar lëndët, si në fikh "morali i divergjencës", në kelam "shkenca e diskutimit", në logjikë "shkenca e bisedimit", kjo tregon që ne jemi përfaqësuesit e një tradite që divergjencat t'i bëjmë me një gjuhë, në baza dhe kritere që duhet t'u përmbahemi normave të moralit.

Nuk duhet harruar, që edhe personi i cili ka njohuri të thella fetare, në kohën kur e merr këtë dituri si dhe kur e transmeton te të tjerët atë, duhet ta ndjek një kulturë, një metodë dhe të përdorë një gjuhë të përshtatshme. Nëse fillohet të flitet për fe pa metodë dhe pa sinqeritet, atëherë ajo fe, e cila ka ardhur për të na bashkuar neve do të shndërrohet në një fe që na përçanë. E kjo merr një gjendje që tek populli sjell tensione dhe shqetësime. Në një botë ku gjithkush diturinë e vet e vlerëson sikurse realitet i vetëm, duke mos e respektuar moralin e divergjencës, nuk mundet që më të diskutohet as për ndonjë marrëveshje të përbashkët, as për ndonjë dialog të fuqishëm, e as për ndonjë reflektim mëshire dhe stabiliteti. Në një kohë kur në shtëpinë e umetit ka rënë zjarri, të polemizohet për çështjet e thjeshta, të imta, është sikurse të shkosh në zjarr me shakull. Kështu që sulmet më të këqija drejtuar vendeve tona në kohën kur zhvillohen luftërat pa njohur asnjë rend dhe normë njerëzore, obligohemi që t'i braktisim dhe t'i lëmë anash divergjencat e lejuara.

### Divergjencat të mos shndërrohen në kontradikta, ndarje dhe përçarje

Gjërat që ne myslimanët duhet t'u kushtojmë më shumë kujdes janë përzierja e shkaqeve me qëllimet, përqendrimi i detajeve në vend të gjërave bazike, marrja për referencë e burimeve që Islami nuk i ka pranuar si të lejuara, si dhe mosnjohja e kulturës së qytetërimit tonë 14 shekullor. Në vend se të biem pre e këtyre gabimeve duhet të angazhohemi të shpjegojmë fenë e drejtë islame sa më qartë. Obligimi yni është që të mos bëjmë gabime të ndryshme, si futja e myslimanëve në një kallëp të vetëm, mos marrja në pyetje e nijetit të vëllait tonë, paraqitja si dijetarë me njohuri të thata, fokusimi në polemikat tona para atyre shkencore, etj. Pra, të mos futemi në këto gabime, por ta ruajmë unitetin tonë.

Mendimet e ndryshme fetare dhe fuqia që kemi marrë nga tradita dhe qytetërimi ynë rrënjësorë nuk duhet të jenë pengesa që ne ta shikojmë ardhmërinë me shpresë. Jemi të detyruar që ta ruajmë thelbin e islamit, të dëgjojmë njëri-tjetrin në çështjet që mund të pësojnë ndryshime, t'i vlerësojmë dhe kuptojmë ato, sepse nuk duhet të lejojmë që divergjencat të shndërrohen në kontradikta, ndarje dhe përçarje, e kjo është një përgjegjësi e pashmangshme e çdo myslimani.

***Marrë nga revista "Diyanet", shkurt 2017***

***Përshtati: Mr. Zymer Ramadani***



Prof.ass.dr. Musa Vila

# Vdekja e dijetarëve bëhet shkak i zhdukjes së dijes

عَنْ عَبْدِ اللَّهِ بْنِ عَمْرِو بْنِ الْعَاصِ قَالَ سَمِعْتُ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَقُولُ: إِنَّ اللَّهَ لَا يَقْبِضُ الْعِلْمَ انْتِزَاعًا يَنْتَزِعُهُ مِنْ الْعِبَادِ وَلَكِنْ يَقْبِضُ الْعِلْمَ بِقَبْضِ الْعُلَمَاءِ حَتَّى إِذَا لَمْ يُبْقِ عَالِمًا اتَّخَذَ النَّاسُ رُءُوسًا جُهَّالًا فَسُئِلُوا فَأَفْتَوْا بِغَيْرِ عِلْمٍ فَضَلُّوا وَأَضَلُّوا.

*Abdullah ibën Amër ibën Asi ka thënë: "E kam dëgjuar të dërguarin e Allahut a.s., duke thënë:*

*"Vërtet Allahu nuk do ta zhdukë diturinë nga njerëzit duke e tërhequr përnjëherë, por do ta zhdukë diturinë me vdekjen e dijetarëve, përderisa nuk do të mbetet asnjë dijetar, e njerëzit për udhëheqës do të marrin injorantët. Atëherë këta (udhëheqës) do të pyeten e do të japin fetva me padituri. Kështu i humbin ata dhe veten e tyre."*[1]

### Fjalët e panjohura në hadith

Fjala *"la jakbidu"* d.m.th. nuk e zhduk, nuk e merr. Vjen nga folja *"kabeda"*, që d.m.th. merr, mban në dorë, shtrëngon, ndrydh. Themi: *"kabedallahu ruhahu"* – Allahu e mori shpirtin e tij. Melaqes së vdekjes i thuhet Kabidul ervahi. Ky është edhe një prej emrave të Allahut xh.sh. El Kabidu – Mbajtësi, shtrënguesi.

Fjala *"intiza'an"* d.m.th. largon, shkëput, tërheq – *"jentezi'u"*.

Fjala *"efta"* ka kuptimin me nxjerr, jep opinion, shpall vendim fetar. "*Efta, jufti, iftaun*" – jep gjykim, konsultë, shpreh mendim. Nga kjo folje rrjedh edhe fjala "*istiftaun*" – marrje mendimi, referendum.

### Shpjegimi i hadithit: "Vdekja e dijetarëve nuk kompensohet"

Bazuar në këtë hadith, mund të themi se Allahu xh.sh. nuk e zhduk dhe çrrënjos diturinë nga njerëzit duke e ngritur përnjëherë në qiell, apo duke e shlyer nga gjokset e dijetarëve përnjëherë, por në mënyrë graduale duke ua marrë shpirtrat dijetarëve, sepse me vdekjen e bartësve të diturisë, e duke mos pasur kush t'i trashëgojë dhe zëvendësojë, atëherë bëhet zhdukja dhe largimi i dijes nga sipërfaqja e tokës. Kështu sheriati islam mbetet pa njerëz të aftë dhe kompetent për përgjegjësitë që duhet të mbajnë, dhe rolin e dijetarëve do ta luajnë injorantët.

Në haxhin lamtumirës, Pejgamberi a.s. porositi që njerëzit ta marrin diturinë para se ajo të ngritët: "Një beduin (fshatar i shkretëtirës) e pyeti të Dërguarin a.s. "Si ngritët dituria?" Ai a.s. iu përgjigj: "A nuk humbet dituria me vdekjen e bartësve të saj (dijetarëve)?!" Këtë e përsëriti tri herë."[2]

Bartësit e dijes, dijetarët janë drita të umetit. Ata janë kandilat e udhëzimit, të deleguarit e drejtë, besnikët e Allahut te krijesat. Ata i udhëzojnë të humburit, me dorën e tyre i drejtojnë të devijuarit në rrugën e vërtetë dhe të drejtë. Atyre Allahu xh.sh u ka dhënë kuptueshmëri, logjikë dhe largpamësi për t'i mbrojtur njerëzit nga devijimet në mendime dhe kuptime të gabueshme. Ata janë mbajtësit e së vërtetës, hulumtuesit e shkencave të vështira, gjokset e tyre janë enët e dijes, mendjet e tyre janë depot e vendimeve dhe gjykimeve. Ata janë si një burim i pashtershëm i ujit për njerëzit, dhe duke qenë të shumtë e duke udhëzuar njerëzit arrihet që umeti të mbrohet dhe të krenohet, kurse me mungesën e dijetarëve dhe njerëzve përreth tyre shkohet në dekadencë dhe zhytje të umetit në injorancë, pasi që përhapen gënjeshtrat, shtrembërimet dhe devijimet.[3]

### Pasojat e mungesës së dijetarëve në umet

Në hadith gjendet shprehja: "E njerëzit për udhëheqës do të marrin injorantët." Pa dyshim se vdekja e dijetarëve konsiderohet edhe vdekje e shumë shkencave shoqërore, natyrore dhe fetare. Të krijosh kuadër profesional është gjë e vështirë që kërkon përkushtim, sakrificë dhe kohë. Pasuria më e madhe e një populli është kuadri deficitar, akademik dhe shkencor. Dijetarët nuk trashëgohen, por fitohen me punë të palodhshme. Intelektualët bëjnë që një popull të jetë i madh, i lirë dhe i qytetëruar, kështu që njerëzit duhet t'i pasojnë dijetarët, ngase këta të fundit dinë atë që



duhet ditur, e njohin më mirë jetën, shoqërinë dhe fenë. Kurani i ka cilësuar dijetarët si njerëzit më të devotshëm dhe që më së shumti e kanë frikë Zotin xh.sh. "Vërtet ata që i frikësohen më shumë Allahut nga robërit e Tij janë dijetarët." (El Fatir, )

### Shkenca pa religjion është e gjymtë, e religjioni pa shkencë është i verbër

Hadithi bazë tregon se vdekja e dijetarëve, shkencëtarëve, intelektualëve është e tmerrshme, pasi krijon vakum dhe i hap rrugë injorancës dhe injorantëve. Injorantët do ta fundosin shoqërinë duke humbur të mira dhe vlerat që krijuan dijetarët. Thuhet së është më e vështirë të ruhen vlerat, sesa të fitohen. Një fjalë e urtë arabe thotë: "Çdo gjë është një send (diçka), e padituria është asgjë."

Muhamedi a.s. ka thënë: "Dija është gjë e humbur e besimtarit, andaj kudo që ta gjej duhet ta përvetësojë."[4]

Jo rastësisht, Resulullahu ka thënë: "Dijetarët janë trashëgimtarë të pejgamberëve."[5]

Lufta më e madhe që bën Islami është lufta kundër injorancës. Injoranca është armiku më i madh dhe i pakrahasueshëm në Islam. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Vdekja e dijetarit është fatkeqësi e pa kompensueshme dhe zbrazëti që nuk mbulohet, yll i cili shuhet e nuk shkëlqen. Më mirë është vdekja e një grupi njerëzish sesa vdekja e një dijetari."[6]

Njerëzit mund të zëvendësohen, ndërsa dijetarët janë të pazëvendësueshëm, duhen dekada për të arritur te gjurmët e tyre. Nuk ka dyshim se prej shumë shenjave që janë tronditëse para kiametit është edhe zhdukja e diturisë dhe paraqitja e injorancës dhe injorantëve. Pejgamberi a.s. ka thënë:"Prej shenjave të kiametit janë ngritja (zhdukja) e diturisë dhe mbetja e injorancës (në tokë).[7]

### Njerëzit duhet t'u referohen dijetarëve

Shprehja në hadith: "Atëherë këta (udhëheqës) do të pyeten, e këta do të japin fetva me padituri. Kështu i humbin ata dhe veten e tyre", nënkupton se dhënia e fetvave, mendimit fetar është detyrë dhe profesion i dijetarëve. Pejgamberi a.s. paralajmëroi se do të vijnë kohëra kur dijetarët do të vdesin dhe nuk do të ketë dijetarë që nxjerrin vendime dhe dispozita nga Kurani dhe Suneti. Kështu njerëzit do të ballafaqohen me mungesën e dijetarëve dhe duhet të mbështeten dhe të veprojnë sipas dijetarëve të mëhershëm. Pra, për aq kohë sa ekzistojnë dijetarët aktiv duhet t'u referohemi vetëm atyre, e kur të mos ekzistojnë dijetarët, në vend të injorantëve duhet të bëjmë taklid – përcjellje, pasim të dijetarëve të mëhershëm. Allahu xh.sh në Kuran thotë:"Largohu nga injorantët (të padituri)." (El Arafë, 199)

Ky urdhër është që të qëndrojmë sa më larg nga injorantët, të cilët mundohen të japin mendime, opinione dhe gjykime të çështjeve fetare, sidomos në kohën e sotme, ku çështjet dytësore i kanë zëvendësuar ato primare, si rezultat i zaptimit të fesë nga injorantët, gjysmë të diturit dhe pseudointelektualët fetarë. Fetvat duhet të merren nga dijetarët e aftë dhe profesional. Allahu xh.sh. thotë:"Pyete atë të dijshmin." (El Furkan, 59)

Sipas këtij ajeti, duhet të pyetet profesionisti në disiplinën përkatëse, mjeku në profesionin e tij, arkitekti për arkitekturën, inxhinieri për inxhinierinë etj. E për çështjet fetare duhet të pyeten dijetarët fetarë, që janë të përgatitur në aspektin profesional dhe shkencor.

Allahu xh.sh. thotë: "Pyetni dijetarët (që i dinë librat) në qoftë se nuk e dini." (En Nahl, 43)

Njerëzit pyesin në lidhje me çështjet fetare dhe të ligjshme, e pastaj veprojnë në bazë të përgjigjeve që marrin nga dijetarët. Ky ajet dhe hadith bazë, tregojnë se ai që nuk është dijetar e ka për detyrë që të pyesë dijetarët, ata që kanë bërë investigim të duhur e të mjaftueshëm në disiplinat fetare dhe shkencore.

Shpjegimi i dispozitave fetare që burojnë nga Kurani dhe Suneti duhet të bëhet nga dijetarët me kualifikim të mirë, të përgatitur me arsimim cilësorë, që njohin mirë gjuhën arabe dhe terminologjinë e saj. Pejgamberi a.s. i ka kërcënuar ata që japin fetva (mendim dhe gjykim fetar) duke qenë të paditur: "Kushdo që jep një fetva (mendim dhe gjykim) duke qenë i paditur, mëkati do të bjerë mbi atë që e jep gjykimin (fetvanë)"[8]

Është e drejtë e secilit që nuk i ka të qarta çështjet fetare që të pyesë, por nuk është e drejtë e secilit që t'u përgjigjet pyetjeve të parashtruara, ngase mëkati bie mbi atë që e jep gjykimin, madje ai ngarkohet me mëkatin e tij që nuk e di, dhe me mëkatin e atij që vepron, pra ngarkesa e tij është e dyfishtë.

(1) "Sahihul Buhari", vëll. I, fq. 176, nr. 98. (2) "Mu'xhemul kebir lil Bejhekij", vëll. II, fq. 242, nr. 7775. (3) Muhamed el Havlij, "El edebu en nebevij", fq. 278. (4) "Sunen Et Tirmidhij", vëll. IX, fq. 301, nr. 2611. (5) "Sahihul Buharij", vëll. I, fq. 26. (6) El Hejthemi, "Mexhmeu zevaidi", vëll. I, fq. 202, 2682. (7) Ibën Haxher, "Fet'hul Bari", vëll. I, fq. 239, nr. 80. (8) "Sunen Ebi Davud", vëll. X, fq. 71, nr. 3172.



Bahri Sejdiu

# Si t'ia kthejmë krenarinë myslimanëve

Dijetarët dhe mendimtarët myslimanë kanë qenë të obliguar që ta drejtojnë masën e gjerë islame nga problemet e mëdha dhe rreziqet që i kanosen këtij umeti nga dyfytyrësia, shirku, kufri dhe humbja nga ekstremizmi i panevojshëm.

## Largimi nga koncepti i gabuar i ndërmjetësimit

Në jetën tonë të përditshme fatkeqësisht te disa besimtarë myslimanë ende shohim njolla të shirkut – rivalitetit, e që vërehet qartë për idhujtarinë e dukshme, siç është shirku i vogël, që nënkupton disa mëkate të cilat kundërshtojnë besimin e vërtetë, dhe këtë e hasim në disa hadithe të Muhamedit a.s., siç është edhe: "Ai që betohet në diçka tjetër përveç Zotit, ka bërë shikr." Në një hadith tjetër thotë: "Ai që mban hajmali, bën shirk." Kështu qëndron edhe te çështja e kufrit, kemi kufër të madh, qoftë thelbësor apo aksidental, e ata janë ateistët, natyralistët, të cilët mohojnë ekzistimin e Zotit të Madhëruar, pranojnë Islamin por jo edhe pejgamberllëkun dhe mesazhin hyjnor, dhe nga ata të cilët besojnë në disa pejgamberë e në disa jo. Në lidhje me këtë Allahu i Madhëruar thotë: "Kush nuk i beson Allahut, melaqeve të Tij, librave të Tij, të dërguarve të Tij dhe botës tjetër, ai ka humbur tepër larg." (Nisa, 136)

"Bënë kufër (mohuan të vërtetën) ata që thanë: Allahu është ai, Mesihu biri i Merjemes. E vet Mesihu (Isa) tha: "O Beni Israilë, adhurojeni Allahun, Zotin tim dhe Zotin tuaj, sepse ai që i përshkruan Zotit shok, Allahu ia ka ndaluar atij xhenetin dhe vendi i tij është zjarri. Për mizorët nuk ka ndihmës." (El Maide, 72)

Kurse, kufri aksidental është ai i tradhtarëve-murtedëve të fesë (apostateve), të cilët dalin tërësisht nga Islami dhe veprojnë plotësisht në kundërshtim me parimet e tij. Për ata thuhet e kanë ndërruar fenë e tyre. Kufri i vogël nënkupton mëkatarin, i cili mund të bëj kufër. Ky lloj mëkatarësh janë njerëz që bëjnë gabime indirekte, si p.sh. mëkatari i cili u ngjason veprave të jobesimtarëve, mohimi i të mirave dhe dhuntive të Allahut xh.sh., që janë mohues të asaj që e zbriti Allahu xh.sh. etj. Këtu mund t'i përmendim disa hadithe të Muhamedit a.s., ku thotë: "Sharja e myslimanit është mëkat, kurse luftimi kundër tij është kufër." (transmeton Ibën Mesudi). "Pas meje mos u shndërroni në jobesimtarë e të vritni njëri-tjetrin." (transmeton Ibën Omeri). "Mes njeriut dhe mes shirkut e kufrit është lënia e namazit." (transmeton Xhabir ibën Abdullahu). "Dallimi mes nesh dhe atyre është namazi, dhe ai që e lë ata bën kufër." (transmeton Ahmedi). "Mos i refuzoni etërit tuaj, e ai që refuzon të atin e vet, bën kufër." (Ebu Hurejre r.a.).

Këta shembuj dhe thënie nga Muhamedi a.s. na japin të kuptojmë dallimin dhe vërtetësinë islame në të besuar, si dhe të larguarit nga çfarëdo ndërmjetësimi, qoftë ai në besim apo mbështetje në diçka tjetër përveç në Allahun xh.sh., në çfarëdo rrethanash që jetojmë, duke e ditur se Allahu është Krijuesi i shkaqeve të mirëfillta të jetës në këtë botë.

## Largimi nga hipokrizia dhe tradhtia

Kjo që u tha për kufrin mund të thuhet edhe për hipokrizinë, e cila gjithashtu ndahet në dy lloje: hipokrizinë e madhe, që ka të bëj me besimin dhe hipokrizinë e vogël, që ka të bëj me veprat.

Hipokrizia-dyfytyrësia në besim nënkupton deklarimin e besimit me gojë dhe me disa vepra praktike, ndërsa në brendi fshihet mosbesimi në Zotin dhe të dërguarin e tij. Allahu i Madhëruar thotë: "Ka disa njerëz që thonë: "Ne i kemi besuar Allahut dhe jetës tjetër, po në realitet ata nuk janë besimtarë. Ata përpiqen ta mashtrojnë Allahun dhe ata që besuan, po në të vërtetë ata nuk mashtrojnë tjetër pos vetvetes, por ata nuk e hetojnë." (El Bekare, 8-9)

Dyfytyrësia në vepra nënkupton dyfytyrësinë në sjelljen praktike të hipokritëve, por në zemër ata besojnë në Zotin një, në pejgamberin e Tij dhe në botën tjetër. Rreth kësaj çështje ka shumë hadithe të sakta, si p.sh. "Shenjat e hipokritit janë tri, kur flet gënjen, kur premton nuk realizon, dhe kur i besohet diçka tradh-

ton." (transmetim unanim). Të nderuar besimtarë ndër faktorët kryesor që shkaktojnë përçarje në shoqëri është largimi i njerëzve nga esencialiteti islam, nga çështjet e rëndësishme, nga ëndrrat e mëdha dhe nga shpresat për t'u përqendruar në çështje të vogla, dhe shpeshherë bien në konflikt për asgjë. Njerëzit më së shumti i bashkojnë çështjet e përbashkëta dhe konfrontimi me armikun e njëjtë. Ndërsa, kur të çlirohen nga problemet e mëdha thellohen në detin e divergjencave për çështje dytësore, ose për çështje margjinale të besimit.

Tradhtia dhe devijimi nga rruga e vërtetë është kur përdoren ofendime të ashpra dhe nënçmime të rënda në çështje që dihen se nuk qëndrojnë në realitet, për çështje që mund të komentohen në disa mënyra, për ata që të respektojnë apo së paku që janë njerëz që i konfirmojnë horizontet e gjëra të kësaj feje. Për këtë, dijetarët dhe mendimtarët myslimanë kanë qenë të obliguar që ta drejtojnë masën e gjerë islame nga problemet e mëdha, rreziqet që i kanosen këtij umeti nga dyfytyrësia, shirku, kufri dhe humbja nga ekstremizmi i panevojshëm. Nëse kihen parasysh këto gjëra negative me qasje më serioze për largimin e tyre nga ky umet, atëherë do të rikthehet krenaria e humbur dhe rizgjimi ynë islam, e që islami mos të akuzohet si faktor i prapambeturisë dhe devijimit, e që dihet fare mirë, se ai sot nuk aplikohet fare në jetë, qe një shekull te myslimanët, veçse në sferën private.

Në cilat cilësi duhet përqendrimi më i madh?

### Besimi në parimet e moralit hyjnor – shëmbëlltyra e myslimanit

Edhe pse definicioni i moralit te shumë njerëz kuptohet në mënyra të ndryshme, ne kemi për qëllim moralin islam të praktikuar në jetë, duke dhënë rezultate legjislative në familje dhe shoqëri, në shkollë dhe qeveri, në luftë dhe liri, si dhe në çdo pore të jetës, të bazuara në Kuran dhe Sunet. Që myslimani të udhëzohet në vlerat të cilat ia plotësojnë atij fenë dhe ia rregullojnë jetën në të dy botët, siç ishte edhe në periudhat e kaluara të sundimit të shtetit islam. Pejgamberi a.s. e ka përcaktuar qëllimin e dërgimit të tij dhe metodologjinë e qartë të misionit të tij me fjalët: "Me të vërtetë jam dërguar t'i plotësoj virtytet e moralit."(transmeton Maliku). Për t'u plotësuar këto virtyte duhet të ruhen vlerat hyjnore për të ndriçuar horizontet e përsosmërisë, ashtu që të ecin në të me dituri dhe moral shembullor. Të ruhen ritualet e miratuara islame, të cilat konsiderohen kondita të besimit, duke u larguar nga kotësitë dhe besëtytnitë e të kaluarës dhe të sotmes, duke konfirmuar parimet e moralit hyjnor, që njeriu të pajiset



me vlera të shëndosha dhe të jetë konsekuent në këto vlera. Sepse, feja jonë islame nuk është vetëm besim, por është rregullim dhe program i jetës në bazë të legjislacionit të tij, bashkim i fesë dhe ligjit, i edukimit dhe fuqisë, idealit dhe interesit, bashkësisë shpirtërore dhe shtetit, vullnetit dhe detyrimit, të lejuarës dhe të ndaluarës, që të plotësohet feja apo islami kuptimplotë. Myslimani nuk guxon të ekzistoj si individ në vete, egoist dhe vetjak, por të krijoi mjedisin, shoqërinë dhe rregullimin jetësor, për të argumentuar atë që beson, atë çfarë e thotë Kurani famëlartë. Për t'i dhënë kuptim këtyre parimeve të moralit islam, besimtari mysliman sot duhet të mendoi në zanafillën e zgjedhjes së problemeve dhe në qëndrimin e tij në shoqëri të mirëfilltë, e jo në gjëra të dorës së dytë, polemika që humbin kohën pa nevojë, që rezultojnë në harxhimin e energjisë në adresë të gabuar, kur Islami është në shënjestër të armiqve për ta kompromentuar atë. Morali nuk është luks pa të cilit mund të jetohet, por ai është esenca e jetës, të cilën e pranon feja dhe i respekton bartësit e tij. Për këtë, Islami i përmblodhi vlerat dhe i nxiti ithtarët e tij që t'u përmbahen atyre një nga një. Ne do t'i përmendim disa cilësi dhe vlera në të cilat besimtari mysliman duhet të kthehet, për t'ia kthyer vetes dhe fesë së vet krenarinë e humbur.

Hasan Kaleshi



# Idetë përparimtare të disa ideologëve të lëvizjes së nacionalizmës shqiptare në gjysmën e dytë të shekullit XIX në bashkëpunim me popujt e Ballkanit (4)

Historiografia shqiptare vetëm viteve të fundit i ka kushtuar rëndësi të konsiderueshme një tubimi të madh shqiptar në Pejë, i cili është mbajtur nga 26-30 janar të vitit 1899, në krye të së cilës ka qenë Haxhi Zeka. [1] Pa u thelluar në vetë tubimin, motivin, qëllimin dhe pasojat e atij tubimi, ne me këtë rast do të përqendrohemi vetëm në një pjesë të deklaratës së liderit të atëhershëm kosovar Ferhat Dragës, djali i feudalit nga Mosjtira e Rozhajës, Ali Dragës dhe në të njëjtën kohë vëlla i politikanit më me zë të Kosovës Nexhip Dragës, më vonë themelues i "Xhemijetit" në vitet e njëzeta të shekullit XX.[2] Dhjetë ditë para fillimit të tubimit në Pejë, Ferhat Draga[6] i ka dhënë një deklaratë një politikani serb, se pozita e serbëve në Vilajetin e Kosovës është më se e vështirë dhe se ata iu janë nënshtruar një agresiviteti dhe ashpërsie nga ana e shqiptarëve. Mirëpo ai vazhdoi se gjitha të këqijat vijnë nga pushtetarët turq, të cilët nuk i ndëshkojnë shkelësit e ligjit, dhe se turqit janë indiferent dhe në mënyrë të heshtur i trimërojnë që të sillen keq ndaj serbëve. Në të njëjtën kohë Ferhat Draga nënvizon se shqiptarët do t'i kishin falënderuar serbët, sikur serbët të kishin lejuar formimin e një komiteti shqiptarë në Beograd, nëpërmjet të cilit lehtë do t'i kishin shpërndarë literaturën nga diaspora në trojet shqiptare. Lidhur me vetë tubimin në Pejë ai qartë tha: "Ne përveç shqiptarëve do të ftojmë edhe përfaqësuesit e serbëve që të prezantojnë në këtë tubim, sepse nuk duam që asgjë të bëjmë pa serbët. Atëherë kur ta fitojmë autonominë gjithçka do të jetë në rregull. Serbët do të jenë të lirë dhe të qetë. Unë ju dëshmoj se me shkuarjen e pushtetit osman gjithçka do të jetë në rregull, sepse tani edhe shqiptarët jetojnë njëjtë në kushte të vështira sikur edhe serbët."[3]

Ne jemi ndalur në këto ide të Ferhat Dragës, sepse atëkohë ide të tilla në mesin e shqiptarëve në Kosovës ka pasur mjaft pak. Ka të ngjarë që idetë e Ferhat Dragës rreth krijimit të një komiteti në Beograd kanë ngacmuar politikanët serb të asaj kohe, sepse që në vitin 1902 në Beograd vepronte një komitet i ngjashëm, i cili që nga viti 1902 e deri në vitin 1904 botonte gazetën "Albania" (Publiésous la directiond'uncomité). Fatkeqësisht rreth atij komiteti dhe aktiviteteve të tij kemi shumë pak informata, sepse prej rreth 30 numrave të asaj gazete, janë ruajtur vetëm dy numra në Bibliotekën Kombëtare në Beograd dhe një numër në Bibliotekën Matica Serbe në Novi Sad. Mirëpo, edhe nga këta tre numra të asaj gazete mund të shihet se rolin kryesor e ka luajtur Jashar Erebara,[4] atëkohë publicist i njohur shqiptar, e që figuronte si pronar i gazetës, si dhe Nikoll Ivanaj, më vonë botues i disa gazetave dhe autor i disa veprave në gjuhën shqipe, edhe pse emri i tij nuk përmendet në mënyrë eksplicite.[5] Siç duket komiteti ka luajtur pikërisht rolin të cilin kishte parashikuar Ferhat Draga, sepse në numrin 30 të datës 7.1.1904 është botuar një shpallje në gjuhën serbe drejtuar shqiptarëve. Në atë shpallje thuhej se shqiptarët në diasporë në këto ditë të vështira, sidomos të vështira nga aspekti arsimor, letrar, kanë shkruar përkthyer dhe kanë hulumtuar trashëgiminë e lashtë dhe ia kanë afruar të botuar popullit! Për t'i njoftuar arnautët të cilët jetojnë në Serbi, apo kudo qoftë jashtë saj dhe lexojnë gazetën tonë me letërsinë tonë, redaksia e gazetës "Albania" ka grumbulluar mjaft vepra të këtilla dhe punime dhe ua ka lënë në deponim bashkëkombësve të vet. Në redaksi gjenden punimet letrare, historike dhe poetike, të gjitha në origjinal të bashkëpunëtorëve tanë. Gjenden përkthime nga gjuha greke, latine dhe nga gjitha gjuhët tjera në gjuhën tonë amtare, si dhe gjitha tekstet shkollore nga klasa e parë e shkollës fillore e deri në klasën e katërt të gjimnazit. Mjaft prej tyre janë botuar edhe në alfabetin cirilik. Secilit që u nevojiten le të urdhërojë në redaksi të Knez Mihajl, rruga nr. 23, ose le të drejtohet me letër, me kartolinë, e redaksia do t'ia dërgojë.

Nuk ka të dhëna se cilat vepra janë shpërndarë nga ky komitet dhe ku janë shtypur, por se ky komitet është marrë me shpërndarjen e librave dhe gazetave, gjejmë dëshmi në letrën e një lexuesi nga Mitrovica, të cilën ia kishte dërguar redaksisë dhe botuar në gazetën "Maqedonia" të datës 15.11.1904. Aty autori i letrës kërkon që në gjuhën shqipe të shtypet abetarja dhe tekste tjera, por me alfabet cirilik, ne thjesht habitemi se si ju atje keni



lejuar që në Austri të botohen libra nëpërmjet Serbisë dhe nga Serbia të dërgohen në këto anë? Nga konsulli austriak në Mitrovicë shpërndahet gazeta "Albania" dhe një abetare e botuar me alfabet latin dhe shqiptarëve u shpërndahen falas... Si keni lejuar që në mes të Beogradit të botohet gazeta me alfabet latin në gjuhën shqipe?!"

Ne kemi cituar shpalljen e lartpërmendur të komitetit e kemi publikuar gati të tërin, sepse sipas mendimit tonë ka domethënie të shumëfishtë. Ajo shpallje para se gjithash tregon se komiteti nuk ka pasur vetëm synime politike, por edhe synime arsimore dhe kulturore. Derisa botimi i atyre veprave është financuar nga ana e Austro Hungarisë, e që botimit iu është bashkëngjitur edhe shoqëria e Bukureshtit dhe Sofjes, është më se e qartë, se Komiteti i Beogradit ka mbajtur lidhje të ngushta dhe bashkëpunim të përhershëm me ato shoqëri. Beogradi ka shërbyer si lloj stacioni transitor për shpërndarjen e literaturës në Kosovë dhe në viset tjera të Perandorisë Osmane të banuara me shqiptarë. Edhe një fakt tjetër që nuk duhet anashkaluar në shpallje përmendet se mjaft prej atyre veprave janë botuar me alfabet cirilik. Sipas mendimit tonë, ato vepra duhet të jenë të botuar në Beograd, sepse nuk jemi në dijeni se në ndonjë vend tjetër të jenë botuar vepra shqipe me alfabet cirilik. Fatkeqësisht askund nuk ia kemi dalë të gjejmë ndonjë nga këto vepra, e as ndonjë shënim për ato vepra, andaj çfarëdo informate rreth atyre veprave do të ishte tejet me interes për kulturën shqipe dhe në të njëjtën kohë edhe për historiografinë. Kjo do të hidhte dritë në marrëdhëniet shqiptaro-serbe deri tani të panjohura. Ajo që veprat janë botuar me alfabet cirilik, gjithsesi me ndihmën e qeverisë serbe nuk do të thotë që qeveria serbe ka dashur t'ia imponojë shqiptarëve alfabetin cirilik, sepse shqiptarët atëkohë nuk kishin alfabetin e tyre unik. Ata shërbeheshin me disa alfabete, si alfabetin latin, grek, arab. Ka pasur tentativë t'u imponohet edhe alfabeti cirilik rus, por që nuk ka ndonjë vepër të botuar me këtë alfabet. Konsiderohet se qeveria serbe e kishte parë të arsyeshme që të punohet në ngritjen kulturore të shqiptarëve, e që qartë shihet edhe në disa artikuj të gazetës "Albania". Kjo më vonë të bie në harresë, aq më tepër me intensitet punohej që të mbahej prapambetja shoqërore dhe kulturore.

Në po këtë numër të gazetës "Albania" është botuar një artikull në gjuhën serbe, me autor anonim, i cili mban titullin "arnautët dhe serbët". Nuk mund të konstatohet se a kemi të bëjmë me një artikull të redaksisë, apo atë artikull e ka shkruar ndonjë serb, i cili për shkak të oportunitetit politik nuk është identifikuar. Si do që të jetë, autori e ka parë të domosdoshme bashkëpunimin mes shqiptarëve dhe serbëve dhe ka bërë me dije cakun ku duhej të arrinte qeveria serbe. Ai insistonte në bashkëpunimin mes dy popujve, fati i kishte bërë që ata 1500 vjet të jetonin dhe punonin bashkërisht. Ai vë në pah pjesëmarrjen e shqiptarëve dhe serbëve në lëvizjet të krishtera të përbashkëta kundër Turqisë. Në artikullin më tej, gjithashtu ceket se, edhe lëvizja e pastër serbe e shekullit të kaluar nuk ka qenë edhe pa një simpati të veçantë të shqiptarëve karshi serbëve. Për dëshmi rreth kësaj ai cekë heroin Konda Binbashin dhe të tjerët. Në fund autori përfundon se sot më shumë se kurrë atij fisi duhet t'i dilet në ndihmë në fushën e arsimit dhe kulturës. Serbia dhe serbët duhet të parët të jenë që t'i ndihmohet atij populli në rrugën e rilindjes, sepse populli serb dhe shqiptarët janë ata që kanë ndarë dhe do të ndajnë të mirën dhe të keqën në jetën e tyre. Shqiptarëve duhet t'u dilet në ndihmë që të arsimohen dhe të njihen me të kaluarën e tyre të vërtetë dhe tek atëherë do të ngadhënjejë e vërteta dhe e drejta.

Ndihmojini shqiptarët të hapin shkolla dhe të arsimohen. Kjo kërkohet nga populli serb. Në gazetën e datës 10 dhjetor të vitit 1902, ndër të tjera thuhet: "Serbët dhe shqiptarët medoemos duhet të jetojnë në miqësi dhe me forca të përbashkëta, të mbrojnë vatrat dhe atdheun e tyre nga armiku i përbashkët."

Duhet besuar se gazetën "Albania" e ka financuar qeveria e Serbisë, edhe pse në një numër të saj kërkohet ndihma morale dhe materiale që të mund të vazhdojë botimi i gazetës dhe t'i mbrojë interesat dhe të drejtat e shqiptarëve në mesin e kombeve tjera të Ballkanit."

(1) Pjesët e lartcekura të Vaso Pashës, i kemi cituar sipas Historia e popullit shqiptar II, 444. (2) Hasan Kaleshi – Isame Dermaku Dokumente nga arkivi i Vjenës mbi lidhjen e Pejës, Vjetari i Arkivit të Kosovës, IV-V, Prishtinë, 1972, 149-205. (3) Për Nexhip Dragën shih artikullin tim në : BiographischesLexiconzurgeschichteSüdosteuropas, SüdosteuropäischeArbeiten, 75 Leif .3. (4) Ferhat Draga në vitin 1921, pas vdekjes së të vëllait të tij Nexhipit, u zgjodh kryetar i „Xhemijetit", dhe ka qenë delegat në Kuvend. Me një rast, i manipuluar nga Pashiqi, shkaktoi rënien e qeverisë. Më vonë është akuzuar për tradhti, është burgosur dhe është gjykuar me 101 vjet burg, për një kohë është amnistuar, por me pa të drejtë të zgjidhet delegat për në Kuvend. Gjatë okupimit ka qenë një ndër udhëheqësit e ideologëve të "Shqipërisë së madhe". Ka vdekur në vitin 1945. (5) Dokumenti shqiptar i përkthyer në tërësi është botuar në punimin e lartcekur të H. Kaleshit dhe I. Dermakut në f. 159-162. (6)Si duket Jashar Erebara ka qenë me prejardhje nga Dibra apo nga rrethina, edhe pse gjithmonë ka qenë i sulmuar në disa gazetat beogradase. Na viti 1911-1912 ka botuar gazetën "Shkupi", me seli në Shkup. Gazeta është botuar me dy faqe në gjuhën shqipe dhe me dy faqe në gjuhën turke. Gjatë periudhës së Ahmet Zogut ka qenë delegat në Kuvendin popullor.



Rexhep Suma (PHDc)

# Bashkëjetesa dhe dialogu kulturor elemente pozitive në përparimin dhe zhvillimin njerëzor (3)

**Familja dhe edukata fetare paraqesin shtegdalje**

Brenda qytetërimit, pa dal nga ai, nuk shihen kurrfarë forcash që do t'u kundërvihen të gjitha këtyre dukurive. Për më tepër, në shkallën e vlerave që qytetërimi njeh nuk gjendet asnjë argument për t'u theksuar kundër të këqijave që i shkaktoi shkenca e papërgjegjshme dhe të tjerat nga kriza e moralit, sikurse janë vërshimi i shundit, pornografisë, alkoolit etj. Kjo është po ajo ndjenjë e pafuqisë dhe rezignimit që ndihet në qëndrimin e kriminologëve amerikanë para ardhjes së baticës së kriminalitetit. Në të vërtetë, kjo është pafuqia e shkencës kundër ligësive, të cilat përveç dimensionit shoqëror kanë edhe atë moral.

Mohimi i qytetërimit nuk është i mundur nga vetë ai, por nga jashtë, pra nga kultura. Edukata religjioze-etike dhe familja paraqesin sheshazi shtegdalje. Mirëpo, as shkenca s'mund të strehohet te religjioni, as qytetërimi të kthehet te familja klasike. Nga aspekti i qytetërimit rrethi është i mbyllur (A. Izetbegoviç).

Koncepti perëndimor për prerje të thuktë mes të shenjtës dhe shekullares është një rezultat i një procesi të gjatë historik, është produkt i pushtetit dhe kundërtive lidhur me ngjashmëritë e autoritetit. Luftërat e reformacionit janë pasqyruar si në besnikërinë proto nacionale, ashtu edhe në qëllimet fetare (Riis, 1998b). Ne nuk duhet ta nënvleftësojmë edhe ndikimin e fuqisë së pandershme dhe mbizotërimin në krijimin e këtyre kufijve. Zhvillimi i hershëm modern i kulturave kombëtare evropiane ka qenë i lidhur fort me identitetet fetare të njerëzve. Këtë lidhje mund ta ilustrojmë me ndërthurjen e identitetit luterian me atë suedez, të identitetit katolik me atë irlandez, të identitetit anglikan me atë anglez. Ndonëse në dekadat e fundit shtetet kombëtare e patën eliminuar përcaktimin e "shtetit" ose të "kishës" bazë, supozime të shumta të mishëruara thellë në fetë kombëtare, që kanë mbetur në kuadër të ligjit, të politikës publike (siç janë të ardhurat vjetore prej taksave), në mbarështimet institucionale (si ato në shkolla), si dhe në të kuptuarit e natyrës së autoriteti "shekullar".[1] Mediet e hapura dhe të pavarura kanë rëndësi të veçantë në çdo shoqëri demokratike. Rëndësia e informatave dhe qasshmërisë së tyre për audiencën e gjerë janë parakushte jetësor për të drejtat e lirisë së shprehjes dhe pjesëmarrjes politike.[2] Respekti i të drejtës fetare është e garantuar me ligj. Nëse jeni pjesëtar i një komuniteti në Kosovë, ju keni të drejta kushtetuese për ta shprehur, mbajtur dhe zhvilluar më tej kulturën dhe traditën tuaj. Ju gjithashtu keni të drejtë të administroni zhvillimet tuaja kulturore.[3]

Noam Chomsky vazhdimisht vë në dukje një përfundim të thjeshtë, nuk ka nevojë për asnjë zbulim komploti për të analizuar devijimet e medies në vendet perëndimore. Një grusht njerëzish dhe korporatash që sot kanë në pronësi shumicën e organeve të medies, i fituan firmat e tyre duke mbështetur hapur elitat politike në vendet ku veprojnë mediet e tyre. Vite më parë, kur Chomskyn e pyetën se si e kontrollonin elitat e korporatave medien, ai u përgjigj: "Kjo është njësoj si të pyesësh se si elitat e korporatave kontrollojnë General Motors. Ata nuk kanë nevojë ta kontrollojnë atë, ajo është pronë e tyre.[4]

Studimet analitike kulturore përkitazi me rolin e medieve tashmë është bërë paradigmë dominuese në hulumtimet e komunikimit. Hulumtimet kulturore shkencore vënë në spikamë njohjen e rëndësisë së ashtuquajturës "kërkime administrative" që zakonisht përdoren për të ditur shkallën dhe efektin e programeve, por pajtohen që efektet sasiore të hulumtimeve vërtet nuk ofrojnë përgjigje mbi pyetjen qenësore për mediet fetare. Studimet kulturore koncentrohen mbi atë se individët në grup përdorin mediet për të ndërtuar botëkuptime fetare në jetën e tyre, dhe së dyti sa këto botëkuptime fetare ndërlidhen me shumë aspekte të ndryshme jetësore. Deri në vitet e 70-ta i gjithë koncepti fetar i programeve dhe shkrimeve ndërlidhej me efektin e audiencës që kishte si rezultat apo impresionizmin, se çka ndonjë mund

të bëj për ceremoninë e së dielës dhe që të angazhohet që sa më shumë të konvertoj njerëz. Por, gradualisht studimet u largoheshin "efekteve" të këtyre pyetjeve duke u orientuar nga ajo se sa audienca është e gatshme të krijoi opinion nga mediet, etj.

Nga ana tjetër antagonizmi karshi islamit gjithmonë ka qenë i ngulitur në Evropë, që nga koha e kryqëzatave. Por, kjo ishte në kufij të largët nga distanca gjeografike. Por, bazuar në realitetin e sotshëm kur kemi një numër të madh emigrantësh si dhe shumë evropianëve, por edhe amerikanëve që po e përqafojnë islamin, për fat të keq ka aso zëra që kjo shoqëri të ndjek rrugën e konfrontimit me myslimanët.

Për fat të keq mediet në perëndim në këtë drejtim kanë luajtur një rol shumë destruktiv në afrimin e feve dhe besimeve për të jetuar në paqe dhe harmoni fetare, madje kanë kontribuar në mbjelljen e armiqësive, duke paraqitur sterotipe për myslimanët, se ata janë fundamentalistë, e edhe terroristë. P.sh pas 26 janarit 1995, kur ndodhi shpërthimi në Qendrën Tregtare Botërore, mediet në mënyrë gjenerale portretizuan myslimanët amerikanë si shkaktarë të katastrofës. Pra, ishte një gabim qoftë me dije apo pa dije, dhe mediet morën rolin e gjykatësit duke i fajësuar dhe i shpallur fajtorë të gjithë myslimanët amerikanë.

Ka shumë pikëpamje të përbashkëta që obligojnë të gjitha religjionet, që ndonëse me botëkuptime të ndryshme, të gjenden në të njëjtën detyrë, sepse ato lidhen nga premisa të ngjashme shpirtërore.[5] Sido që të jetë, në raportet e medieve hasim shpeshherë fjalën fundamentalist, në sinonim të fjalës ekstremist dhe kjo është gabim i pafalshëm që bëhet nga mediet, pasi që në realitet islami e ka ndaluar ekstremizmin rreptësisht. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Ata persona që kalojnë në ekstremizëm (në praktikumin e fesë) ata janë të mallkuar (nga Zoti)."Prej besimit që Islami mbjell te myslimanët është fakti se krahas Muhamedit a.s. ata i besojnë të gjithë të dërguarit pa kurrfarë dallimi, duke filluar nga Ademi, Nuhu, Ibrahimi, Musa dhe Isa, por në Kuran më shumë përmendet Isa, sesa Muhamedi a.s. Dhe ky fakt heshtet nga mediet, të cilat janë të thirrura që të prezantojnë dhe të publikojnë të vërtetat mbi këto argumente, e mos të fokusohen vetëm në propagandën e zezë kundër një feje, e në këtë rast Islamit. Pra, nuk ka aspak ndërlidhje me portretizimin e Islamit si fe dhe si realitet, kundër asaj që prezantohet në medie, dhe paraqitjet e tilla në opinion vetëm sa e forcojnë mitin dhe të pavërtetat që po shpifen për këtë fe. Dhe paraqitja e informacioneve të tilla vetëm sa nxit dhe rrit vëllimin e urrejtje mes feve dhe popujve të ndryshëm.

**Ruajtja dhe kultivimi i identiteteve**

"Dialogu ndërkulturor, vetëm se kontribuon drejt mirëkuptimit të faktit, se pavarësisht veçantive tona, ndajmë vlera pozitive dhe ballafaqohemi me sfida të ngjashme."Para fundit të dekadës së KB-së për dialog midis civilizimeve dhe dekadës për kulturën e paqes, në kushte kur procesi i globalizimit gjithsesi se na bashkon, me rëndësi esenciale është që të mos lejojmë që religjioni dhe kultura të shndërrohen në forca që çojnë drejt konflikteve dhe ndarjeve. "Prej atje del edhe fuqia e madhe e liderëve të bashkësive fetare dhe të tjerëve që pozitivisht të ndikojnë për mirëkuptim dhe bashkëjetesë të ndërsjellë, si dhe të kontribuojnë në edukimin e të rinjve në këtë drejtim, posaçërisht në rajonet multikulturore dhe multifunksionale, siç është rajoni i



Evropës Juglindore,"thotë drejtoresha e përgjithshme e UNESKO-së Irina Bokova.[6]

Në fakt, globalizimi është "sëmundja" e kohërave moderne. Fjala "sëmundje"këtu nënkupton anën negative të kuptimit të fjalës, por faktin që ky fenomen prek shoqërinë në tërësinë e saj, e si rrjedhojë gjithë njerëzimin. Globalizmi, së bashku me të gjithë komponentët të cilët e formojnë atë ka vetinë e ndryshimit të shoqërive, ekonomive, kulturave dhe çdo elementi tjetër që ka lidhje me njeriun e shoqërinë. Për këtë arsye globalizmi është trajtuar dhe vazhdon të trajtohet akoma mbi ndikimin që ka në fushat më kryesore të jetës, si ekonominë, politikën, kulturën, fenë e shumë elemente tjera. Pra, globalizmi përbën një efekt të shumëfishtë për njeriun dhe shoqërinë. Kjo është edhe ana më kryesore e globalizmit, e cila e bën atë njërin ndër faktorët dhe shkaqet më themelore të procesit të institucionalizimit të dialogut ndërfetar.[7]

Meqë burimet ekonomike, teknologjike dhe financiare nuk janë të shpërndara në mënyrë të barabartë rreth botës, disa grupe etnike, kulturore dhe kombëtare përballen me më shumë vështirësi në ruajtjen e identiteteve dhe traditave të tyre. Për rrjedhojë për të kuptuar problemet rreth imperializmit kulturor, është e rëndësishme të analizojmë ndikimin e kulturës popullore amerikane. Nuk ka mënyra të lehta për të marr ndikimin e kulturës popullore, por duhet të jemi të ndjeshëm ndaj ndikimeve të saj në komunikimin ndërkulturorë.

Shumë grupe kulturore përreth botës shqetësohen rreth ndikimit të imperializmit kulturor. Për shembull, Qeveria e Kebekut është e shqetësuar për efektet e medieve në gjuhën angleze mbi gjuhën dhe kulturën franko-kanadeze. Francezët kanë shprehur gjithashtu shqetësim rreth dominimit të kulturës popullore të SHBA-ve dhe ndikimit të saj në shoqërinë franceze. Imazhet e prodhuara nga industritë e kulturës, siç janë filmi dhe televizioni na mundësojnë "udhëtimin"në shumë vende të botës. Kultura popullore gjithashtu na ndihmon të mësojmë rreth grupeve të tjera kulturore. Ne priremi të mbështetemi më fuqimisht imazhet e medies dhe grupeve kulturore, për të cilat kemi pak apo pothuajse aspak përvojë personale, por në këtë rast steretipizmi mund të përbëjë një problem. Një pjesë e madhe e kulturës popullore prodhohet në SHBA dhe qarkullon në të gjithë globin. Mungesa e ekuilibrit të shkëmbimit midis kulturës popullore amerikane dhe teksteve të tjera të kulturës popullore, ka ngritur shqetësim rreth imperializmit kulturor.[8]

Identiteti ynë kombëtar ndikon me siguri mbi natyrën se si ne e shohim botën dhe si komunikojmë me njerëz të kombësive tjera. Ashtu sikurse njëri prej studentëve tanë nënvizoi: sa më shumë zgjeroj horizontin kulturor, aq më i mrekulluar jam nga mënyra se si e shikoj jetën si rezultat i të qenët amerikan. Ka kaq shumë gjëra që ne i marrim të mirëqena, si mënyra e vetme për të bërë diçka apo për të menduar, ashtu si i gjithë ajo që ka të bëjë me individualizmin dhe sjelljet, vlerat e lidhura me të. Ka kaq tipa njerëzish dhe personalitetesh që nuk i kisha imagjinuar kurrë më parë.[9]



Duhet theksuar se neve na nevojitet edhe vetëm një hap i vogël në drejtim të mirëkuptimit të tërësishëm se jetesa në botë me shumë kultura dhe religjione të ndryshme vetëm se mund të na i forcoj raportet tona në shumëllojshmërinë e besimeve, ideve dhe mendimeve, por normalisht duke respektuar gjithsecili kulturën dhe besimin e vet.

(1) Meredith B. McGuire, Religion: The Social Context (Religjioni: konteksti shoqëror ), përktheu nga anglishtja dr. Ali Pajaziti f.476 Logos-A. 2007, Shkup. (2) www..ecmikosovo.org. (3) Kushtetuta, Neni 59.1; Ligji për Komunitetet, Neni 5.1. http://www.ecmikosovo.org. (4) Pronësia e medies dhe ndikimi i saj në pluralizmin dhe pavarësinë e medies, përkthim. edicion elektronik. Botues: Instituti Shqiptar i Medies, f.1, 2004. (5) www.horizonti.com. (6) www.yllpress.com, 7 Maj 2010. (7) Blad Cory, "Globalization and the efficacy of nacional culture: A Methodolical frameëork for analyzing the neoliberal state" International Journal of social inquiry, vol.1, n.2, Bursa:2008, f.39. (8) Judith N. Martin, Thomas K. Nakayama Hyrje në komunikim ndërkulturor, përkthyer nga Elena Bozheku f.229- 231, UET Press, 2010, Tiranë. (9) Judith N. Martin, Thomas K. Nakayama, Ibid. f.124.

Ma. sc. Burim Bibaj

# Devotshmëria ndaj Allahut



Tema të cilën do ta shtjellojmë meriton t'i kushtohet një vëmendje dhe rëndësi e veçantë, ngase në të janë përshkruar cilësitë të cilat besimtari duhet t'i kërkoj që të zbukurohet me to, e posaçërisht pasi është ajeti i parë në librin e Allahut, ku sqarohet gjendja e të devotshmëve. Radhitja e tij në fillim të Kuranit është një argument për rëndësinë e tij dhe rrezikun e madh (nëse nuk jemi prej tyre). Rëndësi tjetër është edhe përshkrimi i atyre të cilët përfituan nga Kurani fisnik, dhe u udhëzuan me të, sepse ishin ata që e lexuan dhe e medituan atë. Allahu në Kuran thotë: "Ky është libri që nuk ka dyshim në të (sepse është prej Allahut) është udhëzues për ata që janë të devotshëm. Të cilët besojnë të fshehtën, e kryejnë faljen (namazin) dhe prej asaj që Ne u kemi dhënë, ata japin (zekat, sadakë etj). Dhe ata, të cilët besojnë në atë që t'u shpall ty, dhe në atë që është shpallur para teje, dhe që janë të bindur plotësisht për (jetën e ardhshme) në botën tjetër (ahiretin). Të tillët janë të udhëzuar nga Zoti i tyre dhe vetëm ata janë të shpëtuarit." (El Bekare, 1-5)

Devotshmëria ndaj Allahut është përmbledhëse e mirësive dhe ruajtëse e begative.[1] Cilësi e lavdëruar që më së shumti përmendet në Kuran dhe nuk ka mirësi të dynjasë dhe të ahiretit dhe as të jashtme e të brendshme, veçse devotshmëria është fortifikatë dhe mbrojtëse e tyre. Ajo është porosia e Allahut për të hershmit dhe ata të vonshmit: "Ne i kemi porositur ata që u është shpallur libri para jush dhe juve: Frikësojuni Allahut!" (En Nisa, 131)

### Definicionet e devotshmërisë

Devotshmëria është shkalla më e lartë, që duhet besimtari të ngritët tek ajo, sado që të përjetoi mundime dhe vuajtje për hir të saj. Dijetarët islam kanë dhënë shumë definicione për devotshmërinë dhe janë shtuar fjalët rreth saj, do t'i përmendin disa prej tyre, që të jenë si një pishtar që na udhëzon me dritën e tij.

Është thënë: "Devotshmëria është t'i nënshtrohesh Allahut e të mos mëkatosh, ta rikujtosh e mos ta harrosh, dhe ta falënderosh e mos ta mohosh (për mirësitë që t'i ka dhënë)."

Po ashtu është thënë: "Devotshmëri është që mos ta zgjedhësh ndaj Allahut askënd pos Tij, dhe ta dish se çdo gjë është në dorën e Tij."

Gjithashtu është thënë: "Devotshmëri është që të mos të gjejnë njerëzit në gjuhën tënde dhe në veprën tënde ndonjë gabim, e as melaqet mos të të gjejnë ndonjë gabim në fshehtësinë tënde."[2]

"Devotshmëri është që mos të të shoh Krijuesi yt aty ku Ai ta ndaloi ty"





"I devotshëm është ai i cili ecën rrugës së të dërguarit të tij (paqja e Allahut qoftë mbi të), dhe e hedh dynjanë prapa shpinës së tij, dhe ia obligon vetes sinqeritetin dhe mbajtjen e premtimit, dhe e largon veten nga haramet dhe mashtrimet."[3]

### Si i vlerëson Kurani të devotshmit

Në Kuran të devotshmit përshkruhen me cilësi shumë të larta e të veçanta dhe përmendja e cilësive të tyre të mahnitë.[4] Të devotshmit në librin e Allahut përshkruhen: "Të cilët besojnë të fshehtën, e kryejnë faljen (namazin) dhe prej asaj që Ne u kemi dhënë, ata japin (zekat, sadakë etj). Dhe ata, të cilët besojnë në atë që t'u shpall ty, dhe në atë që është shpallur para teje, dhe që janë të bindur plotësisht për (jetën e ardhshme) në botën tjetër (ahiretin)." (El Bekare, 3-4)

Të devotshmit në Kuran përshkruhen se janë: "Të cilët japin lëmoshë edhe kur janë në mirëqenie, edhe kur janë në vështirësi, e mposhtin zemërimin dhe ua falin fajet njerëzve. Allahu i do bamirësit. Edhe ata të cilët kur bëjnë ndonjë (mëkat) të shëmtuar ose i bëjnë vetes së tyre zullum, e përmendin Allahun dhe kërkojnë falje për mëkatet e tyre, e kush i fal mëkatet përveç Allahut?, dhe që duke ditur nuk vazhdojnë në atë që kanë punuar (në të keqen)." (Ali Imran, 134-135)

Devotshmëria i hap dyert e zemrave të mbyllura: "Prandaj ruajuni Allahut! Allahu ju mëson ju." (El Bekare, 282)

Udhëzimi i Kuranit nuk vjen përveçse në ato zemra të pastra dhe të shëndosha, të cilat i largohen rrugëve të devijimit dhe të shkatërrimit. Të devotshmit e kanë të garantuar vendin e parë për ndershmëri, siç thotë Allahu në Kuran: "Më i nderuari prej jush tek Allahu është ai që i frikësohet më shumë." (El Huxhurat, 13)

Po ashtu Allahu i pranon veprat vetëm nga të devotshmit: "Allahu pranon vetëm prej të devotshmit." (El Maide, 28)

Sinqeriteti i devotshmërisë del në shesh dhe qartësohet vetëm atëherë kur devotshmëria e robit është e njëjtë si në publik, ashtu edhe në fshehtësi. I dërguari i Allahut i tha Muadhit r.a.: "Frikësoju Allahut kudo që të jesh."[5] E në të njëjtin kuptim aludon edhe fjala e Allahut: "Dhe keni frikë Allahun që me emrin e Tij përbetoheni, ruajeni farefisin, se Allahu është mbikëqyrës mbi ju." (En Nisa, 1)

### Frytet e devotshmërisë

Nëpërmjet devotshmërisë njeriu arrin dobi të shumta, si në jetën e kësaj bote ashtu edhe në botën tjetër. Prej fryteve të devotshmërisë po përmendim:

1. Udhëzimi. Në lidhje me këtë Allahu i Madhëruar thotë: "Ky është libri që nuk ka dyshim në të (sepse është prej Allahut) është udhëzues për ata që janë të devotshëm." (El Bekare, 2)
2. Ndihmesa e Allahut. Allahu i Madhëruar thotë: "S'ka dyshim se Allahu është me ata që janë të devotshëm (që ruhen prej të këqijave) dhe me ata që janë bamirës." (En Nahl, 128)
3. Allahu i miqëson (i përkrah dhe i ndihmon) të devotshmit. Allahu i Madhëruar thotë: "Allahu është mbrojtës i besimtarëve të devotshëm." (El Xhathije, 19)
4. Largimi i brengosjes në botën tjetër. Allahu i Madhëruar thotë: "S'ka dyshim se të dashurit e Allahut (evliatë) nuk kanë frikë (në botën tjetër) e as kurrfarë brengosje. (Ata janë) Të cilët besuan dhe ishin të ruajtur. Atyre u jepet myzhde në jetën e dynjasë (në çastin e vdekjes) dhe në jetën tjetër (për shpëtim dhe xhenet). Premtimet e Allahut nuk mund të pësojnë ndryshim. E ai është sukses i madh." (Junus, 62-64)

5. Largimi i vështirësive dhe brengave.[6] Allahu i Madhëruar thotë: “E kush i frikësohet Allahut (i ruan dispozitat e Tij), atij Ai i gjen rrugëdalje.” (Et Talak, 2)

6. Furnizimi i mirë (rësku). Allahu i Madhëruar thotë: “E kush i frikësohet Allahut (i ruan dispozitat e Tij), atij Ai i gjen rrugëdalje, dhe e furnizon atë prej nga nuk ia merr mendja.” (Et Talak, 2-3)

7. Allahu i do të devotshmit. Për këtë Allahu i Madhëruar thotë: “Allahu i do ata që janë të devotshëm.” (Et Teube, 7)

8. Mendjemprehtësia dhe falja e gjynaheve arrihet nëpërmjet devotshmërisë.[7] Allahu i Madhëruar thotë: “O ju që besuat, nëse keni frikë Allahun, Ai do të vërë udhëzimin (në zemrat tuaja) për ju, do t’ua mbulojë të këqijat e do t’ua fal mëkatet. Allahu është dhurues i madh.” (El Enfal, 29)

9. Lehtësimi i çështjeve. Allahu i Madhëruar thotë: “E kush i frikësohet Allahut, Ai atij ia lehtëson çështjen.”(Et Talak, 4)

10. Shtimi i shpërblimit dhe shlyerja e gjynaheve.[8] Allahu i Madhëruar thotë: “E kush e ka frikë Allahun, Ai atij ia shlyen të këqijat dhe ia shton shpërblimin.” (Et Talak, 5)



11. Pranimi i veprave. Allahu i Madhëruar thotë: “Allahu pranon vetëm prej të devotshmëve.” (El Maide, 27)

12. Shpëtimi, Allahu i Madhëruar thotë: “O ju besimtarë, bëni durim, bëhuni të qëndrueshëm kundër armikut, rrini të përgatitur dhe që të shpëtoni ruajuni dënimit të Allahut.” (Ali Imran, 200)

13. Përgëzimi, Allahu i Madhëruar thotë: “(Ata janë) Të cilët besuan dhe ishin të ruajtur. Atyre u jepet myzhde (përgëzim) në jetën e dynjasë (në çastin e vdekjes) dhe në jetën tjetër (për shpëtim dhe xhenet). Premtimet e Allahut nuk mund të pësojnë ndryshim. E ajo është fitorja e madhe.” (Junus, 63-64)

14. Hyrja në Xhenet, Allahu i Madhëruar thotë: “Është e sigurt se për të devotshmit do të ketë te Zoti i tyre kopshte të begatshme.” (El Kalem, 34)

15. Shpëtimi nga zjarri i xhehenemit. Allahu i Madhëruar thotë: “Dhe nuk ka asnjë prej jush që nuk do t’i afrohet atij. Ky (konstatim i xhehenemit) është vendim i kryer i Zotit tënd. Pastaj, (pas kalimit pranë tij) do t’i shpëtojnë ata që ishin ruajtur (mëkateve), e zullumqarët do t’i lëmë aty të gjunjëzuar.” (Merjem. 71-72)

**Për fund**

Këtë temë dua ta mbyll me fjalët e Aliut r.a., i cili kur i përshkroi të devotshmit tha: “Ata janë të ndershmit, kur flasin flasin drejtë, veshja e tyre është ekonomike, të ecurit e tyre është modest, sytë e tyre i mbrojnë nga harami, e dëgjojnë vetëm atë që iu bën dobi, Krijuesin në zemrat e tyre e madhështojnë, çdo gjë tjetër jashtë Tij në sytë e tyre është e vogël, zemrat i kanë të përmalluara, askujt nuk i bëjnë dëm, kërkesat e tyre në dynja janë të vogla, nderin e kanë të mbrojtur, e dinë se bërja durim disa ditë të shkurta, pas saj do të vijnë ditë të rehatshme e të gjata, natën falen dhe lexojnë Kuran, kërkojnë shpëtim dhe mëshirë, nuk kënaqen me pak nga veprat e mira, Allahut i frikësohen, bëjnë durim në vështirësi, falënderojnë për begatitë, gabimet e tyre janë të pakta dhe nga ta shpresohet e mira dhe nga sherri i tyre njerëzit janë të mbrojtur.”

(1) Naim Tërnava “Morali Islam 2”, Prishtinë 1998, f. 79. (2) Amër Halid “Përmirësimi i zemrave”, fq. 109. Tiranë 2005. (3) Shkëputur nga libri : “ Khumasijat mukhtareh fi tehdhib en nefs el emareh” (4) Imam Neveviu, “Rijadus salihin”, Kapitulli për devotshmërinë, fq. 42, Prishtinë 1997. (5) Dr. Abdurrahman Rafet el Basha, “Fragmente nga jeta e sahabëve” Prishtinë 2002, fq. 51-57. (6) Aid el Karni “Mos u Trishto” fq. 326, Gostivar, 2005. (7) Abdullah Nasih Ulvani “Formimi i personalitetit të njeriut në pikëpamje islame” fq.46, Gostivar, 2003. (8) Imam Neveviu, “Rijadus salihin”, Kapitulli për urdhërim të veprave të mira, fq.88, Prishtinë 1997.

Prof. dr. Qazim Qazimi



# Islami dhe bashkëqeverisja te shqiptarët në periudhën e osmanlinjve (3)

**Shqiptarët ishin bashkëqeverisës në kalifatin osman**

## Kryeministrat shqiptarë gjatë kalifatit osman

### 21. Xhixhan Mehmet Pasha

Me origjinë shqiptare nga i ati, ndërsa nga e ëma nga familja e sulltanit. Ai u rrit dhe u edukua në oborrin e sulltanit. Si kryeministër qeverisi në vitet 1644-1645.

### 22. Kara Mustafa Pasha

Me origjinë shqiptare, i lindur në Shqipëri. Ai shkoi në Stamboll si jeniçer dhe arriti të bëhej komandant i ushtrisë së jeniçerëve. Ka qenë dy herë kryeministër në vitet 1649-1650 dhe 1655. Gjatë detyrës si ministër i marinës mundi flotën venedikase.

### 23. Tarhanxhu Mustafa Pasha

Ishte me origjinë nga Mati dhe qeverisi vendin në vitet 1652-1653. Karrierën e nisi si qeveritar i Egjiptit dhe më vonë i Selanikut. Ishte kryeministër i parë që në kushtet e ndalimit të fushatave dhe plaçkitjeve arriti të bëjë buxhetin e shtetit për të menaxhuar më mirë të ardhurat dhe shpenzimet.

### 24. Qypyrli Mehmet Pasha

Ishte shqiptar nga Berati, i lindur në një familje të varfër dhe kishte punuar si kuzhinier i sulltanit. Ai nuk kishte arsim, madje ishte analfabet dhe nuk dinte të shkruante dhe të lexonte. Ai e mori pushtetin duke i vendosur disa kushte sulltanit, si p.sh që të zgjidhte vetë ndihmësit e bashkëpunëtorët në qeverisje, gjë që s'e kishte bërë asnjë kryeministër deri në atë kohë.

### 25. Fazlli Ahmet Pasha Qypyrliu

Pas vdekjes së Mehmetit, vendin e tij e zuri i biri Fazlliu. Si kryeministër qeverisi vendin për një kohë prej 15 vjetësh nga viti 1661 deri më 1676. U edukua në Stamboll dhe ishte më pak i ashpër se i ati.

### 26. Fazlli Mustafa Pashë Qypyrliu

Ishte djali i dytë i Mehmet Qypyrliut dhe ngjiti shkallët e karrierës shumë shpejt me ndihmën e të afërmve, por dhe me meritat e veta. Në vitin 1690 – 1691 u emërua si kryeministër.

### 27. Ali Pashë Arabxhiu

Lindi në Ohër. Hyri në ushtri si jeniçer dhe përfundoi si komandant i jeniçerëve. Më vonë u bë komandant i rojeve në oborrin e sulltanit. Në vitin 1691 u bë kryeministër deri në vitin 1692.

### 28. Hysen Qypyrliu

Me origjinë nga familja e madhe e Qypyrlinjëve, kushëri i parë me bijtë e Mehmet Qypyrliut. Në fillim qe ministër i marinës, dhe pas mbrojtjes së Beogradit kundër austriakëve u bë kryeministër në vitet 1697-1702.

### 29. Dalltaban Mustafa Pasha

Ishte shqiptar i lindur në Manastir, i cili ngjiti shkallët e karrierës në saje të aftësive të tij politiko-ushtarake. Nga jeniçer kaloi në komandant të jeniçerëve. Ai qeverisi në disa vilajete si në Bagdad, Bosnjë dhe Anadoll. Qeverisi vendin si kryeministër në vitet 1702-1703.

### 30. Numan Pashë Qypyrliu

Me origjinë nga familja e qypyrlinjëve ishte nipi i Mehmet Qypyrliut dhe qeverisi shtetin në vitin 1710. Para se të bëhej kryeministër në vitin 1708 u martua me të bijën e sulltanit.



**31. Haxhi Halil Pashë Shqiptari**

Ishte nga Elbasani. Ai ngjiti shkallët e karrierës me mundin dhe punën e vet, duke kryer disa detyra si komandant ushtarak e qeveritar, derisa në vitin 1716 u bë kryeministër.

**32. Ivaz Zade Halil Pasha u bë kryeministër në v. 1770.**

**33. Almadar Bajraktar Mustafa Pasha**

Ishte shqiptar dhe mori e kryeministrinë, pasi hipi në fron sulltan Mahmut Hani II. Ka qenë ushtarak dhe tregtar i zoti. Ka marrë pjesë në ekspeditën ushtarake kundër Rusisë.

**34. Memish Pasha i zgjuar ishte kryeministër në vitet 1808-1809.**

**35. Gjirtili Mustafa Nail Pasha**

Ishte me origjinë nga Kosturi, që sot grekët e quajnë Kastoria, dhe u bë kryeministër tri herë me ndërprerje në 1853, 1854, 1857.

**36. Mehmet Ferit Pashë Vlora**

Ishte kryeministër në vitet 1902-1908 dhe ka lindur në Janinë, pasi la postin e kryeministrit u bë kryetar senati dhe ministër i brendshëm.

**37. Mirsili Said Halim Pasha**

Ishte nipi i Mehmetit të Kavallës. Ai u bë senator dhe më pas kryetar i Senatit më 1912, ndërsa ministër i brendshëm dhe kryeministër në vitet 1913-1917.

**38. Ahmet Izet Pasha**

Me origjinë nga Manastiri, qe kryeministër në vitin 1918.

**39. Demat Ferit Pasha ishte kryeministri i fundit në kalifatin osman në vitet 1919-1920.[1]**

Kjo listë me emrat e kryevezirëve dhe të vezirëve (kryeministrave dhe ministrave) shqiptarë janë argumenti më i fuqishëm se shqiptarët kanë qenë bashkëqeverisës në kalifatin osman, dhe pjesë e pandarë e shtetit osman, gjë që nuk e kanë arritur dhe nuk po e arrijnë edhe sot e kësaj dite, të vendosen në hierarkinë e Evropës së qytetëruar, edhe pse jemi popull evropian. Duhet theksuar se trojet shqiptare nën sovranitetin e shtetit osman përfshinin një sipërfaqe prej 92.000 km katrore, dhe ato i llogariste si pjesë të pandarë nga shteti.

Studiuesi gjerman, prof. dr. Herman Gros në librin "Ekonomia Ballkanike" shkruan se "Shqiptarët gjatë pesë shekujve që kanë bashkëjetuar me turqit osmanlinj, në saje të aftësisë së adaptimit dhe të talenteve të tyre si nëpunës, kishin zënë shkallët më të larta në Qeverinë e Stambollit dhe kishin role të rëndësishme për perandorinë. Mirëpo nga ana tjetër, fiset shqiptare jetonin të lira e të pavarura në male të Shqipërisë."[2]

Shqiptarët në kalifatin osman krahas personaliteteve qeveritare dhe ushtarake, kanë bërë emër edhe në administratë, drejtësi, arsim, kulturë, arkitekturë, art etj. Abdyl Frashri ishte 10 vjet deputet në parlamentin e parë osmanli, 1877-1878, Hasan Tahsini ishte rektor i universitetit të Stambollit. Edhe Sami Frashri hartoi "Fjalorin Frëngjisht – Turqisht", "Fjalorin Turqisht", "Enciklopedi historike – gjeografike" në 6 vëllime etj., duke i shërbyer arsimit, edukimit dhe kulturës turke – osmane shumë më tepër sesa një intelektual turk.

Abedin Dino ishte një nga valinjtë e shquar, Ismail Qemaili ishte sekretar i përgjithshëm i Ministrisë së Jashtme, deputet në parlamentin osman në vitet 1908-1912, Vaso Pash Shkodrani ishte vali i Libanit. Himnin kombëtar të Turqisë së sotme e shkroi autori shqiptar Mehmet Akif. Presidenti i Turqisë, Ataturku më 1 mars 1921 në Asamblenë Kombëtare të Turqisë sqaroi se "Me popullin shqiptar kemi bashkëjetuar si vëllezër disa shekuj. Prandaj këtë shtet e komb vëlla do ta ndihmojmë sa të mundim dhe sa të ketë nevojë."

Edhe Turqia e ditëve të sotme është mike e shqiptarëve. Turqia ishte shteti i dytë me radhë që ka njohur pavarësinë e Kosovës, (gjë që nuk e bënë deri më sot dy qendrat e tjera të feve monoteiste). Madje, turqit shqiptarët po i quajnë vëllezër, që duhet përkrahur dhe ndihmuar në çdo fushë për ndërtimin e shtetit dhe mirëqenien e tyre, madje duke shprehur gatishmërinë edhe për t'i mbrojtur në çdo mënyrë në rast nevoje sikundër edhe SHBA-ja. Prandaj planifikimi afatgjatë dhe pranimi i Turqisë në BE është i rëndësishëm për të dy palët. Në rast të kundërt, Turqia detyrohet të përpiqet të ngrejë një bosht të ri me vendet myslimane të rajonit, me marrëveshje afatmesme dhe afatgjata. Kjo është një perspektivë me të vërtetë, ndoshta më e rrezikshme për të gjithë. Prandaj pranimi i Turqisë në BE është një domosdoshmëri.

Për fund duhet të vëmë në spikamë se "Islami në kulturën shqiptare" nuk ka mundësi, as teorike as shkencore, të konsiderohet si "incident kalimtar" kur kemi parasysh fenë, kulturën dhe traditën islame shumë shekullore ndër shqiptarët.[3]

(1) http:www.albeu.com/biografia kush është/kush ishin 39 kryeministrat shqiptarë të perandorisë osmane/ 07/05/2013, http:telegrafi.com/39 kryeministrat shqiptarë në perandorinë osmane/20.07.2014. (2) Marrë nga faqja: http://www.gazetametropol.com/tekst.php?idt=57433. (3) Shih. "Feja, kultura dhe tradita Islame ndër shqiptarët", Simpozium ndërkombëtar, Botues BIK, Prishtinë 1995, fq. 574.



Mr. Jasir Krasniqi

# Muhamedi a.s. dhe trajtimi i dhunës

Allahu xh.sh e dërgoi Muhamedin a.s. te njerëzit udhëzues, udhërrëfyes, i nxori nga errësirat e injorancës në dritën e islamit, ishte më i miri udhëheqës, prijës dhe edukues, i cili diti shumë mirë të sillet me problemet e shoqërisë rreth tij, me një dinjitet të lartë dhe mendjemprehtësi të thellë, duke filluar nga mbjellja e mbikëqyrjes njerëzore, e duke vazhduar në mbylljen e çdo mundësie që shkaktonte probleme, për të përfunduar me mjekimin e shkallëzuar nëpërmjet ligjeve dhe rregullave të prera, të cilat parandalojnë çdo person i cili synon të lakojë shoqërinë nga e mbara dhe e drejta. Ajo shoqëri në të cilën jetoi Muhamedi a.s. jetoi për shekuj me radhë në siguri dhe paqe.

Në këta pak rreshta do të përmendim disa shembuj që aludojnë në programin e pejgamberit tonë Muhamedit a.s. në përmirësimin e problemeve të cilat i jetoi ai në shoqërinë e tij, program ky i cili është edhe argument i pejgamberisë së tij, por edhe argument i mendjemprehtësisë dhe gjenisë së tij.

Islami i kushton kujdes të veçantë shpërndarjes së paqes dhe sigurisë në shoqërinë njerëzore në përgjithësi. Po ashtu kujdes i kushton edhe luftimit të çdo forme të dhunës dhe ekstremizmit, ngase këto bien ndesh seriozisht me mësimet e fesë islame dhe me moralet e larta të saj në bashkëveprimtari ndër njerëzore, mysliman dhe jomysliman. Allahu xh.sh. thotë në Kuran: "Andaj (të keqen) ktheje me mirësi, se atëherë ai, mes teje dhe të cilit ka armiqësi, do të bëhet (si ) mik i afërt." (Fussilet, 34)

Ndërsa, jeta dhe vepra e Muhamedit a.s. ishte praktika më e mirë e këtyre kuptimeve dhe vlerave.

### Zgjidhja pejgamberike e problemeve të dhunës dhe ekstremizmit

Në kohën kur bota po përballet me problemin e dhunës dhe ekstremizmit, vjen zgjidhja e pejgamberit a.s., e cila manifeston në praktikë programin e Islamit nën hijen e urtësisë, mëshirës, drejtësisë dhe përpikërisë. Pejgamberi a.s. filloi të mjekojë këtë problem me mbjelljen në zemrat e shokëve të tij një vlerë shumë të rëndësishme, e cila është "vlera e mbikëqyrjes së vetës", duke pasur parasysh se Zoti i gjithësisë të vëzhgon në çdo çast, dhe në bazë të vlerave që ti vepron edhe do të shpërblejë. Shokët e pejgamberit a.s. u munduan maksimalisht të kryejnë hakun e tyre ndaj Zotit dhe hakun e tyre ndaj shoqërisë në përgjithësi, duke i ikur maksimalisht dhunës dhe ekstremizmit, ngase Zoti xh.sh të sheh dhe të vëzhgon atë që paraqet dhe atë që fsheh. Muadh ibën Xhebeli r.a[1] e pyeti të dërguarin a.s., duke i thënë: "Më këshillo, o i dërguari i Allahut!"Ai i tha: "Adhuroje Allahun sikur që po e sheh atë..."[2]

### Shpërndarja e vlerave të larta në shoqëri

Mjekimi i pejgamberit a.s. kalon në një hap tjetër të zgjidhjes së problemeve të dhunës dhe ekstremizmit, duke u munduar të instalojë në shoqërinë që ai jetonte disa vlera të larta, me të cilat shoqëria patjetër se duhet të cilësohet me to, e këto cilësi janë:

a. Butësia, e kundërta e së cilës është egërsia mes individëve të shoqërisë, pa marrë parasysh gjininë, racën, fenë. Pejgamberi a.s thotë: "Allahu është i butë dhe e do butësinë, dhe i jep atij që është i butë aq sa nuk i jep të dhunshmit, apo edhe më të ultë se i dhunshmi"[3] ndërsa jeta dhe vepra e të dërguarit a.s. ishte praktika më e mirë, madje edhe kur ndodhte direkt me personalitetin e tij të pastër, ai shfaqte butësinë, urtësinë dhe mëshirën. Transmetohet nga Aisheja r.a. të ketë thënë: Erdhën një ditë te Pejgamberi a.s. një grup çifutësh, hyrën brenda dhe në vend të përshëndetjes me "Eselamu alejkum – Paqja qoftë mbi ty", ata thanë "Essamu alejkum – Vdekja qoftë për ju". Pejgamberi a.s pa asnjë nervozizëm dhe me butësi iu përgjigj shkurt "Ve alejkum – gjithashtu edhe mbi ju". Aisheja r.a. nuk mundi të durojë dot dhe ua ktheu po në atë mënyrë, e edhe më gjatë duke u thënë "Vdekja edhe mbi ju, madje edhe mallkimi." Pejgamberi a.s. iu drejtua Aishes, duke i



thënë: "Ngadalë oj Aishe, sepse Allahu e do butësinë në çdo punë." Ndërsa në një transmetim tjetër, thuhet se i dërguari a.s. i tha: "Kurrsesi dhunës dhe fjalëve të liga."[4]

b. Vlera e mëshirës mbi gabimtarët, kjo është nga vlerat më të rëndësishme me të cilën shoqëria njerëzore duhet të edukohet nën hijen e saj, ngase mëshira krijon një lloj forme mëshiruese në sjelljet mes njerëzve, larg nga dhuna dhe ekstremizmi. Le ta shikojmë mëshirën e pejgamberit a.s. dhe shfaqjen e kësaj vlere të madhe. Transmetohet nga Enes ibën Maliku r.a., se një beduin hyri në xhami dhe urinoi në një pjesë të saj. Në këtë rast, sahabët u vërsulen dhe deshën ta sulmonin. I dërguari a.s., të cilit iu ishte dhënë urtësi në thirrjen e tij tha: "Mos ia ndërprisni urinimin." Atëherë kur beduini e përfundoi kryerjen e nevojës së tij, pejgamberi a.s. urdhëroi që të hedhet një kovë ujë në vendin ku kishte urinuar më parë ai. Pastaj e thirri atë dhe i tha: "Këto janë xhami të cilat nuk janë që në to të bëhen vepra të pahijshme (apo të ndyta), por janë për namaz dhe lexim të Kuranit."[5] Ndërsa në transmetimin e Imam Ahmedit shtohet pjesa ku pejgamberi a.s. thotë: "Jeni urdhëruar të jeni lehtësues, e jo vështirësues."[6] Këtu shihet qartë si pejgamberi a.s. veproi me beduinin dhe mënjanoi shokët e tij të ushtronin dhunë mbi të, dhe së fundi e mësoi beduinin me butësi, urtësi dhe qetësi.

c. Vlera e mesatares, barazisë dhe jo ekstremizmit në fe. Pejgamberi a.s. thotë: "Vërtet kjo fe është e lehtë, prandaj kushdo që shkon kundër natyrës së saj dhe e tepron, do të mposhtet prej saj. Merrni pra, rrugën e mesme, ngjasoni të përkryerës dhe bëhuni me vullnet të mirë."[7] Pra, tirania në fe është një derë e cila të shpie në përdorimin e dhunës dhe insiston që mendimin tënd t'ia dhurosh tjetrit duke përdorur dhunën.

d. Vlera e sigurisë dhe paqes, vlerë kjo e cila formon një lidhje të fortë sigurie mes individëve në shoqëri. E manifestoi pejgamberi a.s. në shoqërinë e tij dhe jetuan myslimanët dhe jomyslimanët nën hijen e kësaj vlere të jetesës së qetë. Erdhi një njeri te pejgamberi a.s. dhe e pyeti: "Cilët janë myslimanët më të mirë?" Ai tha: "Myslimani më i mirë është ai nga dora dhe gjuha e të cilit të tjerët janë të ruajtur."[8] *(vijon)*

(1) Zoti qoftë i kënaqur me të. (2) Transmeton Ahmedi nr. 6156, dhe Taberaniu nr 17131. (3) Transmeton Muslimi nr. 2593. Ebu Davudi nr.4807. Ibën Maxhe nr.3688. (4) Transmeton Buhariu nr.5678. Muslimi nr.2165. (5) Transmeton Buhariu nr. 221. (6) Transmeton Ahmedi nr.7799. (7) Transmeton Buhariu nr.39, Nesaiu nr. 5034.Ibn Hiban nr. 351. (8) Transmeton Muslimi nr.42. Tirmidhiu nr.2504. Ahmedi nr.6792.



Fari Lika

# Shteti i kalifëve të drejtë bazohej në parimin e drejtësisë

Pasi vdiq Ebu Bekri, Omeri mori kalifatin në dorë. Kur u bë kalif njerëzit menduan se ai do të ishte i ashpër, ngase njihej për vrazhdësinë e tij, e i tillë ishte edhe në kohën e Pejgamberit a.s., e madje edhe më i ashpër ishte në kohën e Ebu Bekrit. Por tani si do të bëhej halli kur u zgjodh kalif?!

Njerëzit u frikësuan nga Omeri, dhe filluan t'i shmangen rrugëve e mos t'i dilnin përballë në javën e parë të kalifatit. Me Ebu Bekrin kishte ndodhur e kundërta, edhe fëmijët i shkonin mbrapa dhe luanin me të në rrugët e Medinës, i ngjiteshin pas rrobave dhe i thoshin "o baba, o baba." Kur erdhi Omeri në krye të shtetit islam, pleqtë dhe të rinjtë e anashkalonin dhe fshiheshin nga ai kur ecte në rrugë. Kur Omeri e ndjeu këtë, u ngrit në mesin e njerëzve dhe mbajti një ligjë- ratë, ku paraqiti kuptimin e thellë të tij ndaj Islamit. Ndër fjalët që Omeri tha në këtë ligjëratë ishin edhe këto: "O ju njerëz! Jam informuar që ju frikësoheni prej meje. Dëgjojeni fjalën time. Kur isha me Pejgamberin a.s. isha rob dhe shërbëtor i tij, e Pejgamberi a.s. ishte njeriu më i butë dhe më bujar. Mendova ta vendosja ashpërsinë time pranë butësisë së Pejgamberit a.s., të isha shpatë e zgjatur në dorën e tij, nëse dëshironte me nxirrte nga këllëfi, e nëse donte me linte. Ai veproi si deshi, e unë isha ashtu tërë kohën pa ndryshuar, derisa e mori Allahu. Ai vdiq i kënaqur me mua. Pas tij erdhi Ebu Bekri, njëjtë veprova edhe me Ebu Bekrin, derisa e mori Allahu, dhe ai ishte i kënaqur me mua. Kurse, tani unë jam kalifi juaj, dijeni që ajo ashpërsi është dobësuar, por duhet ta dini që këtë ashpërsi timen do ta tregoj sërish kundër të gjithë mizorëve dhe të padrejtëve. Nuk do t'u hap rrugë të padrejtëve mbi të dobëtit.[1]

Për Omerin r.a. të ishte kalif nuk ishte thjesht post udhëheqës, pasi tek ai ekzistonte frika se të qenët kalif dhe përgjegjës i myslimanëve mund të ishte pengesë për të hyrë në Xhenet. Këtë parim shumë fisnik dhe shpirtëror u urojmë dhe u dëshirojmë të gjithë udhëheqësve myslimanë.

Sipas Islamit të gjithë njerëzit janë të barabartë, sunduesit dhe të sunduarit, burrat dhe gratë, arabët dhe joarabët, të bardhët dhe të zinjtë. Islami i ka ndaluar të gjitha dallimet në mes njerëzve, dallimet racore, të ngjyrës, prejardhjes dhe klasës, të gjithë janë të barabartë sipas sheriatit. Implementimi i këtij parimi nga Omeri ofron dëshminë më të mirë për të. Kalifët e drejtë barazinë dhe drejtësinë e mbështesnin në urdhrat kuranore.[2]

Allahu i Madhëruar në Kuranin famëlartë thotë: "O ju njerëz! Vërtet Ne ju krijuam juve prej një mashkulli dhe një femre, ju bëmë popuj e fise që të njiheni ndërmjet vete, e s'ka dyshim se tek Allahu më i ndershmi ndër ju është ai që më tepër është ruajtur (këqijat), e Allahu është shumë i dijshëm dhe hollësisht i njohur për çdo gjë."[3] (El Huxhurat, 13)

Shteti duhet të sigurojë mundësi për çdo person që kërkon të drejtat e tij, për t'i arritur ato në mënyrë të shpejtë dhe sa më të lehtë, pa i kushtuar atij ndonjë përpjekje ose para. Shteti duhet t'i parandalojë të gjitha mjetet që vendosin pengesa në rrugën e atij që i kërkon të drejtat e tij. Këtë e bëri Omeri r.a. Ai i hapi dyert për t'u mundësuar të gjithë njerëzve që ta merrnin të drejtën e tyre, dhe ai vetë e mbikëqyri situatën e njerëzve, i mbrojti ata nga shtypja dhe vendosi drejtësi midis guvernatorëve dhe popujve që i qeverisnin, duke mos u shqetësuar se kundër kujt bëhej gjykimi në këtë proces, qoftë ai armik i pasur apo i varfër.

Shembulli i drejtësisë së Omerit, bëri që t'i përfitonte mendjet dhe zemrat e njerëzve. Sipas tij drejtësia ishte mënyra praktike e thirrjes së njerëzve në Islam dhe e hapjes së zemrave të njerëzve për të besuar. Ai e ndoqi të njëjtën metodë si i Dërguari a.s., një mënyrë që bazohej në drejtësi dhe që i mbronte të gjithë njerëzit. Suksesi i tij në nivelin praktikë ishte i paparë, si rezultat i kësaj, emri i tij u bë sinonim i drejtësisë dhe kushdo që lexon madje edhe pak për jetën e tij, vështirë se mund t'i ndan ato të dyja. Ai iu përmbajt shumë të vërtetës, aq shumë sa që veten dhe familjen e tij i ngarkoi më shumë sesa njerëzit e tjerë. Koncepti i takimit me Allahun ishte i mbjellë thellë në mendjen e tij. Ai e kërkonte kënaqësinë e Allahut në të gjitha punët që bënte, para

kënaqësisë së njerëzve. Ai i frikësohej vetëm Allahut, por jo edhe njerëzve.[4]

Omeri r.a. ishte i bindur se për të arritur në shkallët e devotshmërisë, për ta dëshmuar veten se i mbron parimet e drejtësisë dhe për t'i përfituar zemrat e njerëzve, mbështetja e tij duhet të jetë në Kuranin famëlartë dhe në porositë e Muhamedit a.s. Njëri prej qëllimeve të shtetit islame nën kalifatin e Omerit r.a. ishte që drejtësia dhe barazia të mbizotëronin, kurse padrejtësia, pabarazia të kundërshtoheshin dhe të eliminoheshin tërësisht.

Allahu në Kuranin famëlartë thotë: "O ju që besuat! Bëhuni plotësisht të vendosur për hir të Allahut, duke dëshmuar të drejtën, dhe të mos u shtyjë urrejtja ndaj një populli e t'i shmangeni drejtësisë, bëhuni të drejtë, sepse ajo është më afër devotshmërisë. Kini frikë Allahun, se Allahu di hollësisht për atë që veproni"[5] (El Maide, 8)

### Shtrirja e pushtetit gjatë sundimit të Omerit

Shumë shpejtë kufijtë e shtetit islam nën kalifatin e Omerit u zgjeruan në të gjitha anët. Omeri sundonte një pjesë të madhe të botës, ku kufijtë shtriheshin në Afrikë dhe Azinë Qendrore, deri në Azerbajxhan, duke përfshirë këtu Shamin dhe Persinë. Kjo shtrirje e pushtetit nuk ndikoj në uljen e përgjegjësisë ndaj njerëzve që futeshin nën kalifatin e tij, përkundrazi veçse e shtonte kujdesin si te vetë Omeri, por edhe te të gjithë të punësuarit në administratën e tij.

### Mbrojtja e jomyslimanëve nga ana e Omerit r.a

Omeri r.a e kishte zakon që të ecte rrugëve të qytetit, për të parë nga afër gjendjen e banorëve. Me gjithë pushtetin e tij, kur pa në rrugë një lypës çifut që lypte për ta paguar xhizjen e shikoi atë me mëshirë të madhe dhe i tha: "E kemi marrë xhizjen prej teje sa ke qenë i ri, pastaj të detyrojmë që të lypësh në moshën e vjetër?! Jo pasha Allahun!" Pastaj dha urdhër që t'ia kthenin atë që e kishte paguar dhe t'i jepej atij dhe të gjithë ithtarëve të librit pension nga buxheti i shtetit.[6] Omeri r.a në udhëheqjen e tij i la të lirë njerëzit që të zgjidhnin mes fesë Islame dhe qëndrimit të tyre në fenë e tyre. Ai që pranonte fenë islame, bëhej një nga anëtarët e saj me të drejta dhe detyrime, ai që mbetej në fenë e tij, ngarkohej me një tatim të vogël "xhizje", për ata që ishin në moshë madhore. Bënin përjashtim gratë, pleqtë, fëmijët, por edhe kategori të tjera që liroheshin nga xhizja. Kjo bëri që Omeri t'i përfitonte zemrat e jomyslimanëve në pushtetin e tij.[7]

### Omeri r.a pranoi vendimin e kadiut në favor të çifutit

Në Medine jetonte një çifut, i cili kishte një stallë kuajsh. Omeri r.a një ditë deshi ta blinte një kalë. Kërkoi nga çifuti një kalë dhe ai i dha një me të meta. Omeri r.a e mori ta provonte, por kalit iu thye këmba. Çifuti kërkoi çmimin e kalit, por Omeri ia bëri me dije që ende nuk e kishte blerë. Çifuti këmbëngulte t'i merrte paratë. Shkuan te kadiu i quajtur Shurejh. Kadiu i tha Omerit r.a.: "O prijësi i besimtarëve, ose merre ata që ke blerë, ose ktheje ashtu siç e ke marrë" Omeri r.a buzëqeshi dhe tha: "Si është ndryshe gjykimi?!" Pastaj shtoi: "Po e marr. Falënderimi i takon Allahut për drejtësinë në umetin e Muhamedit a.s.!"

### Omeri r.a. gjykoi në favor të të krishterit përballë djalit të mëkëmbësit të Egjiptit

Pasi myslimanët çliruan Egjiptin, Omer ibën Hattabi emërtoi Amër ibën el Asin mëkëmbës të Egjiptit. Në Egjipt mbaheshin garat e vrapimit të kuajve dhe i biri i Amër ibën el Asit po garonte me një egjiptian të krishterë. Garën e fitoi egjiptiani, kurse i biri i Amërit e goditi me kamxhik në kokë egjiptianin dhe i tha: "Më munde mua, djalin e më të ndershmëve?!" Egjiptiani shkoi në Medine që t'i ankohej prijësit të besimtarëve për goditjen me kamxhik, ngase e njihte drejtësinë e Omerit r.a dhe e dinte se në sundimin e tij nuk i bëhet askujt e padrejtë.

Kur Omeri u njoftua për këtë, i dërgoi mesazh Amër ibën el Asit që të vinte në këmbë me të birin në Medine. Omeri ia dha kamxhikun egjiptianit dhe i tha: "Merre dhe godite birin e më të ndershmëve." Egjiptiani e goditi të birin e Amërit dhe mori hakun, pastaj Omeri i tha: "Drejtoja tani kamxhikun kokës së babit të tij." Egjiptiani i tha: "Unë rraha atë që më goditi." Omeri i tha: "Ai të ka rrahur me pushtetin e babait të vet." Pastaj iu kthye Amërit dhe i tha: "O Amër, kur i keni skllavëruar njerëzit, ndërsa nënat e tyre i kanë lindur të lirë?!"[8] Këto ishin raste individuale, kurse kalifi Omer gjykonte ose e pranonte gjykimin në favor të jomyslimanëve. Nuk ishin të pakta rastet, ku përveç myslimanëve vinin edhe jomyslimanët për të kërkuar ndihmë, gjykim apo mendim të kalifit Omer r.a., sepse tashmë ishte përhapur lajmi se, udhëheqësi i myslimanëve gjykon drejtë. Mjaftonte të paraqitej ndonjë person, për t'u ankuar te kalifi Omer, dhe t'i sillte argumentet se vërtet i është bërë ndonjë padrejtësi, kudo qoftë, në familje, në biznes apo fusha tjera, e që kalifi Omer menjëherë të ndante drejtësinë. Me fjalë të tjera populli e dinte se kush ndanë drejtësi.

(1) Amër Halid, Katër kalifët e drejtë, fq. 85,86. Prishtinë, 2009. (2) Dr. Ali Muhamed Sallabi, Biografia e Omer ibën el Hattabit, f. 104. (3) Kurani, Përkthim me komentim në gjuhën shqipe, Sherif Ahmeti. (4) Dr. Ali Muhamed Sallabi, Biografia e Omer ibën el Hattabit, f. 102. (5) Kurani, Përkthim me komentim në gjuhën shqipe, Sherif Ahmeti. (6) Amër Halid, Katër kalifët e drejtë, fq. 98. Prishtinë, 2009. (7) Bajrush Ahmeti, Historia Islame 2, fq. 66. Prishtinë, 1997. (8) Amër Halid, Katër kalifët e drejtë, fq. 103. Prishtinë, 2009.



Kasam Muhameti

# Ehlul kitabi – Trajtimi i tyre sipas parimeve islame

"Ju jeni populli më i dobishëm, i ardhur për të mirën e njerëzve, të urdhëroni për mirë, të ndaloni nga veprat e këqija dhe të besoni në Allahun. E sikur ithtarët e librit të besonin drejt, do të ishte shumë më e mirë për ta. Disa prej tyre janë besimtarë, po shumica e tyre janë larg rrugës së Zotit". (Ali Imran,110)

## Hyrje

## Kush janë "Ehlul kitabi"?

Në aspektin etimologjik "Elhul kitab" do të thotë ithtarët e librit,[1] kurse në aspektin terminologjik, sipas konceptit islam- akaidologjik, fjala është për pasuesit e pejgamberëve të mëparshëm, si dhe librave që u janë shpallur atyre, kuptohet para Muhamedit a.s..[2] Në fakt, kuptimi kryesor sipas parimeve islame është për të krishterët, hebrenjtë dhe sabejtë,[3] të cilët duan që t'ju mbesin besnik librave të tyre që iu shpallën pejgamberëve të tyre, si Teurati (Tora apo Dhiata e Vjetër) Musait a.s., Inxhili (Unxhilli apo Dhiata e Re) Isait a.s., dhe Zeburi Davudit a.s., ndonëse me kalimin e kohës ato pësuan ndryshime.[4]

## Qortimi dhe përkujdesja ndaj tyre

Allahu xh.sh. në Kuranin fisnik ua tërheq vërejtjen ithtarëve të librit për deformimet dhe devijimet që kanë ndodhur, si dhe për aspektet e besimit, e që janë ende evidente te ta, megjithatë,[5] jep sinjal për faktorizimin e tyre, dhe u bën thirrje myslimanëve që të keni maturi dhe kujdes ndaj tyre, dhe kërkon një trajtim të posaçëm sipas juridiksionit islam, kuptohet kur plotësohen kushtet për këtë çështje: "Thuaju (o i Dërguar): "O ithtarët e librit (Teurat e Inxhil) ejani (të bashkohemi) te një fjalë që është e njëjtë (e drejtë) mes nesh dhe mes jush: Të mos adhurojmë pos Allahut, të mos i bëjmë Atij asnjë send shok, të mos e konsiderojmë njëri-tjetrin zot, pos Allahut!" E në qoftë se ata refuzojnë, ju thoni: "Dëshmoni pra, se ne jemi myslimanë (besuam një Zot)" (Ali Imran, 64)

## Si duhet trajtuar ithtarët e librit

Islami na mëson që të kemi konsideratë ndaj njerëzve të tjerë pa dallim, e posaçërisht ndaj ithtarëve të librit, kuptohet në rrethana paqeje apo lirie. Gjithashtu edhe në shumë vende në Kuranin fisnik, Allahu xh.sh. i përmend krishterët dhe hebrenjtë, apo shpeshherë edhe me emërtimin e përbashkët "ithtarë të librit."[6]: "Allahu nuk ju ndalon të bëni mirë dhe të mbani drejtësi me ata që nuk ju luftuan për shkak të fesë, e as nuk ju dëbuan prej shtëpive tuaja, Allahu i do ata që mbajnë drejtësinë. Allahu ju ndalon t'u afroheni vetëm atyre që ju luftuan për shkak të fesë, që ju nxorën prej shtëpive tuaja dhe që ndihmuan dëbimin tuaj, ju ndalon të miqësoheni me ta. Kush miqësohet me ta, të tillët janë dëmtues të vetvetes." (El Mumtehine, 8-9)

## Aspektet e përbashkëta mes myslimanëve dhe ithtarëve të librit

Meqenëse ithtarët e librit kanë tretman të posaçëm, atëherë s'ka dyshim se në disa aspekte ekziston një lloj barazie në raport mes myslimanëve dhe atyre. Përderisa nuk kanë konflikte mes vete, atëherë janë të obliguar që të bashkëjetojnë dhe të kujdesen për njëri-tjetrin. Jo vetëm kaq, myslimanët kanë obligime morale, që gjatë festave të ndryshme të solidarizohemi me ta dhe t'u dhurojmë atyre sadaka, dhurata, mish kurbani etj., në këtë mënyrë të tregohet lartësia e Islamit.[7]

"Ithtarët e librit mos i polemizoni ndryshe (kur i thirrni në fenë tuaj) vetëm ashtu si është më së miri, përveç atyre që janë mizorë dhe thoni: "Ne i besuam asaj që na u zbrit neve dhe që u zbriti juve dhe se Zoti ynë dhe Zoti juaj është një, dhe se ne i jemi dorëzuar Atij." (El Ankebut,46)

## Myslimanëve u lejohet që t'i hanë ushqimet e tyre

Myslimanëve u lejohet që t'i hanë ushqimet të cilat përgatiten dhe vijnë nga Elhul kitabi (kuptohet ato që janë hallall për myslimanët),[8] si dhe eventualisht edhe



mund të martohen burrat myslimanë me ato që duan t'i zgjedhin për gra nga mesi i tyre.[9,10]

"Sot u lejuan për ju ushqimet e mira edhe ushqimet (të therurat) e ithtarëve të librit janë të lejuara (hallall) për ju, edhe ushqimet (të therurat) tuaja janë të lejuara për ta (u janë lejuar). Gratë e ndershme besimtare dhe (gra) të ndershme nga ata të cilëve u është dhënë libri para jush, kur atyre u jepni pjesën e caktuar të kurorës, por duke pasur për qëllim martesën, e jo imoralitetin dhe jo si dashnore ilegale. E kush mohon (tradhton) besimin, ai ka asgjësuar veprën e vet dhe ai në botën tjetër është prej të shkatërruarve." (El Maide, 5)[11]

### Të krishterët më të privilegjuar se hebrenjtë

Në mesin e shumë ajeteve që flasin për të krishterët dhe hebrenjtë, Allahu xh.sh. i favorizon të krishterët ndaj hebrenjve: "Gjithqysh ti do të vëresh se jehuditë dhe ata që i përshkruan Zotit shok (idhujtarëz) janë njerëzit me armiqësi të fortë kundër besimtarëve (kundër myslimanëve). Ndërsa, do të vëresh se më të afërmit si miq për besimtarët janë ata që thanë: "Ne jemi nesara – të krishterë."Kjo ngase prej tyre (të krishterëve) ka dijetarë (ulema) dhe të devotshëm, dhe se ata nuk janë kryeneçë." (El Maide, 82)

(1) Dr. Ruhi Baëlbeki "Elmeurid"- Fjalor Arabisht - Anglisht. Botoi Darul Ilmi lil melajin, Bejrut 2001, f. 205. (2) Dr. Zija Abdullahu "Cikël nga ligjëratat për Master - FSI, Prishtinë 15.11.2016, f. 27. (3) Dr. Xhabir Hamiti "Cikël nga ligjëratat për Master - FSI, Prishtinë 22.11.2016, f. 65. (4) Dr. Jusuf el Kardavi "Hallalli dhe harami në Islam". Botoi Furkan Ism 2000, f. 305. (5) Dr. Zija Abdullahu "Studim krahasimtar i feve". Botoi BIK, Prishtinë, 2010, f. 426. (6) "Tefsirul Xhelalejni". Botoi Darul Maërifeti, Bejrut. Pa vit botimi, f. 77. (7) Bilall Hasanoviq "Toleranca Islame", përktheu nga gjuha boshnjake Hajrullah Hoxha. Takvim 2017, boton BIK, f. 237. (8) Sejid Sabik "Legjislacioni i traditës së Profetit a.s (Fikhus sunneh)", vëllimi i dytë. Botoi AIITC, Tiranë 2008, f. 171. (9) Muhamed Ali Sabuni "Sqarime të shkëlqyeshme të komentimit të dispozitave kuranore", botoi Furkan Ism, Shkup 2008, f.281. (10) Ebu Beker Xhabir el Xhezairij "Minhaxhul Muslim". Botoi Mektebetuddaëvetil islamijjeti, Shebabul Ez'heri 1964, f. 444. (11) Suret dhe ajetet që flasin për ithtarët e librit. Duhet pasur parasysh se shumë ajete kanë lidhshmëri kuptimore njëra me tjetrën, si dhe në shumë ajete në vend të emrave, janë të theksuar përemrat: ai, ata, etj. Prandaj duhet ditur se ka ajete edhe më shumë se kaq: El Bekare: 105, 109. Ali Imran: 64, 65, 69, 70, 71, 72, 75, 98, 99, 110, 113, 199. En Nisa: 47, 123, 153, 159, 171. El Maide: 5, 15, 19, 57, 59, 65, 66, 68, 77. Et Teubeh: 29. El Ankebut: 46. El Ahzab: 26. El Hadid: 27, 29. El Hasher: 2, 11. El Bejineh:, 1, 6. Me emërtimet e veçanta; krishterët, hebrenjtë dhe sabejtë në Kuran: El Bekare: 62, 111, 113, 120, 135, 140. Ali Imran: 67, 79, Murxhit. En Nisa: 46. El Maide: 14, 18, 44, 47, 51, 63, 64, 69, 82. Et Teubeh: 30, 31, 34. En Nahl: 118. El Haxh: 17. El Xhumuah: 6, hebrenjtë.



Xhumah Emin Abdulaziz

# Veprat e këqija që duhen luftuar doemos

"Hajmalitë, nuskat, guaskat, rëra, parashikimet, falli dhe pretendimi në njohjen e të padukshmëve. Të gjitha që bëjnë pjesë në këto lloje janë vepra të këqija, e të cilat duhen luftuar doemos, përveç asaj që është ajet kuranor apo dua e transmetuar."

**Ky fondament trajtohet kështu:**

Të këqijat që duhen luftuar doemos janë: hajmalitë, nuskat, guaskat, rëra, falli dhe pretendimi për njohjen e të padukshmes dhe të gjitha që hyjnë në këtë grup të të këqijave.

Parimet dhe rregullat e luftimit të së keqes

Ky fondament është plotësim i fondamentit të tretë, në të cilin u pa se nuk pranohen si burime të dispozitave disa lloje të argumenteve, me qëllim që të përcaktohet kuptimi i saktë i tyre, posaçërisht kur flitet për çështjet që kanë të bëjnë me hajmalia, nuska, guaska, rëra, e të cilat janë të ngjashme me ato që kanë qenë të përhapura në kohën e Hasan el Benas. Shiko atë se Allahu mua dhe ty na ka dhënë mundësi që ta kuptojmë se si El Benaja i ka trajtuar këto probleme në kohën e tij.

Çështja është se disa njerëz edhe në ditët e sotme pretendojnë se i njohin sekretet dhe të padukshmet me anë të mjeteve të ndryshme, gjersa disa prej tyre janë pesimist për vende dhe kohë të caktuara, por edhe për disa gjëra tjera janë pesimist. E kjo është traditë e injorancës, e të cilën e ka luftuar Islami qysh prej fillimit të shpalljes, vetëm e vetëm që njerëzit të drejtohen vetëm kah Allahu xh.sh., dhe se të veprojnë në atë mënyrë duke qenë i mbështetur në të Gjithëfuqishmin dhe të Gjithëdituri: "Thuaj: A pos Allahut të adhurojmë që nuk na sjell as dobi, e as dëm dhe të kthehemi prapa (në kufër) pasi që Allahu na vuri në rrugën e drejtë? Dhe atëherë të bëhemi sikurse ai, të cilin djallëzitë e kanë rrëmbyer (e kanë hedhur) në tokë (në një humnerë) e lënë të hutuar, që edhe pse ai ka shokë që e thërrasin në rrugë të drejtë (i thonë): "Eja te ne" (ai nuk përgjigjet). Thuaj: "I vetmi udhëzim është ai udhëzim i Allahut, dhe se jemi urdhëruar që t'i dorëzohemi Zotit të botëve." (El Enam, 71)

**Dëshira e njeriut për ta njohur të padukshmen**

Dëshira e njeriut për ta njohur të padukshmen kthehet në dy çështje, të cilat i posedon njeriu:

E para, dëshira e tij e flaktë për ta njohur në mënyrën sa më të shpejtë të padukshmen dhe posaçërisht për ta njohur atë që ka të bëjë me të ardhmen e tij. "Është krijuar njeriu i ngutshëm." "Njeriu është i ngutshëm."

E dyta, frika e tij e madhe rreth asaj, se çfarë pengesa do t'i paraqiten për realizimin e qëllimeve të tij, dhe i tilli në këtë rast do të filloi që t'i dëgjoi iluzionet të cilat fliten në mesin e njerëzve për njohjen e të padukshmes, qoftë në të mirën, apo edhe në të keqën e tij.[1]

Si mënyra të tilla janë: evlijallëku, falli, horoskopi, hedhja e guralecëve, falli me guaskat, lidhja e rërës, falli me filxhan, hedhja e shigjetave, magjia, të bërit istihare[2] duke i përdorur tespihet, të bërit istihare duke lexuar Kuran dhe të shprehurit e fatit të zi për ndonjë kohë apo vend të caktuar, pavarësisht se ky fati i zi ka të bëjë me orë të caktuar, ditë, muaj, persona, sende të ndryshme, fjalë, ëndrra të vështira për t'u komentuar. Në kohën tonë kjo është magjia e zezë dhe fati yt ditor.

Ky mashtrim dhe këto falle-magji sjellin pasivitet dhe ngecje në zbatimin e ligjeve të Allahut, të cilat i ka përcaktuar për lumturinë apo palumturin, dhe shkakton largimin e njeriut nga kërkimi dhe marrja e shkaqeve.

Sa prej vajzave janë penguar nga martesa duke u bazuar në këto mashtrime, sa prej tregtarëve janë ndalur nga udhëtimi për të bërë tregti për shkak të këtyre mashtrimeve, sa prej të sëmurëve nuk kanë shkuar te mjeku për shkak të këtyre mashtrimeve. Të bazuarit në këto magji dhe mashtrime të rrejshme, dhe botimi i gazetave dhe revistave që në vete kanë përmbajtje me mashtrime të shumta, e të cilat konsiderohen si kulturë. Çudia më e madhe është ajo kur dëgjojmë se disa vendime politike dhe shtetërore janë marrë nga prijësit

duke u bazuar në horoskop.

### Qëndrimi i Islamit ndaj parandjenjës së fatit të zi

Islami e kundërshton në mënyrë të prerë parandjenjën e fatit të zi, e kjo vërehet në rastin e popullit të Muasit a.s.: "Kur u vinte e mira atyre (viti i begatshëm), ata thoshin: "Kjo është e (mira) jonë thjesht." E kur i godiste ndonjë e keqe, fatin e zi ia përshkruanin Musait dhe atyre (besimtarëve) që ishin me të. Vini re, fati i tyre është tek Allahu (e jo te Musai), por shumica e tyre nuk e dinin." (El Earaf, 131). Parandjenja e popullit të Salihut në fatin e zi: "Ata thanë: "Ne parandiejmë fatkeqësi me ty dhe me ata që janë me ty..." (En Neml,47). Parandjenja e fatkeqësisë nga banorët e fshatit në pejgamberët që u janë dërguar atyre: "Ata (fshatarët) thanë: "Ne parandiejmë kob me ju dhe nëse nuk tërhiqeni, ne do t'ju gurëzojmë dhe do të përjetoni ndëshkim të hidhët prej nesh."(Jasin, 18). Kundërpërgjigja është se kobi iu ka ardhur juve nga vetja juaj për shkak të mosbesimit, kokëfortësisë dhe moszbatimit të ligjeve të Allahut. "Vini re, fati i tyre është tek Allahu..." (El Earaf, 131)

Befasia është se ata të cilët parandiejnë fatin e keq e argumentojnë qëndrimin e tyre duke argumentuar me ajete kuranore: "Atyre Ne një ditë fatkeqe të përjetshme e lëshuam një erë të fortë." (El Kamer, 19). "Andaj Ne kundër tyre lëshuam një erë shumë të fortë gjatë disa ditëve fatzeza..." (Fusilet, 16). "Ndërsa Adi është shkatërruar me një erë të fortë, të pakufishme. Atë Ai e lëshoi kundër tyre shtatë net e tetë ditë rresht..." (El Hakah, 6-7)

Dijetari El Alusi e sqaron këtë keqinterpretim dhe kuptim të gabuar kur e komenton ajetin: "Atë e lëshoi kundër tyre shtatë net e tetë ditë rresht..."Ditët e përmendura si "ditë rresht", për këtë më thuaj mua: cila nga këto ditë të javës është veçuar. E vërteta është se ajo që ka thënë, në këtë ajet është fjala për çdo moment pavarësisht ditën, duke mos veçuar ndonjë moment të ditëve, se në atë moment është lumturia, apo në ndonjë moment tjetër është fati i keq.

### Qëndrimi i Islamit ndaj të padukshmes

Besimi në të padukshmen është njëra prej cilësive të besimtarëve, të tillët i besojnë të padukshmes, e të cilën nuk mund ta perceptojmë me shqisat e tyre, si ringjallja, xheneti, xhehenemi, kalimi mbi urën e siratit, dita e llogarisë, e të ngjashme, për të cilat ka paralajmëruar Kurani dhe Pejgamberi a.s. Krijuesi ynë thotë: "S'ka dyshim se vetëm Allahu e di kur do të ndodhë kiameti. Ai e di kur e lëshon shiun. Ai e di se ç'ka në mitra (të nënave), nuk e di kush pos Tij, se çka do të ndodhë (çka do të punojë) nesër, dhe askush nuk e di, pos Tij, se në ç'vend (ose kohë) do të vdes. Allahu është më i dijshmi, më i njohuri." (Llukman, 34).

Ai i cili pretendon se e njeh të padukshmen, i tilli është nën hidhërimin e Allahut, dhe se i ka gënjyer njerëzit. Për t'u habitur është ajo që ata pretendojnë se e njohin të padukshme me ndihmën e xhinëve, e të cilët shprehen në Kuran: "Ne nuk e dimë se me këtë (përgatitje të qiellit) është për qëllim ndonjë e keqe për ata që janë në tokë, apo Zoti i tyre dëshiron që ata t'i udhëzojë." (El Xhinn, 10)





Në tregimin e vdekjes së Sylejmanit a.s. sqarohet ajo se a e dinë xhinët të padukshmen. " E kur ia caktuam atij vdekjen, askush tjetër nuk i njoftoi ata (xhinët) për vdekjen e tij, përveç krimbit që e brejti shkopin e tij, e kur u rrëzua ai, për xhinët u bë e qartë, se sikur të ishin ata që e dinin të fshehtën, nuk do të vazhdonin të qëndronin në mundim të rëndë." (Sebe, 14). Po ashtu Allahu xh.sh. thotë: "Ai është që di të fshehtën, por fshehtësinë e vet nuk ia zbulon askujt. Me përjashtim të ndonjë të dërguari që Ai do..." (El Xhinn, 26-27). Ja për këtë edhe Resulullahu a.s. ka thënë: "Unë nuk kam mundësi t'i sjell vetës dobi, e as dëm përveç asaj që do Allahu. Sikur unë t'i dija fshehtësitë do t'i kisha bërë vetës shumë të mira dhe nuk kishte me më goditur asnjë e keqe."Allahu xh.sh. thotë: "Thuaj: Unë nuk u them juve se i kam në kompetencë depot e Allahut (e t'ju sjell mrekulli), as nuk pretendoi se i di fshehtësitë (e t'ju tregoi se kur do të vijë dënimi)..." (El Enam, 50). Gjithashtu do hasim atë se çfarë ka thënë Jusufi a.s.: "Tha: Nuk ju vjen juve ndonjë ushqim me të cilin ushqeheni, e që unë të mos e dijë, t'ju përshkruaj atë para se t'ju vijë. Kjo është nga ajo çka më mësoi Zoti im (nuk është fall e as prognozë)..." (Jusuf, 37). Larg kësaj që dikush të pretendojë se i di fshehtësitë. Pasha Zotin ai i cili pretendon diç të tillë është gënjeshtar.

### Qëndrimi i Islamit rreth hajmalive dhe nuskave

Për këtë mjafton fjala e Krijuesit tonë: "Ti thuaj: "Më tregoni pra, për ata që i adhuroni pos Allahut, nëse Allahu më godet mua me ndonjë të keqe, a mund ta largojnë ata atë të keqe, ose nëse Allahu dëshiron ndonjë të mirë ndaj meje, a mund ta pengojnë ata të mirën e tij?"Thuaj: "Mua më mjafton Allahu. Vetëm Atij i mbështetën të mbështeturit." (Ez Zumer, 38)

Transmeton Imam Ahmedi nga Ukbeh ibën Amiri, se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kush e varë hajmalinë, atij Allahu nuk ia realizon qëllimin, e kush e vendos guaskën Allahu nuk i përgjigjet atij." Ndërsa në një transmetim tjetër qëndron kështu: "Kush e varë hajmalinë ka bërë vepër të shirkut." Kuptimi i vendosjes së këtyre gjërave është i lidhur me zemrën e atij që e varë pavarësisht se a kërkon diç të mirë apo largim të së keqes, Allahu të tillit nuk ia realizon qëllimin dhe se me këtë atij i pengohet arritja e qëllimit.

Transmetohet në Sahihun e Buhariut dhe të Muslimit, nga Ebu Beshir el Ensariu r.a., se ai kishte udhëtuar disa herë me Pejgamberin a.s., e që Pejgamberi a.s. e kishte dërguar dikë që në qafat e deveve të mos ketë asgjë të varur, por që të gjitha t'i këpusin."

Transmetohet nga Ibën Mesudi r.a., i cili ka thënë: E kam dëgjuar Pejgamberin a.s. duke thënë: "Vërtet të kënduarit e lutjeve (të kota) për shërimin e të sëmurit, varja e hajmalive dhe të bërit "Et tivletu" janë vepra të shirkut."

Me shprehjen Et tivletu nënkuptohet një lloj magjie, e me të cilën supozonin se me anë të kësaj arrijnë të shtrojnë dashurinë në mes të bashkëshortëve. Ky veprim konsiderohet si një lloj magjie. Andaj si vepër e shirkut konsiderohet ai veprim me të cilin mendohet të arrihet deri tek e mira dhe largimi i së keqes nga dikush tjetër, e jo nga Allahu.

(1) Shejh Mahmud Sheltuti "El Fetava" fq. 24. (2) Kur dikush është në mëdyshje se çfarë të veproj dhe i tilli bënë lutje që t'i bëhet e qartë se cila mënyrë e veprimit është më e dobishme për të.

Safet Pllana

# Transformimi personal



"Ta mprehim sharrën për çdo ditë: fizikisht, duke e mbajtur trupin tonë në formë; intelektualisht, duke mësuar vazhdimisht; emocionalisht, duke kultivuar durimin, ndjeshmërinë dhe përgjegjësinë personale; dhe shpirtërisht, duke u lutur dhe medituar." Stephen Covey

Imagjinata, kreativiteti, përgjegjësia në grup, dinamika sociale, empatia, qëndrimi kritik e soditës, konstantja në mes racionales dhe empirikes, (për) qasja tek parimet koherente, pandërprueshmëria e çështjeve prioritare shfaqen në sfond me një kompaktësi ndërveprimesh personale, ndërpersonale dhe shoqërore. Arritja deri në interaksionin (ndërveprimin) ndërpersonal dhe shoqëror paraprakisht kërkon një transformim personal që nocionet e lartpërmendura të shfaqen duke u parë praktikisht në realitet. Sendërtimi dhe favorizimi i veprimeve të tilla (personale) shkaktojnë një prangosje të individit, të lidhur pas një dimensionaliteti subjektiv. Për pasojë, veti të tilla identitare nuk vijnë në konkretësi sa kohë që fiksimi është mu në qëndrimet individualiste duke shkëputur domosdoshmërinë e të qenët në proceset vendimmarrëse kolektive. Shkëputja nga egoja (jo largimi, që të harrohet egoja) vlerësohet të jetë metodë e fuqishme në transformimin personal, në njërën anë, dhe sistemim idesh, njohje me vetveten dhe individët e tjerë duke shkëmbyer informacione përkatëse, në anën tjetër. Të qenët me vullnet, ndarja nga të zakonshmet, përkushtimi ndaj punës, caktimi i prioriteteve, puna ekipore etj., shfaqen si rreze të freskëta për një transformim personal të individit.



**Vetëvlerësimi**

Transformimi personal në zhvillimin e tij nëpër etapa kërkon prore element primar përforcues në kontinuitetin e tij qëllimor. Duke rendur pas këtyre elementeve, transformimit personal i duhet koncepti i vetëvlerësimit, koncept ky që përpiqet të shpjegojë më mirë njohjen e vetvetes duke vënë në pah fuqitë dhe dobësitë tona. Analiza drejtuar progresit, zhvillimit, studimit, përmirësimit në fushën që është bërë dhe që është e domosdoshme të bëhet, duke përfshirë krahasimin në mes situatës retrospektive dhe aktuale, e që jep një tablo vetëvlerësuese. Qëllimi i vetëvlerësimit është, e para, për të zbuluar aftësitë dhe dobësitë tona, baza e këtyre analizave, është që të reflektojmë gjatë rrugës që të përdorim në mënyrë të plotë fuqitë tona, gjithashtu, të identifikojmë se ç'duam dhe ç'kemi nevojë të ndryshojmë në veten tonë dhe atëherë të zgjedhim qëllime dhe aktivitete që na ndihmojnë të mësojmë dhe të zhvillojmë ato që na mungojnë.

**Objektivat e edukimit**

Veprimi sistematik, i planifikuar dhe qëllim plotë, i shkollës apo i ndonjë institucioni tjetër të specializuar (çerdhet, kopshtet e fëmijëve, kurset, etj.), përkatësisht i personelit të tyre profesional në formimin dhe zhvillimin (me anë të ligjëratave, mësimeve, ushtrimeve, detyrave, udhëzimeve, shembujve praktikë etj) e aftësive fizike e mendore të fëmijëve, të rriturve, të grupeve a gjeneratave të tëra në një drejtim të caktuar, përkatësisht nga një ideal i caktuar shoqëror, moral, politik, njerëzor etj. (Fjalori i Filozofisë, Ekrem Murtezai, Botimet Toena, Tiranë, 2007, f 93). Është një proces i vazhdueshëm dhe krijues (kontinual dhe kreativ), duke u orvatur për të zhvilluar potencialet dhe kapacitetet që fshihen brenda natyrës njerëzore. Shpërfaqja e këtij procesi krijues gjeneron një harmoni midis arsyes dhe përvojës, duke mundësuar një hulumtim dhe ushtrim të mendjes drejt njëmendësisë objektive. Ndarja e përgjegjësisë, civilizimi mbi baza sistematike të ndërtimit, zhvillimi i kualiteteve, vetëdija kolektive si kundërpërgjigje e anomalisë dhe agresionit, priren të jenë promotorë të një edukimi konstruktiv.



Mr. Orhan Bislimaj

# Prizreni unanimisht e do rindërtimin e xhamisë së kalasë (2)

## Historiku i xhamisë së kalasë

Siç dihet, xhamia e kalasë ka ekzistuar për shumë shekuj me radhë në kala. Për këtë ekzistojnë dëshmi dhe pamje historike autentike, gjersa nuk kontestohen nga askush. Sa i përket vitit të ndërtimit nuk ka të dhëna të sakta, por historiku i saj ndërlidhet me vendosjen e Perandorisë Osmane në trevën e Prizrenit, pas triumfit kundër forcave të Car Llazarit në Gazimestan, në vitin 1389, e njohur si lufta e Kosovës. Pas këtij viti, përpjekjet e Perandorisë Osmane kanë qenë serioze për çlirimin e territoreve shqiptare nga pushtimi i egër i okupatorëve sllavë. Historiani i njohur, Noel Malkomi përmend se më 1454 Mehmeti II pati dërguar forca të mëdha ushtarake kundër sllavëve pushtues të territoreve shqiptare, gjersa pjesa më e madhe e Serbisë jugore dhe asaj të mesme ishte dominuar në këtë vit. Në vitin 1455 i gjithë territori i Kosovës u vendos nën administrimin osman dhe më 21 qershor 1455 Perandoria Osmane vendoset në Prizren.[1] Që në atë kohë, në Prizren e ndërtoi xhaminë e parë që njihet si "Namazxhahu", që i plotësonte nevojat për kryerjen e riteve fetare për të interesuarit. Ka të dhënë se kjo xhami është ndërtuar në vitin 1410, mirëpo vetëm në vitin 1455 janë dëshmitë se kjo xhami ka ekzistuar.[2]

Gjatë kësaj kohe, pra pas vitit 1455 forcat e perandorisë pasi që vendosen në hapësirën e kalasë së Prizrenit, e ndërtojnë edhe xhaminë për nevojat e administratës, ushtrisë dhe qytetarëve të tjerë. Të këtij mendimi janë shumica e studiuesve, si dhe mbamendja kolektive historike e banorëve të Prizrenit, e transmetuar nga gjenerata në gjeneratë. Po ashtu, argument është edhe vetë diskursi ideologjik i Perandorisë Osmane. Do të ishte anakronike të besojmë se Perandoria Osmane e ka ndërtuar xhaminë disa shekuj pas akomodimit të saj në Prizren dhe sidomos për dy arsye:

1.Në kalanë e Prizrenit është vendosur trupa e Perandorisë së asaj kohe, e dislokuar në trevën e Prizrenit (sektori politik dhe ushtarak), duke e parapëlqyer si një vend i sigurt, për shkak të pozitës topografike të kalasë, po edhe për shkak të pozitës gjeostrategjike të vetë Prizrenit. Jo rastësisht, Prizreni u bë pjesë e provincës osmane të Rumelisë dhe qyteti më i rëndësishëm dhe më i madh i administratës osmane në Kosovë. Shquhej për qytet tregtar me prosperitet, duke përfituar nga pozita gjeografike dhe rrugëve tregtare në veri-jug dhe lindje-perëndim, që lidheshin mirë me gjithë Perandorinë Osmane.[3] Do të ishte e pakuptimtë që brenda saj të vonohej ndërtimi, gjersa dihet se ata i kanë kushtuar rëndësi përpikërisë në namaz, si pjesë e pandashme e momenteve ditore. Në këtë kontekst shpjegohet edhe ndërtimi i "Namazxhahut" menjëherë pas dislokimit në Prizren.

2. Kalaja ka qenë larg "Namazxhahut"si xhamia e parë në Prizren. Nuk mund të mendohet që banorët e kalasë, të shkojnë për faljen e namazit, e sidomos të xhumasë deri te faltorja e "Namazxhahut". Edhe poeti i njohur, Nuriu, në mbishkrimin e xhamisë së kalasë që e shkroi vetë, thekson se xhamia në kala është ndërtuar gjatë çlirimit të Prizrenit: "Në kohën e çlirimit (të Prizrenit), në brendinë e kalasë është ndërtuar xhami dhe vend adhurim." (Hîn-i fetihde Kal`a içinde inşa olunmış cami've ma`bed).[4] Për këto arsye dhe të tjera, konsiderojmë se xhamia e kalasë i përket viteve të 60-ta, të shekullit XV, pasi që është jo racionale të mendohet se banorët e kalasë kanë qëndruar aty për kohë të gjatë pa xhami.

## Rrënimi i xhamisë herën e parë (1689)

Edhe pse xhamia i ka shërbyer qëllimit të vet, megjithatë ajo është përballur me rënie dhe ngritje. Në fund të shekullit XVII, xhamia e kalasë i nënshtrohet rrënimit të parë. Siç dihet, Prizreni në vitin 1689 invadohet nga ushtria austriake me aleatët e saj nën komandën e gjeneralit me prejardhje italiane Eneo Pikëlomini. Me datë 6 nëntor 1689, Pikëlomini ka arritur në Prizren, i ndihmuar edhe nga peshkopi Pjetër Pogdani, i cili i qe bashkëngjitur në Shkup.[5] Bashkë me ata kishin arritur edhe disa mijëra vullnetarë shqiptarë të krishterë dhe serbë. Madje, të krishterët e armatosur në rrethinën e Prizrenit dhe Shqipërinë e epërme asokohe ishin futur nëpër vend-



banimet myslimane dhe ua kishin plaçkitur pasurinë.[6]

Invadimi austriak edhe pse ishte mjaft jetëshkurtër, megjithatë ka qenë fatal për trashëgiminë e përgjithshme islame në Prizren dhe rrethinë, përfshirë edhe xhaminë e kalasë. Tahir efendiu, i cili në vitin 1874 ishte myfti i Prizrenit dhe myderriz në Medresenë "Mehmed Pasha", në kronikën e tij të njohur thotë se, jobesimtarët, duke aluduar në ushtrinë invaduese, gjatë asaj kohe vranë shumicën e banorëve të Prizrenit dhe rrënuan shumë xhami.[7] Por, fati do që, Pikëlomini befas infektohet nga murtaja dhe vdes më datë 9 nëntor 1689. Madje, ka të dhëna se është varrosur në oborrin e kishës në Prizren, e njohur si kisha e "Shën Premtës".[8] Menjëherë pas tij, nga e njëjta sëmundje vdes edhe Pjetër Bogdani, që ishte infektuar gjatë përgatitjes së ceremonisë mortore të Pikëlomonit.

Qytetarët e Prizrenit, nëpërmjet kujtesës kolektive akoma i transmetojnë krimet e austriakëve. Ndërsa, shkatërrimi i xhamive si një synim tregon qartë pretendimet e tyre fetare. Jo rastësisht ata u mirëpritën dhe u ndihmuan nga të krishterët në krye me Pjetër Bogdanin, peshkop i asaj kohe.

Në këtë kontekst Noel Malcom citon se, xhaminë e madhe të Prishtinës (Fatih), austriakët e kishin shndërruar në një kishë dhe ia kishin kushtuar të shenjtit jezuit, Fransis Ksavierit.[9] Prandaj, Hasan Kaleshi dhe Ismail Eren, në një punim në bashkautorësi, duke vërtetuar faktin se xhamia e kalasë së Prizrenit është shkatërruar gjatë periudhës së austriakëve, e thonë edhe këtë: "Ajo xhami qe rrënuar deri në themel, me siguri gjatë kohës së invadimit austriak në Prizren, kur pësuan të gjitha objektet e kulturës islame. Këtë xhami të rrënuar, Mahmud Pasha e kishte ndërtuar nga themeli."[10] Pas kësaj, nuk mbetet asnjë dilemë, se xhamia e kalasë herën e parë është shkatërruar nga austriakët, gjersa këtë fakt e përmendin edhe studiues të tjerë.[11]

### Rindërtimi i xhamisë (1828)

Për një kohë të gjatë, më se 140 vjet, xhamia e kalasë kishte qëndruar e rrënuar. Me ardhjen në pushtet të familjes "Rrotulla" nga Prizreni, e cila qeverisi me Sanxhakun e Prizrenit më se 100 vjet (1747-1843),[12] edhe fati i xhamisë do të ndryshojë për të mirë. Sipas dokumenteve historike, Mahmud Pashë Rrotulla, mbi themelet e xhamisë së rrënuar mbi kala më 1828 (1244 sipas hixhretit) e ndërtoi xhaminë,[13] sipas dimensioneve të mëparshme. Ish myftiu i Prizrenit, Mehmet ef. Tahiri (v.1883) në kronikën e tij të famshme "Menakib", që besohet se e ka shkruar në vitet e 60-ta, të shekullit XIX, apo afër 30 vjet pas rindërtimit të xhamisë thotë: "Mahmud Pasha në shenjë butësie ka ndërtuar në kala një faltore që zbukuron qytetin tonë."[14] Ky vit i rindërtimit të xhamisë nga disa studiues gabimisht është marrë si datë e ndërtimit të xhamisë. Në të vërtetë, xhamia në këtë vit, pra në vitin 1828 është rindërtuar, dhe kjo vërtetohet në mbishkrimin e xhamisë së kalasë, në fund të të cilit evidentohet viti hixhrij 1244, e që fillon më 14.VII.1828, sipas kalendarit miladij.[15] Mbishkrimi i cili aktualisht ruhet në muzeun arkeologjik në Prizren është skalitur në një pllakë të mermertë, me dimensione 67.5 x 53.5 cm. Rreshtat janë në kornizë, kurse shkrimi me të cilin është shkruar në "thuluth". Mbishkrimin e ka hartuar poeti, mësuesi dhe sekretari i Mahmud Pashës, Nuriu.[16] Teksti i mbishkrimit të xhamisë është në gjuhën osmane, ndërsa transliterimi i tij në shkronjat latine bashkë me përkthimin në gjuhën shqipe, duket si në vijim:

1) Hâlinde vüs`at olunca ey dil, hayrâtdan olma bir lahdhâ meb'ûd;

1) O shpirt, gjersa e ki bukurinë dhe fuqinë, mos u largo nga bamirësia për asnjë moment!;

2) 'Ukbâ`da sâhib-hayra verilir âlî merâtib, olmişçü mev`ûd;

2) Në Ditën e Gjykimit bamirësit i jepet pozitë e lartë, ashtu siç është premtuar;

3) Dünyâda dahihayriyle idi medhkûr olûpdur hâlkın dilinde;

3) Po ashtu, edhe në këtë botë, njerëzit ia përmendin emrin për të mirë;

4) Hem câmi ibnâ eden kişiler hakkında müzhde ma`lûm ve meşhûd;

4) E, për ata që ndërtojnë xhami shpërblimi (prej Allahut) është sihariq i ditur dhe i garantuar;

5) Hîn-i fetihde Kal`a içinde inşa olunmış cami've ma`bed;

5) Në kohën e çlirimit (të Prizrenit), në brendinë e kalasë, është ndërtuar xhami dhe vend adhurim;

6) Çok vakt ve ezman geçmekle oldi hâk ile yeksân, virân ve nâbûd;

6) Mirëpo, me kalimin e kohës, kjo xhami u rrënua rrafsh me tokë dhe mbeti në gjendje të mjerueshme;

7) Pâşây-ı Mahmud, vâli-i vilâyet hayrata mâil, sâhib-diyânet;

7) Valiu (i Prizrenit) Mahmud Pasha, një njeri shumë i devotshëm dhe i shquar për bamirësi;

8) Bir târz-ı ra`nâ Kal`ada câmi eyeledi ibnâ ol dhât-ı mes`ûd;

8) Allahu ia bëri nasib (mes'ud), që edhe njëherë ta ndërtojë xhaminë e kalasë në një formë mahnitëse;

9) Bir gelmek ile hoş tekmil olmış görünce Nûri söyledi târih;

9) Nuriu kur e pa xhaminë për të parën herë, shumë u kënaq, dhe shkroi datën;

10) Bu câmi`i dil-zib içine gir kıl, olsun namâzın makbûl-i ma`bûd. Sene 1244 Muharrem.

10) Gjersa hyn në këtë xhami të stolisur dhe falësh namaz, adhurimi yt pranohet tek Allahu! Në vitin 1244.[17]

**Dimensionet dhe konstrukti arkitektonik i xhamisë**

Konstruksioni i xhamisë ka qenë në konvergjencë të plotë me natyrën e kalasë dhe të ndërtimeve të asaj kohe. Sipas ekspertëve të fushave, arkitektura e xhamisë ka qenë tipike shqiptare dhe nuk ka implikuar ndonjë plan specifik aziatik. Kjo vërehet, sidomos te çatia me rrasa guri apo tjegulla dhe jo me kube të mbuluara me bakër. Kështu, duke përngjarë me shtëpitë dhe kullat shqiptare të ndërtuara gjithandej nëpër trojet shqiptare. Konstrukti ka qenë kryesisht prej materialit nga guri.

Formati i xhamisë është i ngjashëm me atë të xhamisë "Mehmet Kukli Beu", që njihet si xhamia e Saraçëve, e cila gjendet në rrugën e "Saraçëve" në qendër të qytetit të Prizrenit. Sipas projektit ideor, i cili mbështetet në të dhënat autentike historike dhe sipas gjendjes faktike, i punuar nga arkitekti i fushës përkatëse xhamia i ka pasur këto dimensione:[18]

1. Dimensionet e jashtme të xhamisë janë 9.39 m gjerësi dhe 9.23 m gjatësi. Të gjitha muret janë nga 1.10 m me përjashtim të murit të mihrabit, që është 1.16 m. lartësia e xhamisë, prej dyshemesë e deri në lartësi mbi kulm është 9.67 m. Materiali i mureve është prej gurëve special, po edhe të ndryshëm, të lidhur me llaç gëlqeror;

2. Hajati i xhamisë, 3.91 x 9.12 m, me konstruksion prej drurit;

3. Xhamia ka pasur kubenë prej tullave të pjekura dhe llaçit gëlqeror, të mbuluara me rrasa guri dhe tjegulla;

4. Xhamia e ka pasur minaren në lartësi prej 24.90 m, me një sherif (rrethore), me këto dimensione, prej bazamentit (niveli i sipërfaqes së tokës) e deri te streha e kulmit është 8.14 m, prej bazamentit e deri në sipërfaqen e sipërme të sherifit është 17.70 m, dhe prej bazamentit deri në majën e piramidës është 24.90 m. Minarja është prej gurëve poroz (sigë), të lidhura me llaç gëlqeror, ndërsa kulmi i saj (piramida) prej dërrasës i mbështjellë me alumin ose plumb.

(1) Shih: Noel Malcom, Kosova një histori e shkurtër, Koha, Prishtinë, 2001, fq.95. (2) Fatkeqësisht, pas vitit 1912, pushteti serb e rrënoi xhaminë e Namazxhahut, kurse pas luftës në Kosovë, me iniciativën e Këshillit të Bashkësisë Islame të Prizrenit, realizohet rindërtimin i saj, sipas kushteve të Institutit për Mbrojtjen e Monumenteve Historike në Prizren. Projektin e financoi Republika e Turqisë. Nën organizim të Bashkësisë Islame, Namazxhahu hapet solemnisht, në prill të vitit 2002, ndërsa më datë 25.06.2002 falet xhumaja e parë dhe me këtë i rikthehet qëllimit burimor. Vlen të përmendet se gjatë vitit 2016, janë falur teravitë si dhe namazi i dy bajramave. (3) Shih: Jahja Drançolli, "Përshkrim i shkurtër i Prizrenit", punim i botuar në librin: Plani i konservimit dhe zhvillimit për zonën historike të Prizrenit, përgatitur nga CHWB zyra në Kosovë, pa vend të botimit, 2011, fq.18. (4) Shih: Mbishkrimi i xhamisë së Kalasë, i cili ruhet në arkivin e Prizrenit. (5) Shih: J. Radonic, Rimska kurija i juznoslovenske zemlje, Beograd, 1950, fq.402, cituar në punimin e Hasan Kaleshit dhe Ismail Eren "Mahmud Pashë Rrotlla nga Prizreni-përshpirtënimet dhe vakëfnameja e tij", përgatiti Ismail Rexhepi & Sadik Mehmeti, botuar në revistën Edukata Islame – revistë shkencore, kulturore islame tremujore, Prishtinë, nr.81/2006, fq.151. (6) Shih: J. Tomic, Deset godina iz istorije serpskog naroda I cerkve nad Turcima (1683-1693), Beograd, 1902, fq.44, cituar në punimin: Hasan Kaleshi dhe Ismail Eren "Mahmud Pashë Rrotlla..." po aty, fq.151. (7) Shih: Hasan Kaleshi dhe Ismail Eren, "Mahmud Pashë Rrotlla...", po aty, fq.152. (8) Muhamed Shukriu, Prizreni i lashtë, Prizren, 2001, fq.353;Abib Ahmedi, Theranda – Prizreni ndër shekuj, Prizren, 1996, fq.114. (9) Shih: Noel Malcom, Kosova…, po aty, fq.157. (10) Hasan Kaleshi dhe Ismail Eren, "Mahmud Pashë Rrotlla...", po aty, fq.174. (11) Shih: Faik Miftari, "Pse duhet të rindërtohet xhamia në Kala të Prizrenit?", sipas:http://www.gazetaimpakt.com/lajm/14966/pse-duhet-te-rindertohet-xhamia-ne-kala-te-prizrenit/, data e publikimit:08.11.2016, data e citimit:15.12.2016. (12) Shih: Abib Ahmedi, Theranda…, po aty, fq.119. (13) Abib Ahmedi, Theranda…,po aty, fq.127; Raif Vırmiça, Camileri Kenti Prizren, pa vend dhe vit të botimit, fq.432. (14) Nehat Krasniqi: "Kronika (Menakib) e Tahir efendiut, burim i rëndësishëm për historinë e kulturës në Prizren gjatë periudhës turko-osmane", Edukata Islame – revistë shkencore, kulturore islame tre mujore, Prishtinë, nr.57/1995, fq.106. (15) Shih:Hasan Kaleshi dhe Ismail Eren, "Mahmud Pashë Rrotlla...", po aty, fq.175. (16) HasanKaleshi - Ismail Eren, "Mahmud Pashë Rrotlla nga Prizreni…",po aty, fq.174-175. (17) Transliterimi i tekstit si dhe përkthimi i tij është bërë nga origjinali, në konsultime dhe me mr. Muhamed Ahmetaj. Po ashtu, shih: Raif Vırmiça, Camileri…, po aty, fq.433. (18) Shih:Këshilli i Bashkësisë Islame i Prizrenit, Dosja e xhamisë së kalasë, projekti ideor për rindërtimin e xhamisë.

**Fikret Ramadani**

# Elementet islame te shqiptarët në sytë e George Gordon Bayronit

Në disa nga kryeveprat më të mëdha të letërsisë botërore, udhëtimet kanë qenë elemente përbërëse, apo thënë më mirë tema të tyre. Përgjithësisht dallohen udhëtime imagjinative e shpirtërore, ta zëmë "Komedinë Hyjnore" apo edhe "Faustin", por krahas këtaj ekzistojnë edhe udhëtime fizike, tokësore e reale që i përgjigjet veprës që kemi në objekt për ta trajtuar.

"Shtegtimi i Çajld Haroldit" është krijimi apo puna më e madhe e Bayronit që ka bërë gjatë jetës së tij. Ajo po ashtu është njëra ndër veprat më të mëdha që ka zënë vendin meritor në letërsinë botërore. Fillimisht nuk ishte e planifikuar që të shkruhej si vepër, por autori i saj si student i "Universitetit Kembrixh", së bashku me shokun e studimeve Kam Hobahauz, në vitin 1809 ishin nisur për të udhëtuar drejt orientit. Shtegtimi nis nga Anglia për të vazhduar drejt Portugalisë, pastaj Spanjës, Greqisë dhe Shqipërisë, po ashtu flet edhe për Gjermaninë e Zvicrën.

Gjatë këtij udhëtimi autori përshtypjet e veta i kishte shënuar në një ditar. Më vonë këto shënime do të përmblidhen me titullin "Shtegtimet e Çajld Haroldit". Ai as që e kishte në mendje t'i botonte ndonjëherë këto shënime, por shokët e tij pasi i lexuan shkrimet e tij, ia rrëmbyen dhe i dërguan në shtyp. Pas daljes nga shtypi të këngës I dhe II, këto këngë u pritën me lavde nga publiku i gjerë, ku Bayroni kishte thënë: "U zgjova një mëngjes dhe pash se qeshë bërë i famshëm"[1]

Në strukturën përbërëse të poemës identifikojmë katër këngë, me më shumë se 500 vargje brenda këngëve. Shihet se këngët janë të gjata për nga përbërja e vargjeve.

Këto informacione që i dhamë më lartë i bëmë me qëllim, që lexuesi t'i ketë të qarta disa fakte nga kryevepra e Bayronit.

Kënga e dytë është pikërisht nisma e përshkrimit të Shqipërisë nga Haroldi, pasi ishte kthyer nga Greqia arriti te Gjiri i Ambracisë që është "Preveza ku zbriti Bayroni".[2] Ndonëse ishte i lodhur nga udhëtimi, ai sikur çlodhej duke shijuar bukuritë e këtij vendi, ku sipas tij ishte trevë e panjohur që pak kush guxon ta shohë. Nuk mjaftoi që ai të kënaqet vetëm me të bukurën e këtij vendi, por njëkohshëm thur edhe lavde të bukura.



Në këtë gjendje vazhdoi rrugëtimin e tij për në cakun e planifikuar, Tepelenën e Ali Pashës. Në t'u afruar, nga andej vështroi si për çudi xhamitë e ndritura të Tepelenës, të cilat qëndronin gjatë tërë kohës të ndriçuara nga tufa llambash të vogla, që po t'i shikosh nga larg duken si një grumbull xixëllonjash. Xhamitë, rëndom ndriçohen atëherë kur te myslimanët arrin muaji i bekuar i Ramazanit. Nga këtu kuptohet që shtëpitë e Zotit nuk kanë qenë të pakta në numër ngase: "Në territoret tona ndërtimi i xhamive ka fillu-



ar menjëherë pas depërtimit osman. Sipas të dhënave historike, ndërtimi i xhamive filloi menjëherë pas Betejës së Kosovës në vitin 1389 e më vonë",[3] kurse sipas disa të dhënave tjera ndërtimi i xhamive ishte shumë më herët, sidoqoftë, Shtegtimet e Haroldit datojnë prej viti 1809, që do të thotë se deri atëherë numri xhamive ka qenë i shumtë.

Xhamia është vendi më i dashur, më i pastër, njëkohësisht edhe më i frekuentuar nga besimtarët, ku ata kryejnë pesë herë në ditë obligimet ndaj Krijuesit fuqiplotë. Xhamia si element islam në ketë poemë, nuk përmendet vetëm në këtë rast, por edhe në momentin kur Haroldi përshkruan gjendjen shpirtërore dhe fizike të myslimanëve në vigjilje të iftarit, e në këtë moment fisnik:

*Mbaj vesh! Ezani e tundi minaren,*
*Myezini thërret besnikët që të falën;*
"S'ka Zot përveç Allahut! Allahu është më i madh![4]

Pra nga minaret e xhamive lajmërohet koha e iftarit. Por, lajmërimi për kohën e iftarit nga vizita e Haroldit, në vepër paraqitet në dy mënyra: e para me anë të thirrjes së ezanit nga myezinët dhe e dyta me anë të zërit të tamburit. Të dy format edhe sot e kësaj dite në muajin e Ramazanit praktikohen në disa nga vendet shqiptare, rëndom në viset rurale. Minarja e xhamisë shënohet edhe në vargjet e para kushtuar Shqipërisë, ku autori shënon se kryqi është duke rënë, kurse minaret janë duke u ngritur.

Përveç xhamive do të ndalemi edhe te një element tjetër tejet i rëndësishëm, siç është përshkrimi i myslimanëve gjatë muajit të Ramazanit.

Përshkrimin nis duke na rrëfyer për devotshmërinë e besimtarëve gjatë kësaj periudhe kohore. Shqiptarët myslimanë mbajnë ditë për ditë me durim, pra pa hezitim, por me vullnet shënon autori.

Gjatë gjithë ditës duke agjëruar, sigurisht që myslimani gëzohet me arritjen e iftarit, ngase ka kryer një obligim ndaj Zotit të tij, ashtu siç thotë Pejgamberi a.s.:"Agjëruesi i ka dy gëzime, njërin në iftar, e tjetrin në Ditën Gjykimit",[5] e për këtë nuk ka fare dyshim, madje është vërejtur lehtësisht edhe nga autori që nuk i takon kësaj kulture. Për ta bërë më konkrete për lexuesit po japim vargjet, të cilat na paraqesin gjendjen faktike e atmosferën mbizotëruese të disa çasteve para arritjes së iftarit:

*Përzier, po dallojnë: aty disa*
*vështrojnë viset rrotull e kënaqen,*
*një myslimanë besnik po fal namazin.*

E kur dëgjohej zëri i myezinit nga njëra anë dhe zëri i tamburit nga ana tjetër gjendja ndryshon plotësisht. Tanimë sofrat janë të mbushura me gjella, njerëzit lëvizin duke krijuar burbujë, e çardaku si vend ndeje mbeti fare i shkretë. Të gjithë nxitojnë për të ngrënë ushqimin e përgatitur nga gratë apo edhe shërbëtoret e ndershme.

Nga këtu shohim edhe bashkëjetesën mes popullit

shqiptar dhe njerëzve të kombësive tjera. Toleranca ndërmjet popullit tonë mbetet historikisht në nivel të duhur, sepse u kultivua binomi i pandashëm fe – atdhe që mbizotëroi në kohë e në hapësirë.[6] Autori thekson se turqit, shqiptarët, grekët dhe arabët, rrinin së bashku të përzier ndërmjet vete. Kjo ngase toleranca fetare ka qenë përherë cilësi e pranishme ndër shqiptarë; e te myslimanët në përgjithësi në Muajin e Ramazanit dukshëm rritet kjo cilësi, duke u plotësuar edhe me anë të vitrave dhe aktiviteteve tjera të shtuara solidarizuese.

Si element tjetër i rëndësishëm në sytë e Bayronit na paraqitet edhe gruaja shqiptare. Ndonëse autori femrën shqiptare në shënimet e tij për Shqipërinë e përmend vetëm një herë, edhe atë vetëm si myslimane dhe pikërisht në kohën e përgatitjes së ushqimit të iftarit. Por, kjo nuk përfundon me kaq, ai i përshkruan ato si në aspektin fizik, po aq edhe gjendjen shpirtërore apo marrëdhënien e saj karshi të tjerëve.

Në vijim po mundohemi ta paraqesim gruan myslimane duke komentuar vargjet nga libri. Mirëpo duhet pasur kujdes të shtuar gjatë leximit sepse"udhëtimi i Çajld Haroldit, në esencë është i bazuar në një vizion kristian të udhëtimit nëpër viset e prishura e që duhet të ribëhen sërish, por që duhet të ribëhen mbi vlerat e kristianitetit, të ndërlidhura dhe me koniunkturën aktuale politike"[7] Prandaj, gjejmë edhe fjalë që s'i përgjigjen realitetit. Do të shohim se mbulesa nga autori shënohet si çarçaf, ose përkushtimi i gruas ndaj familjes dhe shtëpisë së saj, nga autori shihet si qëndrim në kafaz; e fjalë të tjera në tërësinë e veprës. E njëjta gjë haset edhe në këngën e parë në vizitën e Spanjës, kur bën krahasimin e krishterimit dhe realitetit të mbetur islam, pra fjalë të tjera të kësaj gjuhe nuk janë të pakta.

Përveç ndërgjegjes kristiane që autori posedon, ai sikur ka arritur të stis edhe diçka pozitive e reale te gruaja myslimane si në vargjet:

*Një i vetëm ai jep trupin dhe zemrën,*
*atij qe ka pranuar zot e burrë;*
*e lumtur në detyrë amtare t'ëmbël.*

Feja islame "u shndërrua në diell që, shndriti hapësira të gjera nga pjesa lindore e rruzullit tokësor e deri në pjesën perëndimore",[8] e s'ka mundësi që ky diell, i cili ka depërtuar në thellësinë e zemrave të popullit shqiptarë ta bëjë të palumtur njeriun, apo ta bëjë edhe të pa moralshme, në këtë rast femrën. Përkundrazi islami e ndriçon jetën dhe veprën e njeriut.

Me këtë pozitivitet vazhdojnë vargjet përsëri me në qendër gruan dhe rritjen e fëmijës nga ana e nënës.

*Me gjin e saj e rrit fëminë e saj,*
*e nuk e le t'u bindet epsheve më t'ulta*

Autori përshkruan kulturën dhe përkushtimin e gruas ndaj fëmijës të saj, në mënyrë që mos t'u bindet epsheve të ulëta duke filluar me kujdes që nga ditët e para të lindjes së tij, kur është ende duke u rritur në gjirin e nënës, e për të vazhduar pastaj gjatë gjithë jetës.

Udhëtimi i Haroldit vazhdon për të arritur deri te kulla e Ali Pashës, qëndrimi në të dhe përshkrimi i virtyteve të larta të popullit shqiptarë, siç janë: mikpritja, trimëria, pamja fizike etj., dhe disa përshkrime tjera me motive luftarake. Kurse nga vargu 690, Bayroni lë shëndet Shqipërisë e fillon t'i këndojë Greqisë.

Për fund do thënë se poema "Shtegtimet e Çajld Haroldit", është njëra ndër veprat më të zbërthyera të letërsisë botërore nga studiuesit shqiptarë, ajo ishte një ndihmesë e rëndësishme për historinë, etnografinë, kulturën, traditën dhe jetën e shqiptarëve. Andaj edhe në këtë punim jemi munduar që t'i paraqesim elementet islame te populli ynë, në sytë e Xhorxh Gordon Bayronit.

Feja islame ka qenë, është dhe do të mbetet, si faktor i rëndësishëm, progresiv dhe përçues i vlerave te populli shqiptarë, si pjesë e pandashme në jetën dhe veprimtarinë e këtij populli andaj edhe në këtë vepër kaq të rëndësishme mendojmë se është dashur të trajtohet feja islame te shqiptarë sipas Bayronit, me shpresë se në të ardhmen do të bëhet një studim duke bërë krahasimin ndërmjet feve në tërësinë e kësaj vepre.

(1) Gorge Gordon Bayron, Chajlld Harold, (Shqipëruar nga Skender Luarasi.) Rilindja, Prishtinë, 1977, f. 6. (2) Po aty, te pjesa e shënimeve, f. 161. (3) Bekim Vishaj. Xhamia e Bajrakut në Pejë. Punimet nga konferenca shkencore ndërkombëtare: "Trashëgimia Orientale – Islame në Ballkan", Instituti për shkenca humane "Ibni Sina" f.148. (4) Po aty, f. 59. (5) Të gjitha vargjet do të nxirren nga libri i cituar me lartë. (6) Sahih Buhari, kapitulli "Saum"- agjërimi. (7) Prof. Dr. Adem Zejnullahu, Aspekte të islamit te shqiptarët, Meshari, Prishtinë, 2016, f. 6. (8) http://www.gazetaria.0fees.net/pdf/romantizmi.pdf?i=2 (Shfletuar së fudi më 18.02.2017). (9) Abdylkadër Haktanër, Mehmet Akif Ersoj, I, Istanbull, 2012, f. 8. Cituar sipas Prof. Dr. Adem Zejnullahu, Aspekte të islamit te shqiptarët, Meshari, Prishtinë, 2016, f. 5.

**Literatura:**

1. Bayron, Xhorxh Gordon. Çajlld Harolld. (Shqipëruar nga Skender Luarasi.) Rilindja, Prishtinë, 1977.
2. Vishaj, Bekim. Xhamia e Bajrakut në Pejë. Punimet nga konferenca shkencore nderkombtare: "Trashëgimia Orientale – Islame në Ballkan", Instituti për shkenca humane "Ibni Sina" f.148.
3. Zejnullahu, Prof. Dr. Adem. Aspekte të islamit te shqiptarët, Meshari, Prishtinë, 2016.

**Burimet nga interneti:**

1. www.gazetaria.0fees.net/pdf/romantizmi.pdf?i=2.

### Myftiu Tërnava mori pjesë në takimet e rregullta të KBI-së në Gjakovë dhe në Pejë

Myftiu Tërnava, i shoqëruar edhe nga kryetari i Kuvendit të BIRK-ut, Ajni ef. Sinani, kryeimami Sabri ef. Bajgora dhe nga zv/kryeimami Fatmir ef. Iljazi morën pjesë në mbledhjen e rregullt të Këshillit të Bashkësisë Islame në Gjakovë, që u mbajt me datë 20.04.2017, dhe asaj në Pejë që u mbajt më 27.04.2017. Këta për së afërmi përcollën punën dhe funksionimin e këtyre Këshillave të BIK. Gjatë mbledhjeve të rregullta me anëtarët e Këshillave të të dy komunave, u diskutuan shumë çështje me rëndësi, dhe u morën vendime në dobi të institucionit dhe qytetarëve, ku nuk mungoi edhe kontributi i myftiut, i cili ofroi ide, këshilla e propozime që të arrijnë te vendimet e drejta dhe të pranueshme. Në përfundim të secilit prej takimeve, Myftiu Tërnava i këshilloi të pranishmit që t'ia kenë frikën Zotit xh.sh., e të punojnë drejt, të reflektojnë mirësi e sinqeritet në punën e tyre dhe të shpjegojnë drejt porositë e Allahut dhe të Dërguarit të Tij, duke ruajtur në këtë mënyrë afërsinë në mes njerëzve, e duke mbjellë dashuri dhe harmoni në mes të gjithëve pa dallim. "Porositë kuranore dhe mesazhet që dalin nga fjalët, veprat dhe sjelljet e të dërguarit tonë Muhamedit a.s. duhet t'i përcillni te xhemati në formën më të bukur, ashtu siç është e bukur tërë feja islame. Të kultivohet edhe më tej harmonia dhe bashkëjetesa me të gjithë, pa dallim ngjyre, etnie apo feje, ashtu siç të parët tanë e mbollën në zemrat e tyre dhe të pasardhësve të tyre, këtu e gjashtëqind vjet më parë. Nuk kemi nevojë për traditat e zakonet e të tjerëve, sepse edhe traditat, zakonet dhe kulturën e popullit i kemi aq të mira, e të bukura, saqë na kanë lakmi edhe të tjerët. Hapësirë për punë keni sa të dëshironi para vetes, jemi duke investuar me të madhe në rregullimin dhe infrastrukturën e BI gjithandej nëpër Kosovë, e në veçanti në Pejë dhe Gjakovë, prandaj shfrytëzoni këto mirësi për të përçuar fjalën e mirë, shpirtdëlirësinë dhe moralin në zemrat dhe shpirtrat e atyre që i keni përballë", u tha mes tjerash Myftiu Tërnava, duke iu drejtuar anëtarëve të Këshillave të Gjakovës dhe Pejës. *(Fatmir Iljazi)*



*Vizita e Myftiut në Gjakovë*



*Vizita e Myftiut në Pejë*

### Myftiu Tërnava mori pjesë në manifestimin e javës së ditëlindjes së Muhamedit a.s.

*Prishtinë, 19 prill 2017*

Nën organizimin e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës dhe të DIYANET-it të Turqisë, të mërkurën me datë 19 prill 2017, në sallën e konferencave në Fakultetin e Studimeve Islame u mbajt manifestimi i javës së ditëlindjes së Muhamedit a.s. Në këtë ngjarje morën pjesë myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, ambasadorja e Turqisë në Kosovë, Kivilcim Kiliç, dekani i FSI-së, prof.dr. Fahrush Rexhepi, përfaqësuesi nga DIYANETI, z. Mustafa Bodur, komandanti i KFOR-it turk, si dhe personalitete të jetës fetare e kulturore të vendit. Fillimisht të pranishmit i përshëndeti dekani prof.dr. Fahrush Rexhepi, i cili iu dëshiroi mirëseardhje mysafirëve, duke kujtuar se dita në të cilën lindi Muhamedi a.s. ishte ditë historike për botën dhe njerëzimin. Kurse Mustafa Bodur nga DIYANETI i Turqisë tha se java e manifestimit të ditëlindjes së Muhamedit a.s. është java në të cilën shpjegohet dhe jetohet këshilla e tij, që ne si shoqëri kemi nevojë shumë, duke vënë theksin në epokën të cilën po e jetojmë, e që është epoka e komunikimit dhe shkencës. Ai potencoi se Muhamedi a.s. u quajt El Emin (i besueshëm) edhe para se të ishte pejgamber. Në fjalën e saj ambasadorja e Turqisë, Kivilcim Kilic theksoi se ditëlindja e pejgamberit Muhamed është drejtësi, siguri




*Manifestimi i javës së ditëlindjes së Muhamedit a.s.*

e afrim mes njerëzve. "Feja islame është fe e bukur dhe e sigurisë, e cila e do paqen dhe është paqësore, e s'ka të bëj asgjë me dhunën dhe me egërsinë. Jeta e Muhamedit a.s. reflektoi siguri dhe dritë në jetë. Ne duhet të mundohemi ta bëjmë botën më të lumtur dhe të krijojmë më shumë siguri", shtoi mes tjerash ambasadorja.

Ligjëratën kryesore e mbajti myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, i cili para të pranishmëve theksoi se, kur bota mbytej në errësirë dhe tirani, Allahu i dhuroi mbarë njerëzimit dritën e cila shndriti këtë univers, pasi që atë e kishte kapluar errësira. Allahu i Madhëruar e dërgoi Muhamedin a.s. mëshirë të pafund për të gjitha krijesat e gjalla e jo të gjalla, dheun e gurin, lumin e detin, qiejt e tokën, kohën dhe hapësirën, e në veçanti mëshirë për njeriun. E bëri atë shkak të begatisë, udhëzimit, mëshirës, butësisë dhe shpëtimit. Muhamedit a.s. me paraqitjen e tij bëri një kthesë vendimtare në tri kontinentet, në Azi, Afrikë dhe Evropë. Me vrullin e fuqishëm të përhapjes së mësimeve të tij u lëkundën dhe shkatërruan nga themelet e tyre dy perandori të mëdha, Bizanti dhe Persia. Ai u paraqit në vendin më të shkatërruar, më të prapambetur, e në mesin e adhuruesve më të mëdhenj të idhujve. Ai me urdhrin e Allahut xh.sh. gjeti forcën, dijen e kurajën dhe pa hezitim shpalli Islamin fe të vetme të Allahut xh.sh., e cila urdhëron besimin në një Zot të vetëm, dhe largim nga besimet e kota në idhuj e puta. Ai me punën e tij dhe misionin e marrë nga Zoti xh.sh., vuri themelet e një shoqërie të qytetëruar e të kulturuar, ky besim e qytetërim i ri në mesin e atij populli, i cili po jetonte në errësirën mesjetare e rilindi atë për një jetë të re e të begatë. Në vazhdim Myftiu Tërnava theksoi, se i Dërguari i Allahut xh.sh., ngrihej para një të vjetri, i ndihmonte dhe i vizitonte të sëmurit, i mëshironte dhe i donte të varfrit, u kushtonte kujdes të veçantë të mjerëve dhe të braktisurve,e ngushëllonte të dobëtin, ishte tolerant dhe i afërt me të gjithë, ai ulej në rërë dhe flinte në tokë, tek ai nuk kishin rëndësi të madhe statusi, fama, fuqia dhe gjërat materiale të kësaj bote, ai fliste butë dhe me një ton ku shprehte dashuri dhe mëshirë. "Ne nuk të dërguam ty ndryshe vetëm se myzhdedhënës dhe tërheqës i vërejtjes për të gjithë njerëzit, por shumica e njerëzve nuk e dinë." (Sebe, 28).

Muhamedi a.s. ishte një burrë i cili me karakterin e vet e fitoi respektin universal të të gjithë atyre që e njihnin edhe para shpalljes së Kuranit, por edhe pas shpalljes së tij. Ai nuk lakmonte në thesaret, pallatet e as pozitat e kësaj jete të përkohshme. Ai synonte atë për të cilën Allahu e kishte dërguar pejgamber, që ai dhe të gjithë ata që besojnë thirrjen e tij ta kenë për qëllim Xhenetin, shpërblimin më të madh që Allahu xh.sh. ka përgatitur për ata të cilët e besojnë dhe praktikojnë fjalën e Zotit xh.sh. Gjithë reflektimi i së vërtetesë që ka ardhur nga Allahu xh.sh, kristalizohet te ata, ashtu siç transmetohet, përjetohet e ndjehet prej tyre në të gjitha përmasat. Ata janë si një burim i kristaltë, si një pikë uji e kulluar, që reflekton e pasqyron të gjitha rrezet e diellit, në zemrat e tyre as drita nuk përthyhet dhe as spektri i saj nuk pëson humbje. Ty o Muhamed të bën keq kurse ti mbete i durueshëm, ata të lënduan ndërsa ti i fale, ata të mallkuan dhe ti nuk ua pe për të madhe, ata ishin të pasjellshëm me ty por ti nuk u ndale në të metat e tyre. Ti je o Muhamed ashtu siç të përshkroi Allahu në shkallën më të lartë të moralit. Ti o Muhamed je njeriu më i mençur, më i urti, më i dituri, më fisniku dhe më inteligjenti në mesin e njerëzve. Ti ke ardhur me shpallje e cila largon gënjeshtrën, e shlyen injorancën dhe e udhëzon mendjen, ngase ti je i udhëzuar nga Zoti. Ti o Muhamed mbushe botën me urtësi e udhëzim të drejtë e drejtësi, paqe e mëshirë, vendose rendin e ri shoqëror, konsolidove shtetin e parë islam në Medine, ti thirre botën mbarë në respektimin e të drejtave njerëzore dhe ishe i pari që i respektove ato. Nuk ka mundësi assesi shembull a model tjetër që mund të krahasohet me ju, andaj edhe mbetesh model e shëmbëlltyrë e pajisur me virtytet më të larta njerëzore që shoqëria jonë duhet ndjekur. Në fund mund të themi me plot përgjegjësi se një pjesë e madhe e botës asnjëherë, as në të kaluarën e as në të tashmen nuk qe në gjendje të vlerësoi pothuajse asgjë pozitive në raport me Islamin dhe shëmbëlltyrën e ndritshme e të pakrahasueshme të Muhamedit a.s. Deri në shek. XIX një pjesë e mirë e botës ka qëndruar

jashtë çdo norme dhe çdo kriteri shkencor, sa i përket shprehjes së mendimit për Islamin dhe Muhamedin a.s. Por, edhe pas këtij shekulli, i cili konsiderohet si shekulli i kritikës shkencore, ajo nuk mundi të lirohet plotësisht nga paragjykimet dhe akuzat mesjetare. Detyra jonë parësore është, që në kuadër të mundësive tona të bëhemi ura të cilat do ta bartin mëshirën dhe paqen e Tij që përfshinë të gjitha botët. E kemi për obligim, që në kuadër të aftësive tona këtë personalitet që qëndron në piedestalin më të lartë, t'ia paraqesim gjithë njerëzimit në formën sa më të bukur. Në fund të ligjëratës së tij Myftiu Tërnava nënvizoi se Muhamedi a.s. është shembull butësie dhe dhembshurie ndaj anëtarëve të familjes, është shembull me mëshirën e tij ndaj të dobëtëve, të vetmuarve, robërve e skllevërve, është shembull me faljen dhe mirëkuptimin ndaj mëkatarëve dhe gabimtarëve. Në fund u dha edhe një program artistik, i përgatitur nga nxënësit e Medresesë Alaudin. *(R.S).*

### Myftiu Tërnava priti në takim sekretarin e përgjithshëm të Islamic Reliefit, Hasen bin Hamid Shahber

*Prishtinë, 10 prill*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava priti në takim sekretarin e përgjithshëm të Organizatës Islamic Relief (IIRO), dr. Hasen bin Hamid Shahber. Në këtë takim Myftiu Tërnava njoftoi mysafirin me organizimin e BIRK-ut, punën dhe angazhimin që jep në shoqërinë kosovare, në rindërtimin e institucioneve të shtetit të Kosovës, si dhe në mbarëvajtjen e jetës fetare në shtetin tonë. Ai po ashtu shprehu falënderimin për Mbretërinë e Arabisë Saudite, e cila vazhdimisht ka ndihmuar popullin e Kosovës, si para, ashtu edhe pas luftës, e gjithashtu çmoi lart edhe angazhimin e Arabisë Saudite në procesin e lobimit për integrimin e Kosovës në mekanizmat ndërkombëtarë.

Nga ana e tij, sekretari i përgjithshëm i Organizatës Islamic Reliefit (IIRO), dr. Hasen bin Hamid Shahber falënderoi Myftiun Tërnava për mikpritjen dhe çmoi kontributin e BIRK-ut që po jep në zhvillimin dhe perspektivën e Republikës së Kosovës, duke premtuar se ndihma dhe përkrahja e tyre nuk do të mungoj në të mirë të qytetarëve të Kosovës.

Më pas sekretari i përgjithshëm i Organizatës Islamic Reliefit, dr. Hasen bin Hamid Shahber nën shoqërimin e Myftiut Tërnava dhe stafit të tij vizituan Medresenë Alaudin në Prishtinë, ku u pritën nga drejtori Jakup ef. Çunaku, i cili i dha një biografi të shkurtër me historikun e kësaj shkolle dhe rolin e saj përgjatë historisë.



*Myftiu në takim me z. Hasen bin Hamid Shabher*

Vizita e radhës ishte në KBI të Skenderajt, ku u pritën nga kryetari i KBI-së, Nexhmi ef. Maksuti dhe në fund vizituan varrezat e familjes Jashari në Prekaz. (R.S)

### Myftiu Tërnava dhe sekretari i përgjithshëm i Islamic Reliefit Hasen bin Hamid Shahber vizituan Prizrenin

*Prishtinë, 11 prill*

Në ditën e dytë të qëndrimit në Kosovë, sekretari i përgjithshëm i Organizatës Islamic Relief, dr. Hasen bin Hamid Shahber, i shoqëruar nga myftiu i Republikës së Kosovës Naim ef. Tërnava vizituan Prizrenin, me ç'rast u pritën nga kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame në Prizren Besim ef. Berisha. Në këtë takim kryetari i KBI të Prizrenit i njoftoi mysafirët me punën dhe aktivitetin e këtij këshilli dhe me organizimin e jetës fetare në këtë qytet multietnik. Ai po ashtu vlerësoi klimën tolerante mes komuniteteve që jetojnë në këtë qytet dhe potencoi faktin, se deri më sot nuk është



*Gjatë vizitës në Prizren*

shënuar asnjë ekses në këtë drejtim. Në Prizren bashkëjetojnë komunitete të ndryshme, por gjithnjë duke respektuar dhe bashkëpunuar me njëri-tjetrin.

Më pas të gjithë bënë një shëtitje në qendrën e qytetit të Prizrenit, ku bashkëbiseduan dhe u përshëndeten me shumë qytetarë, kurse namazin e drekës e falën në xhaminë Sinan Pasha, e cila është monument i trashëgimisë kulturore. *(R.S)*

### Myftiu Tërnava priti në takim myftiun e Pukës z. Gëzim Kopani

*Prishtinë, 12 prill 2017*

Myftiu i Republikës së Kosovës Naim ef. Tërnava priti në takim një delegacion nga myftinia e Pukës i kryesuar nga myftiu z. Gëzim Kopani. Në këtë takim Myftiu Tërnava njoftoi Myftiun Kopani me punën dhe aktivitetet e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, si dhe me sfidat me të cilat ballafaqohet ky institucion. Ai po ashtu shprehu falënderimin dhe çmoi lart bashkëpunimin shumë të mirë që ka me Komunitetin Mysliman Shqiptar. "Ne aq sa kemi mundur vazhdimisht kemi mbështetur dhe ndihmuar Shqipërinë, e sidomos rajonin e Kukësit, Pukës dhe rrethinës. Ne në vitin e kaluar, por edhe më herët gjatë muajit Ramazan kemi dërguar 30 imam që të shërbejnë në këto treva, duke ndihmuar kështu me literaturë, artikuj ushqimorë, veshmbathje dhe gjëra të tjera. Andaj çdo shqetësim i juaji është edhe shqetësim i yni, ngase jemi një popull, ndaj shumë nxënës nga veriu i Shqipërisë shkollohen në Medrese dhe Fakultet pa pagesë, vetëm e vetëm që një ditë të kthehen dhe të japin kontributin e tyre fetar në komunitetin në përgjithësi", theksoi Myftiu Tërnava.

Nga ana e tij, Myftiu Kopani falënderoi BIRK-un, e në veçanti Myftiun Tërnava, i cili vazhdimisht ka qëndruar pranë dhe ju ka ofruar dorën e ndihmës dhe përkrahjes. "Ne çmojmë shumë përkrahjen tuaj myfti i nderuar dhe jemi të interesuar që edhe më ta shtojmë bashkëpunimin në të mirë të kombit tonë, e gjithashtu kemi nevojë për eksperiencën tuaj si institucion fetar", theksoi Myftiu Kopani.

Myftiu Tërnava premtoi se shumë shpejt do ta bëj një vizitë në Pukë, ku do të shikoi nga afër gjendjen dhe rrethanat në të cilat jetojnë banorët e Pukës, e sidomos zonat e thella të cilat kanë nevojë për mbështetje të vazhdueshme. Ai po ashtu premtoi se bashkëpunimi do të intensifikohet edhe më shumë në të ardhmen. *(R.S).*

### Myftiu Tërnava priti në takim një delegacion deputetësh nga Parlamenti i Belgjikës

*Prishtinë, 25 prill 2017*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava priti në takim një delegacion deputetësh nga Parlamenti i Belgjikës, të kryesuar nga z. Jacques Brotchi, anëtar i parlamentit dhe kryetar i Komisionit për Marrëdhënie Ndërkombëtare të komunitetit frëngjisht folës, të cilët po qëndrojnë për vizitë zyrtare në Kosovë.

Myftiu Tërnava çmoi lart ndihmën e madhe të shtetit të Belgjikës dhënë Kosovës, e po ashtu falënderoi popullin belg për përkrahjen e popullit dhe të shtetit të Kosovës. Ai i njohu me punën e Bashkësisë Islame, institucionet e saj, jetën fetare në përgjithësi, si dhe harmoninë fetare në vend. Anëtarët e delegacionit parlamentar belg falënderuan Myftiun Tërnava për pritjen e ngrohtë dhe vlerësuan kontributin e Bashkësisë Islame për kultivimin e traditës së bashkëjetesës dhe tolerancës ndërfetare, si një shembull model që duhet ndjekur. *(R.S).*



*Myftiu Tërnava në takim me Myftiun e Pukës, z. Kopani*



*Myftiu në takim me deputetët belg*

### Kryeimami Bajgora mbajti hytben e xhumasë në xhaminë e fshatit Kçiq të Mitrovicës

*Prishtinë, 28 prill 2017*

Kryeimami i BIK-ut, Sabri ef. Bajgora të premten me datë 28.04.2017, mbajti hytben e xhumasë në xhaminë e fshatit Kçiq të Mitrovicës. Të ngazëllyer me vizitën e kryeimamit, imami Jetish ef. Berisha së bashku me banorët e fshatit i uruan mirëseardhje, duke shprehur falënderime dhe kënaqësi për këtë vizitë. Gjatë ligjërimit të tij, përveç tjerash kryeimami Bajgora u lut dhe bëri dua për shpirtrat e të gjithë paraardhësve tanë, që me fanatizëm dhe me besnikëri përcollën te gjeneratat e reja amanetin e Zotit, fenë e pastër islame, të cilën e kishin pranuar si dhuratë tash e gjashtëqind vjet më parë.

"Allahu xh.sh. e krijoi njeriun në formën më të përsosur, dhe e dalloi me mendje dhe me logjikë, e pikërisht në këtë pikë e bëri më të veçantë duke i dhënë epërsi ndaj çdo krijese tjetër mbi sipërfaqen e tokës. Allahu në Kuran thotë: "E kemi krijuar njeriun në formën më të bukur, në formën më të përsosur." Një krijesë me intelekt, e kompletuar në çdo aspekt, e krijuar me qëllimin e vetëm njohjen e Krijuesit të tij dhe adhurimit të tij, zemra e të cilit pulson vetëm për dashurinë ndaj Allahut, i tilli meriton kënaqësinë dhe begatitë e Allahut në të dy botët. Të tillë ishin prindërit tanë, të cilët iu mbijetuan katrahurave të ateizmit dhe komunizmit, që ne sot të marrim frymë lirshëm, të falemi dhe ta shprehim lirshëm besimin tonë në Zotin xh.sh.,"u shpreh mes tjerash kryeimami Bajgora. Ai po ashtu i përgëzoi banorët për afrimin e muajit të shenjtë të Ramazanit, duke i uruar ata dhe duke i nxitur që të bëjnë sa më shumë vepra të mira dhe të pendohen për gabimet dhe lëshimet e së kaluarës. Kryeimami gjatë vizitës ishte në shoqërim edhe të zv/kryeimamit Fatmir ef. Iljazi dhe të zv/sekretarit Rexhep ef. Luma. *(Fatmir Iljazi)*



*Kryeimami Bajgora në xhaminë e Kçiqit*

### Në FSI qëndroi prof. dr. Mesud Idriz në cilësinë e "Visiting Professor"

*Prishtinë, 6 prill 2017*

Në vazhdën e aktiviteteve të menaxhmentit të FSI-së, më 06/07.04 2017, në FSI qëndroi prof. dr. Mesud Idriz në cilësinë e "Visiting Professor". Prof. dr. Mesud Idriz gjatë dy ditëve të qëndrimit të tij në FSI mbajti disa ligjërata para studentëve me fokus në lëndën e Qytetërimit Islam me temën "Civilizimi Islam në mes konceptit dhe kontekstit". Fillimisht ai u prit nga dekani i Fakultetit, prof. asoc. dr. Fahrush Rexhepi me bashkëpunëtorë. Dekani e njoftoi profesorin më për së afërmi me historikun e Fakultetit, sfidat dhe rezultatet e arritura deri më tani. Studentët e Fakultetit të Studimeve Islame kanë pasur mundësinë që gjatë këtyre dy ditëve të dëgjojnë ligjëratat e profesorit, i cili me origjinë është shqiptar dhe aktualisht është profesor i Historisë krahasuese të qytetërimeve, Ligjit dhe etikës, si dhe kurseve të Shkencave Politike në Universitetin Ndërkombëtar të Sarajevës. Fokusimi i profesorit gjatë ligjërimit ishte rreth tematikave që kanë të bëjnë me civilizimin islam në botë. Ligjëratat e profesorit ngjallën kureshtje të madhe te studentët e FSI-së, pasi që në këto ligjërata përveç shpjegimit të koncepteve u fol edhe për historinë, gjeografinë dhe shumë gjëra të tjera që ata i dëgjuan me mjaft entuziazëm. Profesori i nderuar, në ditën e parë ka ligjëruar mbi gjeografinë, Ballkanin dhe civilizimet botërore, për të cilat ka shpjeguar mjaft qartë se si kanë ardhur tek ne civilizimet e ndryshme, duke shpjeguar edhe aspektin gjeografik dhe filozofik. Gjithashtu ka shpjeguar terme të ndryshme rreth civilizimeve, siç është edhe vet emërtimi i civilizimit, se a duhet të quhet ai civilizim islamik apo civilizimi i islamit, dhe shumë terme tjera, si ixhazeti (diploma) dhe historia e saj deri tek ne, emërtimet e kontinenteve dhe ndarjet e tyre, e shumë gjëra tjera që i kanë pajisur stu-



*Prof. dr. Mesud Idriz gjatë ligjëratës në FSI*

dentët me mjaft dije rreth kësaj teme. Ndërsa në ditën e dytë fokusimi ishte më shumë në civilizimin islam në koncept dhe në kontekst, duke shpjeguar rreth emërtimit të civilizimit islam si "Hadare" nga bota arabe, dhe emërtimi i tij si "Medenije" nga bota joarabe, dhe arsyet e këtyre emërtimeve. *(Vedat Shabani)*

### Dekani i FSI-së Rexhepi priti në takim sekretarin e përgjithshëm të Islamic Reliefit Hasen bin Hamid Shahber

*Prishtinë, 12 prill 2017*

Dekani i Fakultetit të Studimeve Islame, prof. dr. Fahrush Rexhepi priti sot në takim sekretarin e përgjithshëm të Organizatës Islamic Relief (IIRO) dr. Hasen bin Hamid Shahber. Pasi iu dëshiroi mirëseardhje mysafirëve, dekani Rexhepi i njoftoi ata me historikun e Fakultetit të Studimeve Islame, mënyrën e funksionimit dhe plan-programin mësimor të këtij institucioni, i cili vepron në kuadër të BIRK-së. Nga ana e tij sekretari i përgjithshëm i Organizatës Islamic Relief (IIRO) dr. Hasen bin Hamid Shahber falënderoi dekanin Rexhepi për mikpritjen dhe shprehu gatishmërinë që të shikohen mundësitë, që në të ardhmen të ketë vizita reciproke dhe bashkëpunim të ngushtë në fushën akademike, si dhe në shkëmbimin e kuadrit akademik mes dy vendeve. *(R.S).*



*Dekani i FSI-së, z. Rexhepi me sekretarin e IIRO, z. Shahber*

### Në Ferizaj u inauguruan projektet e renovimit të trashëgimisë kulturore

*Prishtinë, 5 prill 2017*

Në Ferizaj u inauguruan projektet e renovimit të objekteve të trashëgimisë kulturore të qytetit, projekti i ndriçimit të xhamisë "Mulla Vesel Guta" , inaugurimi i objektit muze ish selia Ipeshkëvnore e Kosovës dhe kishës ortodokse "Shën Uroshi " në Ferizaj. Renovimi i këtyre objekteve është financuar nga Zyra e Bashkimit



*Inagurimi i objekteve të renovuara në Ferizaj*

Evropian në Prishtinës, ndërsa u implementua nga UNDP. Në këtë ngjarje të rëndësishëm për qytetin e Ferizajt dhe trashëgiminë kulturore në përgjithësi në emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës mori pjesë këshilltari i myftiut, Vedat ef. Sahiti, i ngarkuar me realizimin e projekteve të Bashkësisë Islame, i cili më pas ndau edhe nga një plaket mirënjohjeje për financuesit dhe implementuesit e projekteve. Në ceremoninë e inaugurimit të këtyre objekteve morën pjesë përfaqësuesit e bashkësive fetare në vend, kryetari i Komunës së Ferizajt, Muharrem Svarça, zyrtarë të Zyrës së Bashkimit Evropian në Kosovës, përfaqësues të UNDP-së, si dhe shumë mysafirë të tjerë. *(R.S).*

### Drejtori i Diasporës Ekrem ef. Simnica mori pjesë në një tribunë fetare në Berlin

Më 03 prill në xhaminë "Isa Beu" në Berlin u mbajt tribuna fetare me temë "Adhurimi dhe personaliteti i besimtarit". Në këtë tribunë mori pjesë edhe drejtori i Diasporës në BIRK, mr.Ekrem ef. Simnica, i cili mbajti një ligjëratë para të pranishmëve. Në këtë tribunë ligjëruan edhe myftiu i Myftinisë së Gostivarit



*Mr. Ekrem Siminica gjatë ligjëratës në xhaminë "Isa Beu" Berlin*

prof. Shaqir ef. Fetahu, dr. Selver Xhemaili drejtor në sektorin për diasporë pran BFI të Maqedonisë, Xhelal ef. Kaloshi imam në xhamin e Ingoldstadt, Ridvan ef. Kamberi imam në xhamin Ikre-Bashkimi, studenti nga FSHI Blendi Imeri dhe shumë personalitete tjera nga jeta fetare, kulturore dhe sociale në Berlin. Tribuna e organizuar nga kryesia e xhamisë u udhëhoq nga imami i nderuar Remzi ef. Xhaferi. Një falënderim i veçantë shkon për kryesinë e xhamisë "Isa Beu"dhe gjithë xhematin dhe dashamirët e jetës fetare, të cilët kontribuuan në organizimin e këtij aktiviteti të begatshëm. Më pas në kuadër të vizitës z. Simnica, më 4 prill është takuar edhe me ambasadorin e Kosovës në Gjermani, z. Skender Xhakaliu, dhe me stafin e tij, ku u njoftuan me punën dhe angazhimin e ambasadës tonë dhe me sfidat që po ballafaqohet atje dhe ranë dakord që të vazhdohet edhe më koordinimi i aktiviteteve në të mirë të diasporës sonë. *(R.S).*

### Egzon Ibrahimi dinjitetshëm përfaqësoi Bashkësisë Islame të Kosovës në garat ndërkombëtare të leximit dhe këndimit të Kuranit në Kuvajt

*Prishtinë, 19 prill 2017*

Studenti nga Kosova, Egzon Ibrahimi i cili po studion në Universitetin Al Az'har, i deleguar nga Bashkësia Islame e Republikës së Kosovës, përfaqësoi shtetin e Kosovës në garat ndërkombëtare të leximit dhe këndimit të Kuranit që u mbajtën në Kuvajt. Në këto gara morën pjesë mbi 70 shtete dhe mbi 120 garues nga mbarë bota. Këto gara po mbahen nën organizimin e princit të Kuvajtit sheih Sabah al Xhabir al Sabah. Studenti ynë Egzon Ibrahimi pati një prezantim të bukur ku edhe u stolis me vendin e katërtë në botë. Ky është një sukses i madh për të gjithë ne. Egzonit i dëshirojmë suksese të reja në arenën ndërkombëtare.



*Egzon Ibrahimi në garat e Kuranit në Kuvajt*

### Turqia dhuron pesë mijë pako ushqimore për familjet skamnore në Kosovë

*Prishtinë, 18 prill 2017*

Qeveria e Republikës së Turqisë, përmes Zyrës së Kryeministrit, i ka dhuruar shoqatës humanitare "Bereqeti" që vepron në kuadër të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës 5 mijë pako ushqimore të dedikuar për familjet skamnore.

Drejtori i shoqatës "Bereqeti" Fitim ef. Flugaj, shprehet se kjo nuk është hera e parë që Turqia ndihmon Kosovën në këtë formë.

Ai tregon se kjo është hera e katërt me radhë që familjet me gjendje të rëndë ekonomike ndihmohen nga ky shtet mik i Kosovës dhe vlerëson se është një ndihmë shumë e çmuar. Flugaj thotë se këto pako ushqimore do të shpërndahen në muajin Ramazan. *(R.S).*




*Ndihmat humanitare të dhuruara nga Turqia*

### Sulmi në xhaminë e Llabjanit dëmton seriozisht përpjekjet e komuniteteve fetare për krijimin e mirëbesimit ndërfetar e ndëretnik

Sot pasdite xhamia e Llabjanit është demoluar nga një pjesëtar i komunitetit serb, i cili përveç dëmtimit të xhamisë ka bërë edhe përdhosjen e sallës së lutjeve si dhe ka dëmtuar e përdhos levat me ajete nga Kurani famëlartë që kanë qenë të vendosura në muret e xhamisë.

Sulmi, përdhosja dhe demolomi i objekteve e simboleve fetare, përveç që është akt i papranueshëm, është veprim që dëmton seriozisht përpjekjet e komuniteteve fetare për krijimin e mirëbesimit ndërfetar e ndëretnik.

Sulmet e tilla dhe përdhosja e objekteve fetare nxisin e ringjallin urrejtje, mos durim e dhunë, frikën dhe klimën e mosbesimit te popullata e Kosovës, andaj

duhet angazhim i të gjithëve që këso veprime të mos na përsëriten.

Kërkojmë nga organet kompetente të marrin masat e duhura për sigurinë e objekteve fetare, që ato të mos bien pre e individëve që kanë qëllime të errëta dhe drejtësia të vihet në vend.

Nga ana jonë ne mbetemi të përkushtuar për kultivimin e tolerancës, mirëkuptimit e mirëbesimit në vendin tonë.

*Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës.*

*TELEGRAM URIMI*

### Mesazhet dhe porositë e pashkëve të jenë si gjithherë në funksion të fisnikërimit të popullit tonë

I nderuari Ipeshkëv, zotëri Dodë Gjergji, me rastin e festës së Pashkëve kam nderin dhe kënaqësinë që në emrin tim personal dhe në emër të bashkëpunëtorëve të mi si dhe në emër të besimtarëve të besimit islam t'u përcjell juve personalisht, bashkëpunëtorëve tuaj si dhe të gjithë besimtarëve të besimit katolik urimet e mia më të sinqerta duke u dëshiruar gjithë të mirat e begatitë e Zotit.

Uroj që mesazhet dhe porositë që dalin nga festa e pashkëve të jenë si gjithherë në funksion të fisnikërimit të popullit tonë dhe gjithë popujve në botë.

I nderuari Ipeshkëv Gjergji!

Festat tona gjithherë kanë qenë ngjarje që na kanë bashkuar, na kanë forcuar e kalitur para sfidave e vështirësive, si dhe na kanë fisnikëruar e ndërgjegjësuar në kultivimin e mirëkuptimin, harmonisë e mirëbesimit reciprok.

Duke ju përshëndetur vëllazërisht edhe njëherë ju uroj juve i nderuar ipeshkëv dhe gjithë besimtarët e krishterë me lutje për suksese, mbarësi, shëndet, fat e dashuri.

***Me nderime,***
***Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava***

### Roli i gruas është i pazëvendësueshëm në kultivimin e bashkëjetesës

Gratë e komunitetit fetar nga Bashkësia Islame e Kosovës, përfaqësueset e Kishës Katolike, Bashkësisë Hebraike dhe zyrtarëve komunal vizituan qytezën e lashtë të Janjevës, e cila njihet për llojllojshmërinë e saj etnike, fetare dhe kulturore. Ato fillimisht vizituan xhaminë e vjetër të Janjevës, ku u pritën nga kryetari i KBI-së në Lipjan, Xhevdet ef. Bytyqi, i cili i njohu me historikun e xhamisë "Murat Beu", e cila u restaurua rishtas dhe u përurua vitin e kaluar. Ai në fund iu përgjigj edhe pyetjeve të pranishmeve. Në kuadër të aktivitetit të organizuar nga Organizata për Siguri dhe Bashkëpunim në Evropë (OSBE) misioni në Kosovë,



***Nga takimi në Janjevë***

përveç xhamisë gratë përfaqësuese të Departamentit të Gruas së Bashkësisë Islame vizituan edhe Kishën Katolike të Janjevës. Aktiviteti kishte për qëllim t'i bashkojë gratë përfaqësuese të komuniteteve të ndryshme fetare, zyrtarët komunal, si dhe ata për barazi gjinore, përfaqësuesit e organizatave joqeveritare që merren me të drejtat e njeriut, të drejtat e grave dhe përfaqësueset e grupeve të ndryshme për të diskutuar rëndësinë e mbështetjes së komuniteteve lokale. Me këtë rast, 23 pjesëmarrëset patën rastin t'i bëjnë pyetje njëra-tjetrës për dallimet dhe ngjashmëritë mes feve të ndryshme, festat dhe ritet fetare, si dhe interpretimin e librave të shenjtë. Për shumicën e grave ishte hera e parë që vizitojnë xhaminë apo kishën në Janjevë, prandaj edhe sugjeruan që takimet e tilla të vazhdojnë edhe në të ardhmen edhe në regjionet tjera të Kosovës. (R.S).

### Doktoroi Flamur Sofiu

Flamur Sofiu u lind më 11.04.1974 në Kosavë të komunës së Dragashit. Shkollën fillore e ka kryer në vendlindje. Të mesmen në Medresenë "Alaudin" - Prishtinë (1988-1992), si dhe Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë (1994-1997).

Magjistraturën e ka kryer në vitin 2007 në Universitetin "El imam el Evzai", në Liban. Është mësimdhënës në Medresenë "Alaudin", paralelja e ndarë fizike në Prizren, që nga viti 1998. Gjatë viteve 1998-2006 punoi në detyrën e imamit, si dhe një kohë ishte ligjërues në FSI - Prishtinë.

Më 01.04. 2017 mbrojti temën e doktoraturës në shkencën e Usuli Fikhut, në Universitetin Internacional - Fakulteti i Studimeve Islame në Novi Pazar; para komisionit: prof.dr. Ali Laga (anëtar), prof. dr. Nezar Omar (kryetar-anëtar) dhe prof.dr. Enver Giçiq (mentor).



*Flamur Sofiu me rastin e mbrojtjes së tezës së doktoraturës*

Titulli i temës: "Divergjencat në mes të mutezilëve dhe shumicës dërrmuese të dijetarëve në disa çështje të Usulit".

Me shkrime dhe vepra merret që nga shkolla e mesme. Është autor i shumë shkrimeve e librave, si dhe ka përkthyer shkrime dhe libra edhe nga gjuha arabe. Dr. Flamurit, i dëshirojmë suksese të mëtejme dhe shëndet. *(K. Muhameti)*

### Doktoroi Sedat Ismajli

Më 13.03.2017 kandidati Sedat Ismajli me sukses e mbrojti temën e doktoratës "Sundimi i të drejtave të njeriut dhe roli i organizatave joqeveritare si balans juridik dhe etik për sundimin e së drejtës me vështrim në Ballkanin Perëndimor" në Universitetin Shën Kirili dhe Metodi në Shkup Fakulteti juridik "Justiniani i Parë" para komisionin në përbërje prof. dr. Dimitar Gelev-mentor, prof. dr. Borçe Davitkovski, anëtar, prof. dr. Jasna Baçovska anëtar , prof .dr. Dejan Mickoviç anëtar, prof. dr. Marina Ristovska anëtar.

Sedat Ismajli lindi më 05.05.1978 në fshatin Komogllavë të Ferizajt. Shkollën fillore e kreu vendlindje në shkollën Besim Rexhepi kurse të mesmen Medresenë e mesme Alaudin në Prishtinë.



*Sedat Ismajli mori titullin doktor i shkencave juridike*

Më pas punoi imam në fshatin Komogllavë deri më 2002, ku më pas inkuadrohet në radhët e Policisë së Kosovës. Më 2006 filloi studimet në Universitetin AAB në Fushë Kosovë drejtimin juridik ku e përfundon në afat të rregullt më 2009. Një vit më vonë, më 2009, regjistroi masterin në Universitetin Shtetëror të Tetovës në drejtimin Marrëdhëniet Ndërkombëtare dhe e Drejta Ndërkombëtare, ku në mars të vitit 2013 arrin që të mbroj titullin master me temën "Misioni i Eulexit në Kosovë" ku edhe merr titullin mr.sc. i së Drejtës Ndërkombëtare dhe Marrëdhënieve Ndërkombëtare. Më pas fillon studimet akademike në Universitetin Shën Kirili dhe Metodi në Shkup Fakulteti juridik "Justiniani i Parë" ku në muajin mars të vitit 2017 mbron temën e doktoratës me titull "Sundimi i të drejtave të njeriut dhe roli i organizatave joqeveritare si balans juridik dhe etik për sundimin e së drejtës me vështrim në Ballkanin Perëndimor" ku morri gradën akademike doktor i shkencave juridike i së drejtës dhe marrëdhënieve ndërkombëtare. Kolegut tonë, Sedat ef. Ismajlit i dëshirojmë suksese të mëtejme në çdo fushë të jetës. *(R.S).*

### Udhëtimi në Gjermani

Fluturimi ishte i rehatshëm direkt nga Prishtina. Po ashtu e rehatshme ishte edhe vendosja në hotelin "Terigarten", në pjesën e vjetër të qytetit, ku nga dritarja shikohej një park i vogël e me shumë gjelbërim. Atë ditë të diele prilli parku ishte i mbushur plot me pushues, moshash, gjinish dhe racash të ndryshme. Ditën e martë, në orën 11:00 u gjenda në Qendrën e Myslimanëve në Gjermani (ZMD).

Bashkëbiseduesi im ishte një djalë palestinez, i quajtur Muhamed Haxhaxhi, i cili ishte i shkolluar në drejtësi dhe relacione publike.

Ai më shpjegoi për qendrën, e cila ishte një organizatë ku janë të përfaqësuar të gjitha grupet religjioze islame në Gjermani, duke filluar nga shiat e Iranit, selefitë, vehabitë, Dijaneti i Turqisë, dhe gjithë të tjerët dhe preokupim i kësaj organizate nuk është se kush çfarë beson dhe si e manifeston besimin e tij. E rëndësishme është që ata të jenë të përfaqësuar dhe të trajtohen çështjet e myslimanëve në Gjermani nga të gjitha prizmat e shoqërisë sipas normave ligjore të shtetit nikoqir.

Nga ana ime, unë i shpjegova z.Muhamedit, se kësaj radhe kam ardhur me një porosi nga myftiu i Kosovës z. Naim Tërnava për të parë mundësitë e inkuadrimit të të rinjve tanë, të cilët mbarojnë Medresenë e mesme Alaudin në Prishtinë, apo edhe Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë, dhe si do të mundnin këta të rinj të




*Në qendrën e myslimanëve në Gjermani (ZMD)*

studionin në institucionet arsimore të Gjermanisë.

Fillimisht z. Muhamedit ia dhurova një broshurë me të dhënat nga BIRK-u, një nga FSI dhe një nga Medreseja, ku mund të merreshin njohuri të mjaftueshme për këto institucione arsimore fetare në Kosovë.

Në fund të bisedës së gjatë z. Muhamedi m'u falënderua për vizitën dhe informacionet e sjella, por më sugjeroi që për çështjet arsimore t'u drejtohemi katër universiteteve shtetërore në Gjermani ku studiohet feja islame. Ato janë të pavarura dhe kanë rregullat dhe kërkesat e veta që komunikimi do të duhej të bëhej direkt me to.

Në vazhdim po japim emrat e universiteteve dhe linqet e faqeve zyrtare të tyre.

Studimi i Islamit në Gjermani mund të bëhet në këto universitete:

- Universiteti Osnabruck http://www.islamische-theologie.uni-osnabrueck.de/startseite.html

- Universiteti Frankfurt am main http://www.uni-frankfurt.de/42913326

- Universiteti Munster http://www.uni-muenster.de/ZIT/en/

- Universiteti Tubingen http://www.uni-tuebingen.de/en/faculties/center-for-islamic-

Studimi i Islamit në Austri mund të bëhet në këto universitete:

- Universiteti Wien http://www.islamische-religionspaedagogik.at/home.html

Universiteti Innsbruck https://www.uibk.ac.at/studium/angebot/uf-islamische-religion/

Ishte kjo një nismë dhe hapi i parë në këtë drejtim, edhe pse mbetet shumë për t'u bërë. Të gjitha këto Universitete kanë faqet e tyre zyrtare ku ka shpjegime të mjaftueshme se çfarë ofrohet dhe si mund të bëhet regjistrimi në to. U mbetet udhëheqësve të FSI-së dhe Medresesë që të vazhdojnë në eksplorimin e mundësive për studime në këto Universitete me renome.

*Ejup Ramadani, Berlin, 11 prill*

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Pejë**

Shpall:

# KONKURS

Për plotësimin e vendeve të lira të punës: Imam, hatib dhe mualim në:

**1. Xhaminë e Vitomiricës.**

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia).
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë, dhe rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje në punë, nëse paraprakisht kanë qenë të punësuar, dhe;
6. Të kenë vetiniciativë dhe kreativitet në punë.

**Dokumentet e kërkuara:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

* Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
* Certifikata e lindjes;
* Certifikata shëndetësore;
* Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;
* Vërtetimi për përvojën e punës;
* Deklaratë me shkrim, se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;
* CV – në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;

(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal).

*Dokumenti i identifikimit (fotokopje).

**Vërejtje:**

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Pejës.

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

KBI e Pejës nuk siguron shtëpi për banim të imamit.

Konkursi është i hapur 15 ditë kalendarike, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

### Kritikohet Gjykata Evropiane për vendimin e ndalimit të shamisë




Turqia kritikoi një vendim të Gjykatës Evropiane të Drejtësisë, sipas të cilit kompanitë në Bashkimin Evropian mund t'i ndalojnë punëtorët nga veshja e simboleve fetare ose politike, përfshirë shaminë islamike. "Vendimi i Gjykatës Evropiane të Drejtësisë mbi shaminë e kokës vetëm se do të forcojë trendët anti-myslimane dhe ksenofobike", tha Ibrahim Kalin, zëdhënës i presidentit turk, Recep Tayyip Erdogan. "Quo vadis Europa? (Ku po shkon Evropa?)", shkroi ai në Tvitter. Sipas vendimit të gjykatës së lartë të Bashkimit Evropian, të marrë të martën, ndalesa e simboleve fetare dhe politike duhet të bazohet në rregullat e brendshme të kompanisë, që kërkojnë nga të gjithë punëtorët "të vishen në mënyre neutrale". Ky është vendimi i parë i gjykatës për shaminë islamike në vendet e punës, në shtetet e Bashkimit Evropian. Vendimi është nxitur nga rasti i një recepsionisteje, e cila është shkarkuar pasi ka vënë shami në punë, në kompaninë e sigurisë G4S, në Belgjikë. Drejtësia belge e ka referuar rastin për sqarim në Gjykatën Evropiane të Drejtësisë.

### Në Egjipt u mbajt konferenca shkencore "Mrekullia Shkencore e Kuranit"

Shoqata Botërore Shkencore "Mrekullia e Kuranit të Shenjtë dhe Sunetit" organizoi edicionin e 9-të të



konferencës nën mbikëqyrjen e Abdullah al Muslih, sekretar i përgjithshëm i shoqatës, e cila u mbajt në Universitetin Mansoura të Egjiptit. Konferenca u hap me një ceremoni në spitalin e fëmijëve të universitetit, me praninë e Muhamed Kenavy, rektor i Universitetit. Programi u kryesua nga Muxhahid Abulmaxhd, nga Fakulteti i Mjekësisë, i cili vlerësoi arritjet e mëdha të universitetit në fusha të ndryshme. Ai tha se Universiteti Mansoura është bërë një referencë e rëndësishme e shkencave të mjekësisë në Egjipt. Duke pasur parasysh se mrekullia shkencore e Kuranit sqaron konceptet e Islamit dhe tregon një imazh të vërtetë të fesë hyjnore, është e rëndësishme që ngjarja akademike të mbulohet siç duhet nga mediet, shtoi ai.

### Solidariteti i tubimit të grave myslimane në Londër

Gratë myslimane janë mbledhur në urën Vestminster në Londër për të treguar solidaritet me viktimat e sulmit terrorist. Një grup grash, që thanë se ishin veshur në ngjyrë blu si simbol i shpresës, qëndruan të kapura për dore për pesë minuta në urën Vestminster. Njerëz të ndryshëm iu bashkuan ngjarjes, të organizuar nga marshi i grave në Londër. Tre persona publikë vdiqën në urë nga sulmi terrorist që ndodhi në Londër.



### Turqia do të rindërtojë xhamitë e shkatërruara të Sirisë

Fondacioni i Turqisë "Diyanet" ka njoftuar se planifikon ndërtimin dhe rindërtimin e dhjetëra xhamive në Siri që janë dëmtuar rëndë gjatë luftës civile. Mustafa Tutkun, drejtor i fondacionit tha se planifikojnë të rindërtojnë dhe riparojnë 66 xhami në bashkëpunim me Qeverinë e Turqisë. Ai tha se projektet do të zbatohen në vendet që janë çliruar nga terroristët në kuadër të operacionit "Mburoja e Eufratit. "Disa xhami tashmë janë hapur për besimtarët pas riparimeve të tërësishme. "Kemi përfunduar riparimet në xhaminë Kebir, Nur

dhe Hasan në Jarablus, dhe kemi rihapur dyert e tyre për lutje", tha Tutkun. Ai shtoi se fondacioni "Diyanet" në bashkëpunim me Drejtorinë e Çështjeve Fetare ka rinovuar 127 xhami në lindje dhe juglindje të Turqisë, të dëmtuara nga sulmet e organizatës terroriste PKK. Siria që nga viti 2011 është përfshirë nga lufta civile, që kur regjimi i presidentit aktual Beshar Esad shtypi me dhunë protestat paqësore kundër sundimit të tij. Që atëherë, qindra e mijëra civilë kanë humbur jetën, ndërsa disa milionë të tjerë janë detyruar të braktisin shtëpitë dhe të zhvendosen në vende më të sigurta.

### Gruaja jordaneze 70 vjeçare e mësoi Kuranin përmendësh

Një grua e moshuar jordaneze arriti që ta mësoi të gjithë Kuranin përmendësh në moshën 70 vjeçare. Haxhaija Raeifa al Samadi, e cila është analfabete, nuk është në gjendje të lexojë dhe shkruajë, e ka mësuar Kuranin, duke dëgjuar kasetat e Kuranit. Gruas plakë ju deshtë më shumë se katër vjet për të mësuar të gjithë Kuranin përmendësh. Kanali televiziv satelitor Al Yarmouk kohët e fundit transmetoi një program ku paraqiti përpjekjet e Haxhaija Raeifa al Samadi, për të mësuar përmendësh Kuranin, i cili është i vetmi libër fetar që është memorizuar nga pasuesit e tij. Persona të panumërt në çdo komunitet mysliman kanë memorizuar Kuranin që nga dita e parë që është shpallur.

### E përqafoi Islamin, përfaqëson Rusinë në garat e Kuranit

Një femër 21 vjeçare, e cila ka lindur e krishtere, e ka mësuar përmendësh Kuranin në mënyrë të plotë, dhe tani përfaqëson Rusinë në garat e Kuranit në Shejha Fatima bint Mubarak. Elena Dmitrienko ka thënë: "Unë e përqafova Islamin gjashtë vjet më parë, kur isha 15 vjeç, por babai im i krishterë dhe nëna tatare nuk e kanë përqafuar ende. "Duke folur për udhëtimin e saj drejt Islamit, Elena Dmitrienko tha se ka mësuar në një shkollë private, ku shumica e nxënësve ishin myslimanë. "Unë jam frymëzuar nga etika fisnike e tyre, nga mënyra e jetesës, dhe nga përkushtim për fenë e tyre. Unë u zhvendosa në Qendër të Studimit të Kuranit "Zejd bin Thabit", ku kam mësuar Kuranin nga dora e mësuesve kompetentë."

Edhe pse prindërit e saj ishin jomyslimanë, ata kurrë nuk u përpoqën për ta parandaluar nga përqafimi i Islamit. "Ata ishin habitur nga ndryshimi im i plotë në të folur dhe në sjellje me urtësi ndaj tyre, dhe madje prindërit më inkurajuan për të mësuar përmendësh Kuranin në mënyrë të plotë."

Jeta e Elena Dmitrienko me Kuran ka nisur katër vjet më parë. Kam arritur të mësojë Kuranin përmendësh një vit më parë. Ajo ka dëshirë të renditet e para dhe të fitojë çmimin e madh, ajo tha se do të jetë çmimi më i madh në jetën e saj. Garat janë organizuar në mënyrë të përsosur dhe ky është një rast i mirë për të takuar këtë numër të madh të garuesve nga e gjithë bota. Deri më tani, deri 51 nga 72 garuesit janë në testin e fundit të garave të hafëzëve të Kuranit për femra, të cilat po zhvillohen në Shoqatën Kulturore Shkencore të Dubait, Al Mamzar. (R.S).

### Organizata "Besader" ka organizuar kampin e nëntë

Organizata jo qeveritare "Besader" në Stamboll edhe këtë vit ka organizuar kampin studentor ballkanas, të nëntin me radhë, që është edhe kamp tradicional, i cili mbahet me studentët e Ballkanit, të cilët studiojnë në universitete të ndryshme në Republikën e Turqisë. Këtë vit kampi është mbajtur në Büyük Anadolu Hotel në Ankara, me mbi 1100 studentë nga Ballkani. Në kampin tradicional kishte një program jashtëzakonisht të pasur, si lexim Kurani, konferenca, panele, ilahi, aktivitete sportive etj. Një pjesëmarrje e madhe ishe edhe e studentëve shqiptarë nga Kosova, Shqipëria, Maqedonia, Mali i Zi, Lugina e Preshevës. Mes pjesëmarrësve të këtij kampi pati debate dhe panele, ku u diskutuan për lidhjet e vendeve të tyre me shtetin turk, bashkëpunimin ekonomik dhe kulturor, ku u theksua mbështetja e Republikës së Turqisë për studentët e këtyre vendeve, si në aspektin profesional ashtu edhe në atë akademik. Ky kamp është mbështetur nga Ministria e Rinisë dhe Sportit të Turqisë, Agjensionit Shtetëror për Zhvillim dhe Koordinim (TIKA), Fondacioni për Arsim (Maarifa) dhe nga Katilim Ziraat. Në mbyllje të aktivitetit, mysafirët u nderuan nga organizatorët me mirënjohje dhe dhurata. *(Xhemajl Shabani)*



| AUTOR: AGIM GASHI | PROJEKTI I NJË REZOLUTE | LLOJ KAPELE | PROPOZIMET PËR MALLRAT E SHITURA | KËNGËTARI IRLANDEZ, KORB | ENERGY and RESOURCE INSTITUTE | LLOJ SHALE DRURI | INFORMAT. TECHNOL. | ZERO | DETYRIM DITOR PËR BESIMTARIN ISLAM | BOTA, NJERZIA | ZBUKURIM | PËREMËR PRONOR | | PERIUDHË KOHORE (sh.shq.) | PEZMATIMI I CIPËS SË TRURIT |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| JO AMATORE | | | | | | | | | | | | | E.M. / KLUB | | |
| KUMTIM ME SHKRIM | | | | | | | | GJËMA (sh.pashq.) / A.SH.N. | | | | | | | |
| OPERACION, VEPRIM | | | | | | | BANOR I NJË KONTINENTI / K.O. | | | | | | | | |
| GRUP VLERËSUES | | | | | MBRËMJA / BORI | | | | | | | INTERNAT. PEACE INSTITUTE | | | |
| EUROPEAN BOWLING TOUR | | | | LYERJE ME BRONZ / INICIALE | | | | | | | | PITER ... / TITULL SHKENCOR E ARTI | | | |
| TV SHQIPTAR | | | | | | | | | | | AUSTRIA | | T.GJ. / BRAVO! | | |
| ... LUKRECI (shq.) | | | | | | | | | | | POSEDON | | | 1 ROMAK / MËSYMJA | |
| REPUBLIKA E KOSOVËS / EMËR M (arlind) | | | SQUFURI / ABONIM I SERISHËM | | | | | | | | KOHË E CAKTUAR | | | | |
| | | | | | | | | | | | ... JON | | | | |
| SHKRONJA E 35-të | | DY ZANORE / ATO QË SHKRUAJNË NË GAZETA | | | | | | | | | FRYMA | | | | ADASHE |
| TOKË E PAMBJELLË | | | | | | | | | | | SHOQE | | | | |
| BANORE E LABËRISË | | | | | | | | | | | | | | | |
| LLOJ PIJEJE | | | | E FILLUAR | | | | | | | PUNË ME LIMË / K | | M.N. / MALL I GRUMBULLUAR | | |
| BOLLGUR GRURI | | | | | GUXIMTARI | AMPERI | VESHJE ME GAJTANË | | VESHJE E VJETËR GRASH | SHENJA E NJË PROGRAMI KOMPJUTERI | GOMAR | NOTË MUZIKORE / SHKENCA MBI MORALIN | | | |
| PJESTAR I NJË FISI ILIR | | | | | | | | VLERË / DISA | | | | | | KALIUMI / BARAZIM NË SHAH | |
| | EMNAK I AMIRES / ... BOLETINI | | | | | MËSUESE / ZEM... | | | | | | | | | |
| IRIDI | | | E TËRMETEVE / NOTË MUZIKORE | | | | | | | | | | | | ILIR KONUSHEVCI |
| LLOJ LËNGU MJEKËSOR (sh.shq.) | | | | | | | | EMËR I HUAJ M. / TONI | | | | | BREJTËS / GRUP GJAKU | | |
| TOKËZIMET | | | | | | | | | GADISHULLI MË I MADH NË BOTË | | | | | | |



**Rihab Reuf**

## Sytë e tu !

*Sytë e tu janë oqean,*
*që thërret për lundrim,*
*të mashtron për udhëtim,*
*të bënë të zhvendosesh*
*prej një vale në tjetrën*
*pa i prekur horizontet,*
*e as pa e mbërrit fundin e thellësirave.*
*Sytë e tu janë oqean,*
*pa brigje dhe pa fund.*
*Sytë e tu janë mal,*
*me drunj të shumtë dhe të dendur,*
*me rrugica të ngushta e të kryqëzuara,*
*nuk ka shkelur në to asnjë mendim,*
*e as nuk është hedhur mbi to asnjë shikim.*
*Sytë e tu janë mal i pashkelur.*

*Sytë e tu janë qiell,*
*kthjellohet dhe duket bukuria,*
*të mbulon mëshira,*
*të tregon dashurinë,*
*zgjohen emocionet e zemrave*
*mbushet vranësira*
*ndriçohen nga rrufeja e shpejtë*
*i habisin shpirtrat e shqetësuar*
*i shqetësojnë zemrat e pikëlluara*
*Sytë e tu janë qiell,*
*lindin pikëllim*
*ngjallin shpresë.*

*Sytë e tu janë dorë çeliku,*
*të posedojnë dhe të mizërojnë.*
*Jo, por sytë tu janë dorë mëshiruese,*
*të prekin me përkëdhelje,*
*përhapet drita*
*gëzohet bota*
*këndon jeta.*

**Faruk Xhuvejda**

## Dashuri në kohën e pikëllimit

*Mos u pendo*
*tërë atë që kemi jetuar ishte zjarr*
*do ta ngulfat hiri*
*dashuria në thellësitë tona është një fëmijë,*
*nesër do ta takojmë në detin e tregimeve,*
*dhe nesër me rënien e errësirës do të kthehemi në përrallë*
*hije e së kaluarës,*
*apo mbeturinë e pagjumësisë.*

*Dhe nesër do të udhëtojmë sikur erërat sipas marrëveshjeve tona,*
*e do t'i kthehen melodisë së pikëllimit në ligjet tona,*
*i kthehemi për jetën time*
*të shesim dëshpërimin në botën e humbjes.*
*Bashkëbisedojmë me pikëllimet,*
*e gjuajmë ëndrrën në varrin e pamundësisë.*
*Ditët e dashurisë sonë ishin oazë,*
*një lum ëndrrash,*
*një vërshim hijesh,*
*e diçka prej imagjinatave*
*e kalova jetën.*
*Duke notuar në imagjinatë,*
*derisa e pash dashurinë në ty realitet*
*sa shpejt erdhi,*
*dhe u ulë mbi ne mes valëve të rënës.*

*Dhe nesër mund të udhëtoj nga jeta jote,*
*Ashtu siç erdha një ditë si një jabanxhi,*
*ndoshta mund të pyesin ty në meshën më të mirë*
*për shpresën e dashur,*
*për poetin e zemrës, të cilin valët*
*në një natë të errët,*
*dhe të vjen një ditë ashtu siç vijnë shpezët*
*para muzgut,*
*dhe do të sheh tokë për të cilën ëndërroje,*
*për lulen e rinisë që nuk tretet.*
*Mos u dëshpëro!*
*Se tash ai largohet nga vendi yt,*
*kalorës i mundur.*

*Unë nuk e besoj se si ne thyem atë*
*dhe në thellësi, zërat e dashurisë,*
*kurse në ballin e kohës*
*vdiq dashuria prej nesh, ashtu si vdes fetusi.*
*Ndoshta të pyesin ty!*
*Si vdiq dashuria?*
*Thuaju…*
*Erdhi në kohën e pikëllimit!*

*Përktheu nga arabishtja: Qemajl Morina*